# LEXIMI I MENDJES SË MUSLIMANIT






**HASSAN HATHOUT**

*Me parathënien e*

Ahmed Zaki Jemanit

# LEXIMI I MENDJES SË MUSLIMANIT

**Hassan Hathout**

*ME PARATHËNIEN E*

**Ahmed Zaki Jemanit**

*Përktheu nga anglishtja:*

**Uk Zenel Buçpapaj**



**American Trust Publications**



**Instituti Shqiptar**
**i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam**

**ISBN:** *99943-665-1-3*

**Titulli në origjinal:** *"Reading the Muslim Mind"*
**Titulli në shqip:** *"Leximi i Mendjes së Muslimanit"*

**Autor:** *Hassan Hathout*
**Redaktor fetar:** *Alban Kodra*
**Redaktor gjuhësor:** *Bedri Telegrafi*
**Korrektor:** *Qani Sulku*
**Kopertina & Faqosja:** *Ilmi Shahu*



American Trust Publications

745 McClintock Drive, Suite# 114
Burr Ridge, IL 60527

Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam (AIITC)
**Rr:** *Isuf Elezi. Nr.10, Vilat Selitë;* **P.O.BOX:** *2905*
**Tel:** *++355 04 2 215087;* **Fax:** *++355 04 2 215086*
**E-mail:** *contact@aiitc.net;* **Http**//*www.aiitc.net*

**Shtypur në shtypshkronjën:** *"MILENIUMI I RI"*
**Adresa:** *Autostradë Tiranë - Durrës, km 26*
**Mobile:** *0682064654; 0672063702*
**E-mail:** *info@mileniumiri.de*
**Http:**//*www.mileniumiri.de*

*ATYRE QË JANË TË PËRKUSHTUAR*
*NDAJ DASHURISË, TË VËRTETËS DHE*
*FAMILJES NJERËZORE*

# Mirënjohje

Falënderoj Zotin që, më së fundi, më dha mundësi të shkruaj këtë libër, edhe pse për disa kohë qëndrova i lidhur për shtrat për shkak të sëmundjes, pa të cilën ndoshta do të kisha vazhduar ta shtyj për një të ardhme që mund të mos kishte ardhur kurrë, në darën e iluzionit të të qenit "tepër i zënë". Siç thotë Kurani: *"Mund të ndodhë që ju të urreni diçka, por Zoti, përmes saj, ju sjell mjaft të mira"* (4:19).

Profeti Muhamed (a.s.) ka thënë: "Kush është mosmirënjohës ndaj njerëzve është mosmirënjohës ndaj Zotit". Prandaj, me mirënjohje, falënderoj gruan time Salonas për mbështetjen, ndihmën dhe nxitjen e pashoqe, çka, pa pikë dyshimi, më befasoi. Kështu është sjellur me mua qysh kur u martuam këtu e dyzet e tre vjet më parë.

Falënderimet e mia u takojnë edhe vëllezërve dhe miqve të mi, të cilët gjithënjë më kanë shtyrë të shkruaj, duke arsyetuar me të drejtë se një vepër e shkruar është më jetëgjatë sesa fjalimet pjellore, edhe pse të nevojshme.

Në veçanti, i jam mirënjohës Znj. Carol De Mars, kësaj mikeje dhe këtij shpirti fisnik, që, duke u nisur nga vullneti i mirë, e rishikoi me zell tekstin, duke

dhënë këshilla të paçmueshme redaktoriale.

Botuesit tim, nuk do t'ia shpërblej dot kurrë, sepse ma lehtësoi dhe ma ëmbëlsoi detyrën.

Përmendet e fundit, pa qenë e fundit ndihmësja ime, Znj. Hedab Al-Tarifi, e cila përballoi barrën e rradhitjes së menjëhershme të dorëshkrimit, duke mos u lodhur asnjëherë nga kërkesat e mia për ndryshime dhe latime. I shpërbleftë Zoti të gjithë.

Hassan Hathout

# Përmbajtja

# Parathënie

Shejh Ahmed Zeki Jemani[1]

Nga të tre fetë kryesore të botës, Islami qëndron më vete, ngaqë emri i tij nuk rrjedh as nga një fis, as nga një person, si Judaizmi (nga Judea), ose Krishtërimi (nga Krishti), ose Budizmi (nga Buda). Emri i Islamit nuk rrjedh nga profeti Muhamed, Zoti i dhëntë paqe dhe mirësi dhe, pavarësisht nga prirja e disa orientalistëve të djeshëm pas termave të tillë, si "Muhamedanizëm" dhe "Muhamedanë", këta emra nuk pranohen nga muslimanët as për besimin e tyre, as për veten e tyre.

*Islami* rrjedh nga dy burime: *teslim*, që do të thotë nënshtrim, dhe *selam*, do të thotë, paqe dhe, në thelb, është ideologji e plotë dhe e ngjizur që sundon lidhjen

---

[1] Shejh Ahmed Zeki Jemani është ish Ministri i Naftës dhe Burimeve Natyrore të Mbretërisë së Arabisë Saudite, si dhe një nga shtetarët më të arrirë të kohëve tona. Ai është gjithashtu dijetar musliman, si rrjedhojë e zgjedhjes së tij vetjake dhe çdo vit merr pjesë në kursin për Sheriatin Islamik në Shkollën e Drejtësisë të Universitetit të Harvardit. Libri i tij Sheriati i Përjetshëm (Saudi Publishinhg House = Shtëpia Botuese Saudite, 1970) dhe shkrimet dhe ligjëratat e tij të shumta kanë shkuar mjaft larg në ndriçimin e fakteve rreth Islamit. Ai është themeluesi dhe Kryetari i Qendrës së nderuar për Studimet e Energjisë Globale, me qendër në Londër, Angli. Ai është gjithashtu themelues dhe kryetar i El Furkan-it: Fondacionit të Trashëgimisë Islame, aktiv në ruajtjen, regjistrimin dhe botimin e dorëshkrimeve të vjetra islame.

ndërmjet njeriut dhe Krijuesit të tij, si dhe lidhjet ndërmjet vetë qenieve njerëzore.

Lidhja e qenies njerëzore me të Gjithfuqishmin është nënshtrimi më kryekëput i krijesës ndaj vullnetit të Krijuesit të tij ose të saj. Ky është kuptimi themelor dhe i përgjithshëm i fjalës *Islam* dhe është një kuptim që nuk kufizohet vetëm brenda besimit që u zbulua përmes profetit Muhamed. Në të vërtetë, Kurani i quan muslimanë disa profetë (Zoti u dhëntë paqe të gjithëve) që u shfaqën para profetit tonë Muhamed. Pra, feja e Ibrahimit, dhe në të vërtetë e të gjithë profetëve, siç na mëson Kurani, ishte Islami:

> *...feja e stërgjyshit tuaj Ibrahim. Është Ai (Zoti) që ju ka quajtur muslimanë edhe më përpara, edhe në këtë (libër-Kuranin), në mënyrë që i Dërguari të mund të jetë dëshmitari juaj, dhe ju të mund të jeni dëshmitarët e njerëzimit.* (22:78).

Nga ana tjetër, lidhjet ndërmjet vetë njerëzve sundohen përmes burimit të dytë të fjalës *Islam* – paqe – që, sigurisht, kërkon tolerancë dhe mëshirë. Gjatë përshkrimit të muslimanit, Profeti ynë na tregon se "Musliman është ai që i ruan muslimanët e tjerë prej dëmit të gjuhës dhe të duarve të veta". Profeti gjithashtu shpesh ngrinte në qiell tolerancën dhe tolerantët, sikundër shprehet në thënien e Tij: "Zoti i mëshiron tolerantët, ata që tregohen tolerantë kur shesin dhe ata që tregohen tolerantë kur blejnë".

Në luftë, rregullat e betejës, për të huazuar një shprehje moderne nga fjalori ushtarak, urdhërojnë

që muslimani mund të pranojë të ndeshet me jomuslimanin në luftim vetëm nëse kërcënohet nga ky i fundit. Dhe, prej këtu buron dhënia e pëlqimit hyjnor për muslimanët, për të luftuar. Sipas fjalëve të Kuranit:

> *U lejohet (lufta) atyre që janë të sulmuar, sepse u është bërë padrejtësi dhe Allahu, me të vërtetë, është i fuqishëm që t'i mbështesë ata. (22:39).*

Lidhja ndërmjet muslimanëve dhe jomuslimanëve në përgjithësi, si dhe ndërmjet Popullit të Librit në veçanti, është temë shumërrafshëshe që meriton shumë më tepër sesa një diskutim që të lejon një hyrje e kësaj natyre. Mjafton të themi në këtë pikë se toleranca dhe paqja janë parime binjake që përshkojnë këtë lidhje. Kjo urdhërohet përmes teksteve të Kuranit dhe thënieve të Profetit. Për sa u takon ngjarjeve historike që bien ndesh me këto parime, ato kanë të bëjnë me muslimanët në fjalë, dhe jo me Islamin, ashtu si shfaqjet e sjelljes jo të krishterë duhet t'u vishen të krishterëve të veçantë, dhe jo mësimeve të Jezu Krishtit (Zoti i dhëntë paqe).

Islami dallohet edhe nga fakti se muslimani që duhet të jetë në paqe me të tjerët, po ashtu, duhet të jetë në paqe me vetveten. Ky është një ndikim i nevojshëm i nënshtrimit të plotë të muslimanit ndaj vullnetit të Zotit. Islami është unik në shkueshmërinë dhe harmoninë që krijon ndërmjet rrafsheve shpirtërore dhe materiale të jetës. Sjellja e muslimanit, kur bëhet fjalë për çështje materiale, kontrollohet dhe kanalizohet përmes mësimeve shpirtërore të besimit të tij ose të saj, ashtu siç më së miri mund të vlerësohen nga ata

që njohin të Drejtën Islame lidhur me transaksionet e biznesit ose sjelljen vetjake. Adhurimi në Islam, nga ana tjetër, është shkrirje e lutjeve që nxjerr goja dhe e lëvizjeve trupore, qëllimi i të cilave është pohimi dhe theksimi i thelbit shpirtëror. Lutjet e përditshme të muslimanit, për shembull, përfshijnë mjaft lëvizje trupore. Nga këto, *ruku'*-ja (përkulja) përshkruan përuljen e muslimanit përpara madhështisë së Zotit së tij ose të saj, teksa ai ose ajo përsërit fjalët e parashkruara për këtë qëndrim: "*Lëvduar qoftë Zoti im e Madhërishëm*". Po ashtu, *suxhudi*, ose qëndrimi përmbys gjatë lutjes, përshkruan kotësinë e gjallimit të qenies njerëzore para madhështisë së pafundme të hyjnores dhe, në këtë qëndrim tokësor, shërbëtori përsërit fjalët e parashkruara: "*Lëvduar qoftë Zoti im i Lartësuar*". Këto qëndrime dhe lëvizje shënjojnë gatishmërinë e muslimanit për t'i shërbyer Zotit dhe Krijuesit të tij, duke ia besuar besimin dhe fenë e vet mëshirës dhe hirit të Tij. Përkulja dhe qëndrimi përmbys shprehin përuljen e skajshme të muslimanit, e cila ruhet për Zotin dhe vetëm për Zotin. Kurani i mëson muslimanët të thonë:

> *Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm tek Ti kthehemi për ndihmë.* (1:5).

Për sa u takon marrëdhënieve me qeniet e tjera njerëzore, besimi i tyre urdhëron që ato të mbështeten në barazi.

Historia e njerëzimit ka njohur mjaft qytetërime: qytetërimin kinez, qytetërimin faraonik, qytetërimin

grek, qytetërimin pers dhe qytetërimin romak. Ajo, gjithashtu, ka parë edhe qytetërimin islam. Çdo qytetërim që i paraprіu Islamit u bë i njohur për tiparet që e dallonin atë nga të tjerët. Pra, filozofia lulëzoi në qytetërimin grek, ndërkohë që arkitektura ishte pika e fortë e romakëve. Qytetërimi islam, nga ana tjetër, shquhet për atë se ai pa lindjen e fushave kryesore të dijes, të tilla si mjekësia, astronomia, kimia, matematika dhe filozofia, si dhe arkitektura. Por, tipari më kryesor që e dallon qytetërimin islam nga pararendësit e tij, është se ne e dimë me përpikmëri pikën historike kur lindi, domethënë, datën e zbulimit të besimit islam tek Profeti në shekullin VII pas Krishtit. Përkundrazi, qytetërimeve të tjera iu deshën shekuj të zhvillohen dhe, kësisoj, të shfaqen në trajtën e njohur. Ato nuk patën as periudhë, as datëlindje të përpiktë burimore, nëse na lejohet ta përdorim këtë shprehje. Për më tepër, ndërkohë që qytetërimet e tjera dolën nga mjediset shoqërore ku patën lindur, Arabët e shekullit VII të Mekës nuk ishin në gjendje të krijonin një qytetërim, vula e të cilit të ishte dija, ngaqë ata në përgjithësi ishin të paditur dhe analfabetë. Ishte vetë kushtrimi i profetit Muhamed (Zoti i dhëntë paqe dhe mirësi) që i tundi ata nga themelet dhe përmbysi strukturën e tyre shoqërore. Ata, përmes këtij kushtrimi dhe lajmi hyjnor, u shndërruan dhe u nisën në çdo drejtim të botës së njohur deri atëherë, duke ndryshuar rrjedhën e historisë, teksa përparonin.

Është e vërtetë se jo të gjitha zakonet fisnore arabe që sundonin para Islamit u zdukën përmes Kuranit

dhe *Sunet* -eve të Profetit. Disa u miratuan, të tjerat u modifikuan dhe u përfshinë në rendin e ri ligjor dhe moral, kurse, sigurisht, ato që binin ndesh me Islamin u hoqën. Disa nga këto zakone që nuk u mbuluan drejtpërsëdrejti nga Kurani ose *Suneti*, më vonë u shqyrtuan nga juristët dhe dijetarët, të cilët morën përsipër interpretimin e teksteve burimore dhe, vetëm përmes përfundimeve të tyre, u mundësua futja në *Sheriat* (trungu i së Drejtës Islame) e disa gjurmëve të zakoneve të vjetra e të padëshiruara të beduinëve. Kjo pjesë e *Sheriatit*, siç do ta shohim më vonë, nuk është e pandryshueshme dhe gjithmonë duhet t'i besohet rreptësisë së juristëve të kualifikuar të çdo moshe. Mirëpo, kjo është një temë e gjatë dhe e prekshme që do të kërkonte diskutime dhe shpjegime të gjata. Megjithatë, një ose dy shembuj nga fusha e të Drejtës Familjare do ta ilustronte këtë pikë.

Poligamia dhe e drejta e burrave për t'i ndarë gratë sipas dëshirës pranoheshin gjerësisht dhe ushtroheshin në Arabinë paraislame. Burri, gjithashtu, lejohej të martohej me aq gra sa dëshironte dhe mund t'i ndante dhe t'i ndërronte pa kufizim. Kjo gjendje vazhdoi deri në gjysmën e parë të jetës së Profetit (Zoti i dhëntë paqe dhe mirësi). Islami vendosi një kufi në numrin e grave që mund të merrte një burrë në çfarëdo kohe dhe e kushtëzoi të drejtën e marrjes së më shumë sesa të një gruaje me të qenit në gjendje për t'i trajtuar me drejtësi të barabartë. Për më tepër, e drejta për të marrë më tepër sesa një grua me këto kufizime, siç urdhërohej burimisht, lidhej ngushtë me kushtet kur burrat kishin për të rritur fëmijë jetimë. Kurani, përmes shprehjeve

të mëposhtme, i kërcënoi ata që përvetësonin për vete pasurinë që me drejtësi u përkiste jetimëve:

> *Me të vërtetë, ata që hanë mallin e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues* (4:10).

Ata muslimanë, të cilëve iu pat besuar pasuria e jetimëve, u alarmuan dhe, duke pasur frikë se një pjesë e kësaj pasurie, e përzier me të tyren për qëllime investimi, mund t'u mohohej jetimëve në mënyrë të paqëllimshme, kërkuan t'ia kthejnë Profetit pasurinë e jetimëve, për të shpëtuar veten nga shkelja e ligjit hyjnor. Në këtë etapë, u zbulua një tjetër varg kuranor:

> *Nëse keni frikë se nuk bëni drejtësi ndaj jetimeve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua...*(4:3).

Fatkeqësisht, toleranca ligjore e poligamisë që parashikonte Kurani shpesh është shfrytëzuar nga muslimanët që nuk marrin si duhet parasysh kushtet në të cilat mendohet të ushtrohet. Në vend që të shihej me kujdesin dhe seriozitetin më të lartë, që përligjen nga rrethanat në të cilat u lejua dhe kushtet në të cilat u urdhërua, e drejta e poligamisë u muar nga disa meshkuj të disa shoqërive thjeshta si liçensë për t'u përfshirë në marrëdhënie të shumëfishta seksuale.

Shumë arabë në veçanti, sapo fitonin pasuri, e shndërronin poligaminë në rregull dhe jo në përjashtim

prej tij dhe, megjithëse nuk e tejkalonin kufirin e katër grave, ata i drejtoheshin divorcit sa herë që u lindte dëshira për ndryshim. Ata e përdornin divorcin për të përfituar kënaqësi tokësore, megjithëse e dinin se ndërkohë që ishte e ligjshme, ky ishte, sipas fjalëve të Profetit (Zoti i dhëntë paqe dhe mirësi), "ishte për Zotin nga gjërat e lejuara më të urryera". Për më tepër, Kurani është tejet i qartë për mënyrën e zbatimit të këtij sanksioni ligjor të saj të papëlqyeshëm. Kur lidhja martesore dëmtohet dhe përkeqësohet, fillimisht duhet t'i drejtohet gjykimit:

> *Dhe nëse keni arsye për t'u frikësuar se mund të ndodhë prishja ndërmjet tyre, caktoni një gjykatës nga ana e njerëzve të tij dhe një gjykatës nga ana e njerëzve të saj; nëse të dy duan t'i rregullojnë gjërat, Zoti mund të sjellë pajtimin e tyre....*(4:35).

Nëse dështon gjykimi, burri mund të përdorë një akt divorci, zbatimi i të cilit do të pezullohet për një periudhë kohore prej tre muajsh e dhjetë ditësh, pas së cilës divorci hyn në fuqi përfundimisht. Gjatë periudhës së pezullimit, gruaja duhet të qëndrojë në shtëpinë martesore, në mënyrë që burri të ketë mundësi të rishqyrtojë divorcin, këtë mjet shërimi ligjor që, për sytë e Zotit, mbetet i urryer. Kjo formë divorci mund të zbatohet dy herë ndërmjet burrit dhe gruas. Nëse ndodh herën e tretë, atëhere zbatohet aty për aty, dhe të dy ndahen për jetë, përveç kur dhe gruaja martohet me një tjetër burrë dhe ndahet prej tij. Sipas fjalëve të Kuranit:

*Ndarja mund të bëhet dy herë, pra, ose të mbahet (gruaja) me arsye, ose të lëshohet me të mirë...* (2:229).

*E, nëse burri e lëshon gruan (për të tretën herë), nuk mund të martohet më me të, pa u martuar ajo me një burrë tjetër. Por, në qoftë se gruaja ndahet rregullisht nga burri i dytë, atëherë nuk kanë gjynah as ajo e as burri i parë për martesë të sërishme me shoqi-shoqin, nëse mendojnë se do t'i respektojnë kufijtë e caktuar prej Allahut...*(2:230).

Pavarësisht nga qartësia e Kuranit për këtë çështje, burrat muslimanë nganjëherë i kanë zbatuar të tre divorcet me një të shqiptuar. Disa juristë muslimanë, të merakosur për të ruajtur periudhën e uljes së gjakrave, që ua lejon Kurani bashkëshortëve për t'u menduar, mbronin se tre divorce të zbatuara me një të shqiptuar ose njëherësh, llogaritën si një divorc i vetëm. Mirëpo, kur Omer ibn-ul Hattabi, kalifi i dytë pas Profetit, pa sesa me lehtësi ishin duke e trajtuar njerëzit çështjen serioze të divorcit, ai vendosi që shpallja e të tre divorceve do t'i fuste në fuqi të tre së bashku. Për më tepër, mësimet e Profetit për këtë çështje përcaktojnë se burri nuk mund ta ndajë gruan e tij në disa rethana të veçanta, të tilla si gjatë periudhës së menstruacionit ose gjatë kohës ndërmjet dy cikleve menstruale nëse, në këtë kohë, ka ndodhur kontakti seksual (akti seksual ndalohet gjatë menstruacionit). Kur njëri nga shokët e Muhamedit, Abdullah ibn Omeri, ishte duke e thyer këtë rregull, Profeti e urdhëroi të kthehej tek e shoqja.

Këta janë shembuj të praktikave të vajtueshme në disa shoqëri muslimane, që kanë sjellë krijimin e pikëpamjes së shtrembëruar për sistemin tonë ligjor, të mbrojtur nga disa vëzhgues. Mirëpo, pavarësisht nga kjo, Sheriati, sidomos ato pjesë të tij që merren me gratë dhe çështjet kushtetuese, mbetet sistem ligjor unik për atë që parashikon për mbrojtjen e të drejtave të njeriut dhe organizimin e shoqërive dhe të individëve.

Është vërtetë për të të ardhur keq që këto aspekte të shkëlqyera të Sheriatit, i cili i shërben njerëzimit si asnjë sistem tjetër ligjor, të eklipsohen nga prirja e disa muslimanëve për të ekzagjeruar ashpërsinë e konceptit të ndëshkimit në Islam. Kjo është rrjedhojë e keqkuptimit të rëndë të Islamit, ku kanë rënë viktimë muslimanët, pa folur për orientalistët e huaj. Islami nuk u zbulua me qëllim që të këpuste dorën e hajdutit, as për të gjuajtur me gurë shkelësin e kurorës martesore, përkundrazi, ai erdhi për të mbrojtur dhe ruajtur dinjitetin njerëzor. Ashpërsia e ndëshkimit për shkelësin nënkuptohet më tepër si tmerrues sesa si zbatim i atypëratyshëm. Kjo dëshmohet nga fakti se duhet të kapërcehen mjaft pengesa para sesa të zbatohet ndëshkimi – barra e vërtetësisë është aq e vështirë, sa ndëshkimi praktikisht mund të bëhet i pamundur.

Atëhere na qenka çudi e vogël që shoqëria e vërtetë islame karakterizohet nga mirësia dhe afria. Këto janë disa nga kërkesat e parashkruara nga Islami për vendosjen e qytetërimit të rendit të lartë. Dhe, sigurisht, njësitë përbërëse që përbëjnë këtë shoqëri të

qytetëruar, qeniet njerëzore, duhet të jenë të kalibrit më të lartë, të mbruajtura me idealet e përcaktuara nga Krijuesi i tyre.

Mirëpo, joshja nga tundimet tokësore ka prekur rëndë përmbajtjen e muslimanëve ndaj urdhërave të Zotit të tyre dhe është jorealiste të presësh të gjesh në shoqërimë e sotme muslimane shumë pjesëtarë, sjellja e të cilëve është tërësisht islame. Në përvojën time jetësore, kam takuar vetëm një grusht syresh, dhe kategorikisht mund të shprehem se Dr. Hassan Hathout-i është njëri prej tyre. Prandaj, vërtetë u gëzova kur, me kërkesën e tij, u ftova të shkruaj parathënien e librit të tij *Reading the Muslim Mind* (Leximi i mendjes së muslimanit). Leximi i mendimeve të tij, edhe para leximit të librit të tij, më ka ndihmuar të ndërmarr një udhëtim për në botën e "idealeve realiste".

Dr. Hathout-i e kupton Islamin në thelbin e tij të vërtetë, ashtu siç duhet të kuptohet. Besimi i tij në Zot dhe në njëqenësinë e Tij, kësisjoj, nuk është vetëm rrjedhojë e pranimit nga ana e autorit të zbulimit hyjnor dhe të mësimeve të Profetit, por, gjithashtu, edhe fryt i ushtrimit të rreptë mendor ku zbatohen logjika dhe arsyetimi. Kjo përpjekje mendore përputhet me mjaft lartësime kuranore për njeriun që të mendojë, të përsiasë dhe të shkoqisë gjithësinë dhe gjallimin e vet brenda gjithësisë, ngaqë kjo shton njohjen nga ana e qenies njerëzore të Krijuesit. Le të citojmë Kuranin:

*Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mentarët,*

*për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë; dhe që përsiatin për krijimin e qiejve dhe të Tokës. (Dhe thonë:) "O Zoti Ynë! Nuk i ke krijuar kot këto, - lartësuar qofsh Ti"* (3: 190-191).

Pra, kreu i parë i librit, i titulluar "Zoti", hap një shteg që mund ta çojë muslimanin tek njohja e Zotit të tij dhe, kësisoj, lehtëson besimin dhe pranimin e plotë. Stili i tij, atypëraty bind të riun dhe i mbush mendjen mosbesimtarit të rritur dhe të pjekur. Analiza e tij logjike e faktorëve që tregojnë ekzistencën e Zotit e çojnë atë, në kreun e dytë, drejt thellimit të analizës logjike të pasojave të kësaj ekzistence, siç shpalosen në qeniet njerëzore, në ringjalljen dhe jetën e përtejshme, në dallimin ndërmjet njeriut dhe bishës, dhe në tre fetë kryesore monoteiste që kanë pikë të përbashkët burimore në personin e patriarkut Ibrahim, domethënë, Judaizmi, Krishtërimi dhe Islami.

Kreu i tretë i këtij libri është një shpalosje tërheqëse dhe objektive e Islamit dhe e lidhjeve të tij me dy fetë e tjera. Lexuesi jomusliman që nuk e njeh fare Islamin do të habitet me hallkat që lidhin Islamin me Krishtërimin në veçanti. Kurani na tregon:

*"Do të vëresh, se miqtë më të afërt të besimtarëve janë ata që thonë: "Ne jemi të krishterë". Kjo për shkak se ndër ta ka priftërinj (të dhënë mbas dijes) e murgj (të përkushtuar ndaj adhurimit) dhe se ata nuk janë kryelartë (ndaj së vërtetës)"* (5:82).

Qytetërimi islam ka lënë gjurmët e tij të qarta në qytetërimin Perëndimor, në disiplina dhe arte të ndryshme. Ai i dha botës Perëndimore themelet ku të mund të ndërtonte qytetërimin e vet, siç tregohet përmes përdorimit të lirë të formave të përshtatura të fjalëve arabisht ose përkthimeve të tyre.

Fjala arabisht për "universitet", *xhami'ah*, për shembull, buron nga fjala *xhami'*, e cila është fjala për një xhami të madhe në një qytet ose lokalitet. Ishin xhamitë vendet ku disiplina të tilla si mjekësia, astronomia dhe drejtësia nisën të mësohen, me studentë të ulur rreth e rrotull mësuesve të tyre. Kjo u rivalizua në Perëndim në kuptimin që u ngritën ndërtesa të posaçme për mësimdhënie, të cilat morën emrin që përputhet në kuptim me fjalën arabisht *xhami'*, domethënë, fjalën latine *universitas*, ose *university* në anglishten moderne. Diploma që i jepej studentit musliman për kryerjen me sukses të studimeve të tij ishte *ixhazah*, e cila korrenspondon në kuptim me fjalën *leje*, e cila, sigurisht, është emri i diplomës akademike në disa vende evropiane.

Tashmë duhej të ishte bërë e ditur se damari lidhës ndërmjet muslimanëve dhe të krishterëve kishte rrënjë politike. Ai nuk u shkaktua përmes ardhjes së Islamit si fe dhe, ashtu siç vëren autori, është gabim ta përshkruash qytetërimin sundues të së sotmes si judeo-kristian. Kjo është vetëm një përpjekje për të përjashtuar faktet historike të vërtetuara, të cilat tregojnë ndikimin e madh të muslimanëve të hershëm ndaj këtij qytetërimi, në të vërtetë shumë herë më të madh sesa

ai i hebrenjve. Prandaj, qytetërimi i sotshëm është më mirë të përshkruhet si judeo-kristiano-islam. Ky kre zbulon shkallën e vlerësimit të Kuranit për Musain, profetin e hebrenjve. Historia e luftës së Musait dhe e popullit të tij përsëritet disa herë në Kuran dhe, në fakt, emri i Musait shfaqet shumë herë më tepër sesa ai i profetit tonë Muhamed (Zoti u dhëntë paqe dhe mirësi). Emrat e profetëve, Ismailit (Ismailit), Isaakut (Is'hakut), Jakobit (Jakubit), Musait (Musait), Aaronit (Harunit), Davidit (Daudit), Solomonit (Sulejmanit) dhe Jozefit (Jusufit) janë të njohur në komunitetin islam. Gjithë kjo tregon se mosmarrëveshja ndërmjet muslimanëve dhe hebrenjve është politike për nga natyra, dhe jofetare. Në të vërtetë, hebrenjtë duhej të ishin të parët që pranojnë se kanë gëzuar siguri më të madhe dhe trajtim më të mirë në shtetin islam, sesa kudo gjetkë. Kur sundimi islam mori fund në Spanjë, hebrenjtë u shpërngulën nga sundimtarët e rinj tek një shtet tjetër islam, në atë të Otomanëve.

Për të njëjtat arsye, lidhjet e tolerancës dhe të bashkëpunimit ndërmjet botëve islame dhe të krishterë mund të jenë tejet të forta, po të ketë sinqeritet dhe vullnet politik. Dallimet ndërmjet dy feve nuk bëjnë thirrje për armiqësi ndërkohë që gjallojnë interesa të përbashkëta të mjaftueshme, të cilat garantojnë zhdukjen e vazhdës së padrejtësive që kanë vazhduar dhe vazhdojnë t'u bëhen muslimanëve. Ka ardhur koha t'i jepet fund gjithë kësaj dhe të shtrëngohen duart, duke lënë pas hidhësirën dhe përbuzjen e krijuar ndër shekuj. Kreu i katërt i këtij libri, një

nga më të gjatët dhe më të rëndësishmit, analizon anatominë e Islamit. Dr. Hathout-i bën një vëzhgim të shkurtër të *Sheriatit*, ose të trungut të së Drejtës Islame, ndarjes së fesë nga shteti dhe demokracisë. Ai vazhdon të trajtojë aspektin shpirtëror të Islamit, domethënë çështjet e adhurimit dhe të mesazhit moral që disiplinuan muslimanët dhe mbollën tek ta dhembshurinë, mëshirën dhe dashurinë për çdo gjë të mirë. Do të doja vetëm t'i shtoja shpjegimit tejet tërheqës të *Sheriatit*, të bërë nga ana e Dr. Hathout-it, një tjetër pikë të rëndësishme: Duhet të dallojmë mirë dy gjëra: nga njëra anë janë rregullat dhe urdhërat Kuranore – shumë të paktë në numër – dhe rregullat e mishëruara në shqiptesat dhe veprat e vërtetuara të Profetit, ku të gjitha këto formojnë burimin e shenjtë dhe të pandryshueshëm të ligjit; nga ana tjetër, ekziston një trung i gjerë mendimesh ligjore të prodhuara nga juristët dhe dijetarët muslimanë të të gjitha sekteve në rrjedhën e shekujve. Këto ligje të mëpastajme nuk janë fetarisht detyruese për muslimanët dhe, kësisoj, nuk quhen as të shenjta, as të pandryshueshme.

Një nga burimet e të Drejtës Islame është ai që juristët e quajnë *mesalih murselah*, i cili mund të përkthehet lirshëm si "interesi publik". Juristët e hershëm e përdorën këtë burim për të hedhur themelet e rregullave të reja që do të mbulonin situatat që nuk ekzistonin në kohën e Profetit dhe prandaj nuk janë dhënë nëpër tekste, domethënë, në Kuran dhe Sunet. Më tej juristët e përdorën parimin e interesit publik si dritë

udhëzuese përmes të cilës mund të interpretoheshin dispozitat e teksteve. Disa syresh shkuan edhe më tej, duke i dhënë përparësi interesit publik ndaj teksteve në rastet kur këta të dy binin ndesh, një hap, ky, tejet radikal që është i vështirë për t'u përfytyruar.

Kërkimet vazhdojnë pa ndërprerje për gjetjen e zgjidhjeve të problemeve të reja që lindin si rrjedhojë e ndryshimit të kohërave dhe e ndryshimeve shoqëruese të nevojave të komunitetit islam, pra, nevojitet zhvillimi i *Sheriatit*. Zhvillimi i tij filloi menjëherë pas vdekjes së Profetit, dhe njëri nga figurat më guximtare që solli ndryshime ishte kalifi i dytë, Omer ibn-ul Hattab, i cili shkoi deri aty sa përshtati dhe pezulloi disa nga dispozitat kuranore[1].

Sigurisht, kjo hyrje nuk përbën vendin e duhur për shpjegimin e plotë të këtyre çështjeve, prandaj do t'i kufizoj komentet e mia në nxjerrjen e dallimit ndërmjet dy shkollave kryesore të mendimit për çështjen e *ixhtihad*-it, ose arsyetimit juridik, i cili mban anën e përmbajtjes së përpiktë ndaj tekstit dhe të interpretimit të fjalëpërfjalshëm pa ndërhyrje të mëdha në objektivat e tij, ndërsa tjetra kërkon më shumë qëllim dhe zgjuarsi të mishëruara në dekretet ligjore.

Dr. Hathout-i ka rrëfyer historinë e ushtarëve që u urdhëruan për të mos e kryer faljen e *ikindisë* (pasdites),

[1] Mirëpo, vendimi i kalifit Omar nuk ishte arbitrar, por mbështetej në mënyrën e tij të të kuptuarit dhe të të interpretuarit të vendimeve kuranore dhe zbatimit të tyre në rastin e situatave mbizotëruese në vend. Në të gjitha këto raste, ai konsultohej me shokët e ditur të Profetit, të cilët ishin të pranishëm dhe formonin këshillin e tij këshillues; ata të gjithë binin në një mendje me të. (Shënim i redaktorit).

përveçse në territorin e fisit Beni Kureidha. Kur koha e faljes së ikindisë (pasdites) iu afrua fundit dhe ata ende nuk kishin arritur në destinacion, disa syresh zgjodhën të kryenin faljen, duke u nisur nga interpretimi vetjak i urdhërit të Profetit, jo si domethënie që të ndaleshin nga kryerja e faljes, por si nevojë që i shtynte për të shkuar me shpejtësi të madhe tek objektivi i tyre. Pjesa tjetër e ushtarëve zgjodhi interpretimin fjalë për fjalë të urdhërit të Profetit dhe hoqën dorë nga falja derisa arritën në destinacionin e tyre. Më vonë, Profeti (Zoti i dhëntë paqe dhe mirësi) i miratoi të dy interpretimet si të drejta, përderisa të dy palët qenë mbështetur në kushte të shëndosha paraprake. Omer ibn-ul Hattabi, me *ixhtihad*-in e tij, i përkiste shkollës që kujdesej më tepër për zgjuarsinë dhe qëllimin e dekreteve sesa për kuptimin e fjalëpërfjalshëm të teksteve. Leximi im i pikëpamjeve të Dr. Hathout-it për mënyrën e interpretimit të dekreteve ose të përshtatjes ose të zhvillimit të tyre, për të mbuluar situata të reja dhe përherë në gjendje ndryshimi, tregon se ai mban anën e të njëjtës shkollë.

Autori ia ka dalë mbanë më së miri në shpjegimin e lidhjes ndërmjet Islamit dhe demokracisë. Qeveria islame, siç parashikohet në Kuran dhe Sunet, nuk përfshin një formë të caktuar të sistemit kushtetues. Ajo që më së shumti bëjnë tekstet është hedhja e themeleve të parimeve themelore ku mund të mbështetet çdo kushtetutë. Sundimtari duhet të zgjidhet nga të tjerët dhe mund të sundojë vetëm në përputhje me ligjin. Çështjet e komunitetit duhet të menaxhohen nga vendimet e shumicës, i cili është thelbi i sistemit të *shura*-s. Profeti, në zotësinë e tij si kryetar i shtetit islam, i nënshtrohej

sistemit të *shura*-s, për aq kohë sa veprimet e tij nuk detyroheshin nga zbulimi hyjnor. Për sa i takon mënyrës së ushtrimit në praktikë të *shura*-s, të gjitha çështjet e formës u lanë të përcaktohen në përputhje me nevojat dhe rrethanat e çdo kohe dhe vendi. Pra, garanatohej elementi jetik i lakueshmërisë. Për të përshkruar pak më shumë historinë e kalifatit të Omerit, ai normalisht përdori kryerjen e *shura*-s në xhami. Kur tema ishte e vështirë dhe kërkonte shqyrtim të thuktë, ai dilte në një vend të hapur jashtë qytetit, së bashku me të gjithë pjesëmarrësit në konsultime. Aty ata kalonin ditë të tëra, duke diskutuar çështjen, derisa të arrinin një vendim me shumicë votash, i cili do të ishte detyrues për sundimtarin.

Përveç rregullit të shumicës në përputhje me sistemin *shura*, Islami krijoi me vendosmëri konceptin e të drejtave të njeriut. Liria e adhurimit, fjalës dhe lëvizjes, si dhe barazia ndërmjet shtetasve të shtetit, të gjitha u mbrojtën shumë kohë më përpara sesa kombet të fillonin rrugën e mundimshme të futjes së tyre në sistemet e veta. Fatkeqësisht, shumçka ka ndryshuar qysh kur lindi Islami dhe shumë nga tiparet e paprishura të sistemit kushtetues islam janë lejuar të treten në harresë. Në disa shtete islame, nuk mund të shmanget përshtypja se Islami qartazi përjashton demokracinë.

Autori ka dhënë një shpjegim të qartë dhe të ngjeshur të pesë shtyllave të Islamit, të cilat muslimani normalisht i mëson gjatë fëmijërisë. Ky objekt synon t'i japë lexuesit jomusliman një pamje të qartë të mënyrës sesi muslimani lufton për të shkuar drejt përkryerjes në marrëdhëniet e tij me Krijuesin e vet, në çështjet e adhurimit dhe gjatë zbatimit të urdhërave dhe

ndalimeve nga ana e Zotit në sjelljen e tij të përditshme. Është kjo pjesa e dytë e jetës së muslimanit, domethënë, sjellja e tij ose e saj ndaj të tjerëve, që më së pari tërheq vëmendjen e vëzhguesit. Këtu standardi moral i vendosur nga Islami është i lartë dhe përshkon të gjitha rrafshet e jetës, duke e bërë muslimanin e vërtetë bujar, tolerant, dhe modest, duke u përpjekur për t'u bërë mirë muslimanëve të tjerë, po aq sa do t'i bënte mirë farefisit të vet. Autori citon shembuj të shkëlqyer nga Kurani dhe *Suneti*, të cilët kanë ndikuar tek muslimanët në rrjedhen e shekujve dhe janë në gjendje t'u japin jomuslimanëve një pamje të gjallë të thelbit të Islamit.

Kreu i pestë dhe i fundit merret me çështje politike dhe shoqërore, rreth të cilave ka shumë polemika anembanë botës. Pikëpamjet dhe zgjidhjet e propozuara të autorit janë pasqyrim i të kuptuarit të tij të thellë të Sheriatit Islam dhe të parimeve morale që futi në përdorim. Disa muslimanë mund të kërkojnë të mbajnë qëndrim ndaj teorive dhe përfundimeve të autorit. Mirëpo, ky ndryshim mendimesh mirëpritet nga Islami, dhe rregulli që përcaktoi Profeti për ne në këtë drejtim është: "ai që e shtrydh mendjen në kërkim të së vërtetës ose të zgjidhjes së një çështjeje në fjalë dhe gjen përgjigjen e drejtë do të fitojë dy shpërblime, kurse ai që e shtrydh mendjen dhe dështon në gjetjen e së vërtetës do të fitojë një shpërblim". Sipas mendimit tim, përpjekjet e Dr. Hathout-it, duke zgjedhur, siç bën ai, për të kërkuar frymën dhe urtësinë e teksteve në vend të kuptimit të tyre të fjalëpërfjalshëm, do t'i japë atij dy shpërblime, jo një.

# Hyrje

U linda në Egjipt gjatë kohës së pushtimit britanik. Kjo luajti rol të madh në jetën time, përderisa fillimi i kujtimeve të mia të para, si fëmijë i vogël, ishte nëna që më nxiste herë pas here: "Kur të kisha në bark, u zotova të të quaj Hasan dhe të të falja për shporrjen e britanikëve nga Egjipti". Kjo u ngulit tek unë mjaft fuqimisht. Përfundimi? Fëmijëri e palumtur dhe adoleshencë e pafajshme. Jeta kishte një kauzë dhe një qëllim.

Brezi im eci në gjurmët e brezave të mëparshëm, duke luftuar kundër pushtimit britanik me çdo lloj mjeti të nevojshëm. Për qeverinë britanike dhe qeverinë e tyre kukull, ne ishim terroristë, për pjesën tjetër të vendit dhe botën, ne ishim luftëtarë të lirisë. Ne ishim me fat, sepse pamë fundin e pushtimit britanik. Kur më vonë jetova në Britani për të ndjekur studimet e mia, përftova dashuri dhe admirim për popullin britanik. E kuptova se populli mund të jetë shumë i ndryshëm nga politika e jashtme e politikanëve dhe shtetarëve të tyre. E njëjta gjë më ndodhi shumë kohë më vonë, kur erdha në Amerikë për ta bërë atë shtëpinë time.

Serioziteti dhe vendosmëria ndezën jetën time prej dijetari. Lundrova nëpër kualifikimet e larta klinike

për obstetrikë dhe gjinekologji dhe, për të siguruar një bazë akademike të qëndrueshme, mora gradën Doktor Filozofie nga Universiteti i Edinburgut, Skoci; teza ime ishte "Studime mbi embriogjenezën njerëzore normale dhe anormale". Pata kënaqësinë e përmbushjes së ëndrrës sime të jetës, duke u bërë profesor universiteti, shef departamenti, klinicien, shkencëtar dhe mësues, si dhe të shquarjes në rrethet e mia profesionale, në rrafsh rajonal, kombëtar, dhe ndërkombëtar.

Mirëpo, gjithë kjo ishte vetëm njëra nga të dy mushkëritë e mia përmes të cilave merrja frymë. Dashuria ime tjetër ishte studimi i fesë, kryesisht i simes, por edhe i të të tjerëve. Leximet e mia nuk ishin më pak të zgjeruara sesa ato të studentëve të rregullt të fesë, por formimi im shkencor dhe mjeksor më fali një mjet të paçmueshëm, për të shoshitur me mend, kuptuar, dhe shpjeguar fenë time.

Duke qenë dykulturësh dhe dygjuhësh, e kuptova se Islami njihet gjerësisht në Perëndim për çfarë nuk është (dhe nganjëherë e ndiej se vetë muslimanët duhet të marrin pjesën e tyre të fajit për këtë). Fyerja dhe nxirja e vazhdueshme e Islamit është bërë misioni dhe karriera e disa grupeve në politikë, media dhe argëtim.

Unë besoj fort se është e drejtë njerëzore që gjithsecili të njihet për atë çka është. Unë, gjithashtu, besoj se paqja, harmonia dhe vullneti i mirë ndërmjet njerëzve mund të mbështeten vetëm në të kuptuarit e drejtë dhe jo në mite dhe as në gënjeshtra. Atëherë, njerëzit do të njihen me ngjashmëritë dhe dallimet e vërteta, dhe shpresoj se do të respektojnë dallimet e

tyre dhe do të bien në një mendje të tolerojnë dhe të jetojnë me ta.

Ky libër është kontribut modest në këtë drejtim në emër të fesë së Islamit, besimit të një miliard fqinjëve tanë në këtë planet.

*E paraqes me dashuri.*

***Dashuria buron nga Zoti. Urrejtja buron nga Djalli.***

*Hassan Hathout*

Kreu i parë

# ZOTI?

Pyeta mbesën time: "A beson tek Zoti?" Ajo u hodh përpjetë si me sustë: "Sigurisht që po!" dhe, më pas, duke mbajtur frymën, shtoi: "Se kështu më ka thënë nëna!" Por unë mora një nga librat e saj dhe e pyeta: "Kush e ka shkruar këtë libër?" dhe ajo, menjëherë, lexoi emrin e autorit. Duke vijuar bisedën, thashë: "Zëre se grisa kapakun e librit që ka emrin e autorit dhe të them se ky libër u shkrua vetë, pa patur një shkrimtar; ç'do të thoshje?" Përgjigjja e saj ishte, sigurisht, këmbëngulëse: "Kjo është e pamundur!" dhe vazhdimi i diskutimit tonë tregoi qetë-qetë se, sikundër libri është provë e një shkrimtari, po ashtu edhe krijesa është dëshmi e Krijuesit.

Kjo është e drejtpërdrejtë dhe e thjeshtë, por është ideja qendrore e të menduarit të një muslimani. Ndoshta ishte një proces intelektual i ngjashëm me atë që e drejtoi patriarkun Ibrahim/Ibrahim (i njohur, gjithashtu, në Islam si ati i profetëve) të gjente Zotin. I bindur në mashtrimin e idhujve që gdhendte dhe adhuronte populli i tij, ai filloi t'i shihte elementët e natyrës si hyjni, si, për shembull, yjet, Hënën dhe Diellin, vetëm për të zbuluar se të gjitha i nënshtroheshin disa rregullave; kështu, ai mendoi për

Atë, i cili vendosi rregullat. Rrëfimi kuranor mbi këtë temë është mjaft tërheqës:

> *Dhe kështu Ne ia treguam Ibrahimit mbretërinë e qiejve dhe të Tokës për t'u bërë nga ata që besojnë vendosmërisht. Kur ra nata, ai pa një yll dhe tha: "Ky është Zoti im!" Por, kur perëndoi ai yll, tha: "Nuk i dua ata që perëndojnë". Kur vërejti Hënën duke lindur, tha: "Ky është Zoti im!" E pasi perëndoi ajo, ai tha: "Nëse Zoti im nuk më udhëzon në rrugën e mbarë, me siguri do të bëhem njëri nga të humburit". Kur vërejti Diellin duke lindur, ai thërriti: "Ky është Zoti im, ky është më i madhi!" - E, pasi perëndoi, ai tha: "O populli im, unë jam i dëlirë nga ajo që ju ia bëni shok Zotit!* (6:75-78).

Pra, përfytyrimi i Zotit nuk është kaq i pranishëm, siç mund të merret me mend. U habita kur mora vesh se shumë nga bashkëpunëtorët e mi shkencëtarë në qarqet akademike në Amerikë dhe në Evropë, jo vetëm nga blloku ish komunist, ishin ateistë. Unë, për vete, u mundova shumë të bëhesha i tillë në një periudhë të jetës sime. Pas Luftës së Dytë Botërore, kjo ishte për ca kohë në modë mes studentëve të universitetit, në atdheun tim, në Egjipt. U përpoqa t'u ngjaja shokëve të mi, por kurrë nuk munda ta përshtasja veten me konceptin e një gjithësie pa Zot. Dyshimi m'u qartësua kur, një mbrëmje, hapa fjalorin për të parë kuptimin e një fjale dhe një ide më erdhi në mendje: ta zëmë se dikush më sugjeroi se vendosja e pagabueshme e fjalëve në fjalor ishte

pasoja e një shpërthimi në shtypshkronjë, gjë e cila bëri që shkronjat e plumbit të kërcenin përpjetë në ajër, e pastaj të binin ashtu, në rend alfabetik, siç hasen në fjalor. Këtë nuk e gëlltisja dot!

Nëse Ai është Krijuesi i Mbramë, ndodh që asgjë të mos jetë "mbi" Atë në çfarëdolloj këndvështrimi, ose, në të kundërt, Ai do të ishte "nën" diçka, Ai do të kishte kufij dhe kjo nuk do të përputhej me të qenit i Mbramë dhe Shkaku Fillestar tek i cili na drejton filozofia. Përmasat e Tij, në të gjitha vetitë e Tij, mund të shprehen me fjalë që tregojnë pafundësinë. Shkenca e matematikës e pranon njohjen e infinitit si fakt matematik dhe e shpreh atë me një shenjë të veçantë. Sigurisht, nuk mund të kuptojmë se çfarë shpreh pikërisht infiniti, por duhet të pranojmë se kjo është vetëm natyrore, përderisa ne jemi të fundmë, dhe e fundmja nuk mund të kuptojë të pafundmen. Zoti, pra, mund të na kuptojë ne, megjithëse ne, për shkak të të qenit të fundshëm, nuk mund ta kuptojmë Atë, kemi njohuri rreth Tij, duke ditur shenjat dhe shpalosjet e Tij nëpërmjet krijesës së Tij. Dhe përderisa pafundësia nuk mund të ndahet në dy, tre apo më shumë (fakt matematikor), dalim në përfundimin se nuk mund të ketë një Zot për hebrenjtë, një për të krishterët, një për muslimanët, një për hindutë, një tjetër për të pafetë, etj. Zoti është një! Kjo njëshmëri e Zotit është në thelb të fesë islame dhe të besimit të muslimanëve.

Kur përemri "Ai" përdoret për t'iu referuar Zotit, sigurisht, nuk ka asnjë ngarkesë gjinore. Zoti ndodhet përtej këtij klasifikimi dhe çështja mbetet

tek përdorimi gjuhësor, e cila është e kufizuar dhe arbitrare. Meqë jemi tek gjuha, është me vend të vërejmë se disa gjuhë (duke përfshirë anglishten) nuk kanë një fjalë me të cilën të nënkuptohet Krijuesi i Vetëm dhe i Mbramë; kështu, shkrimi me gërmë të madhe i fjalës "Zot" është i nevojshëm në mënyrë që të dallohet prej zotave të tjerë (të krijuar nga njeriu) që shënohen me një "z" të vogël. Gjuhët e tjera kanë emër të veçantë për të. Në gjuhën Arabe është Allah. Kur lexojmë God (anglisht), Dieu (frëngjisht), Adonai (hebraisht), ose Allah (arabisht) nuk duhet të ngatërrohemi. Shpesh, gjatë fjalimeve të mia jam pyetur nga dëgjuesit: "Nëse adhuroni Zotin, atëherë, kush është Allahu?" Ndonjëherë ky referim nuk është aq i paqëllimtë, pasi disa dijetarë me njohuri thonë se muslimanët nuk adhurojnë Zotin, por kanë një zot të vetin, të cilin e quajnë Allah!

Kreu i dytë

# E PASTAJ?

## PARIMET THEMELORE TË BESIMIT ISLAM

### Zoti është

Dikush do të pyeste: "E pastaj?" A duhet të shqetësohemi nëse ekziston apo jo Zoti, apo kjo është thjesht një pyetje akademike që tërheq vetëm vëmendjen e teologëve dhe të teoricienëve filozofë? Ku qëndron lidhja e ekzistencës ose mosekzistencës së Zotit dhe e përfshirjes praktike të ekzistencës (ose mosekzistencës) së tij me shoqërinë njerëzore?

Duke marrë të mirëqenë faktin se Zoti ekziston dhe se Ai është Krijuesi i Mbramë, një studim i krijesës së Tij tregon menjëherë se ne, qeniet njerëzore, dallohemi dukshëm prej pjesës tjetër të krijesës që kemi arritur të njohim deri më sot. Që nga atomi, deri tek galaktikat, gjithçka i bindet ligjeve prej të cilave sundohen. Atomet dhe molekulat tona përbërëse janë të njëjta me ato që ndodhen në natyrë dhe, brenda nesh, ato u binden disa rregullave. Ndërsa këto bëhen më të ndërlikuara dhe krijojnë acid nukleik (molekula e vetëpërsëritshme, e cila është përbërësi themelor i jetës), kimia bashkohet me biologjinë, e cila u bindet, gjithashtu, ligjeve të veta. Në këtë këndvështrim, jemi çuditshmërisht të ngjashëm me kafshët e klasave të larta.

Kur shkoja në shkollë, na mësonin se njeriu (në përgjithësi, meshkujt dhe femrat) ishte prijësi i mbretërisë së kafshëve. Ndërkohë, në një farë mënyre, nuk e quajmë vetveten kafshë. Megjithëse kemi të njëjtën biologji me kafshët, në kuptimin e sistemeve të qarkullimit, frymëmarrjes, tretjes, metabolizmit, imunitetit, lëvizjes, ndjeshmërisë, riprodhimit, e të tjera, e dimë se nuk është ndërtimi ynë biologjik ai që na bën qenie njerëzore. Mes llojeve që kemi studiuar, ne jemi i vetmi lloj që ka shkuar tej biologjisë. Ne jemi qenie tejbiologjike, për të cilat biologjia nuk është udhërrëfyesi i mbramë i sjelljes. Ne kemi të njëjtat instikte dhe shtysa, por, ndërsa kafshët thjesht u reagojnë ndaj tyre në një formë të thjeshtë dhe të menjëhershme, reagimi ynë rregullohet nga një mekanizëm i përbërë që kapërcen programimin e lindur. Mund të kemi ndërtim biologjik të njëjtë me kafshët, por, padyshim, kemi guxuar t'i hyjmë rrezikut të kapërcejmë tej ndërtimit biologjik, në mbretërinë e vlerave, parimeve dhe të shpirtërores. Me të vërtetë, mund të themi se jemi krijesa shpirtërore, të strehuara në enë biologjike (trupat tanë). Ata prej nesh, shqetësimi i të cilëve në jetë është të plotësojnë nevojat (dhe babëzitë) e përbërjes së tyre biologjike dhe shmangin anën shpirtërore, mund të përshkruhen si kafshë, të paktën figurativisht.

Duke studiuar njeriun, kuptojmë se Krijuesi na ka pajisur me katër tipare kryesore, të cilat janë të vetme për llojet tona: me njohjen, me vetëdijen për ekzistencën e së mirës dhe së keqes, me lirinë e zgjedhjes dhe me përgjegjshmërinë.

*Njohja.* Ne kemi dashuri për dijen dhe kërkojmë të fitojmë gjithnjë e më shumë prej saj. Truri ynë është i pajisur me qëllim që të vëzhgojë, të përfytyrojë, të arsyetojë, të analizojë, të eksperimentojë dhe të arrijë në përfundime. Kemi etje për të ditur të shkuarën dhe të ardhmen dhe të shkoqisim natyrën brenda dhe jashtë nesh, si dhe të mbajmë mend dhe të shprehim njohuritë tona në mënyra të ndryshme.

*Vetëdija për ekzistencën e së mirës dhe së keqes.* Do të ishim tejet naivë sikur të prisnim që e mira të ishte gjithmonë tërheqëse dhe e keqja e pështirë. Kompleksiteti i jetës njerëzore, sugjerueshmëria e mendjes njerëzore dhe prirja e saj për të arsyetuar, si dhe e vërteta që e keqja mund të jetë mjaft tunduese, sigurisht, e turbullojnë pamjen, por vetëdija jonë për ekzistencën e të mirës dhe së keqes është pjesë e lindur e qenies sonë.

*Liria e zgjedhjes.* Liria e zgjedhjes buron prej "autonomisë" me të cilën Krijuesi ka mbrujtur llojin tonë. Është e kuptueshme se kjo liri nuk është absolute dhe shtrihet në një sferë të kufizuar, tej së cilës ajo resht së vepruari. Ndërkohë që, brenda kësaj sfere, liria është vlera kryesore e rëndësisë më të lartë në jetën njerëzore.

*Përgjegjshmëria.* Liria e zgjedhjes është parakusht i përgjegjësisë njerëzore. Prej vetë natyrës sonë, ne kuptojmë se kemi përgjegjësi për zgjedhjet tona. Kjo nuk është shpikje e fesë, pasi edhe në një shoqëri

ateiste, nëse shkon në kundërvajtje me semaforin, do të gjobitesh. Brenda mbretërisë së besimit, përgjegjshmëria nënkupton se, po të mos jesh i lirë, nuk do të përballesh me gjykimin apo me Ditën e Gjykimit. Kështu, liria është thelbi dhe bërthama e të qenit njerëzor, qoftë prej këndvështrimit fetar, qoftë prej atij shekullar. Zoti krijoi një lloj, i cili mban përgjegjësi për çdo veprim vetjak; kështu, Zoti krijoi një lloj, shenja dalluese e të cilit është liria. Ngjarjet që ndodhin jashtë sferës sonë të zgjedhjes apo të aftësive janë çështje "fati" dhe, sigurisht, nuk mund të mbajmë përgjegjësi për to.

Kështu, ne jemi lloji që e jeton jetën duke u ngrënë vazhdimisht me vetveten dhe duke marrë vendime të vazhdueshme. Mjaft shpesh, lëkundemi mes asaj që e dimë se është e drejtë, dhe mes asaj që e dimë se është e gabuar dhe, atëherë kur na dëftohet, na duhet t'i drejtohemi forcës së vullnetit dhe aftësive tona vetëpërmbajtëse, ose, përndryshe, biem në gabim dhe na duhet të përballemi me pasojat. Kafshët janë të përjashtuara nga kjo betejë e vazhdueshme brenda vetvetes; pa patur asnjë faj, ato i përgjigjen gjithçkaje që duan të bëjnë. Shkrimet na thonë se engjëjt bëjnë vetëm të mira, por kjo ndodh sepse nuk janë të aftë të bëjnë të këqija. Të tjerët i përgjigjen programimit, ne i përgjigjemi zgjedhjes. Kjo është fisnikëria e njerëzimit. Kjo shpjegon përse Zoti, sipas shkrimeve, i urdhëroi engjëjt t'i përkuleshin Ademit, ndonëse ata janë të mbrojtur nga mëkati, kurse Ademi jo, dhe ata iu bindën Atij.

Le të dalim pak nga tema dhe të merremi pak me gjithësinë dhe njeriun. Sa më shumë e studiojmë shkencërisht gjithësinë, aq më tepër kuptojmë se jetojmë në një gjithësi ekuacionesh të ekuilibruar kaq hollësisht, saqë çekuilibrimi më i vogël do të na çonte në katastrofë kozmike.

I hedhim një sy shoqërive njerëzore dhe shohim njerëz që i jetojnë jetët e tyre plotësisht në atë çka quajmë të gabuar, të keqe apo mëkat, duket se kënaqen plotësisht me të dhe, në fund, vdesin. Të tjerë, përkundrazi, e kalojnë jetën e tyre duke luftuar për të vërtetën, duke luftuar për drejtësi, duke vuajtur për idealet e tyre dhe, në fund, vdesin. Kaq është e gjitha? A mundet vdekja të jetë mbarimi i të dyja këtyre mënyrave të jetesës? Diçka në thellësi të qenies sonë nuk do ta pranojë. Ku, pra, është përgjegjshmëria njerëzore? Nëse vdekja do të ishte fundi i fabulës, jeta njerëzore do të binte ndesh me atë ekuilibër delikat që sundon tërë gjithësinë. Përfundimi i vetëm, pra, është se vdekja *kurrë* nuk mund të jetë fundi. Vdekja nuk mund të pasohet nga zbrazëtia, përveçse nga një jetë tjetër ku rivendoset ekuilibri dhe përmbushet përgjegjshmëria. Kjo është e jeta e përtejme për të cilën na flasin fetë, kur njerëzit do të gjykohen nga Zoti, Gjykatësi i Mbramë, Ditën e Gjykimit.

Zoti na jep pavarësi dhe na kërkon llogari. Ne nuk jemi krijesa të përkryera, as nuk u paracaktuam të ishim të tilla. Na kërkohet të bëjmë gjithçka mundemi përballë vështirësive dhe tundimeve dhe, shpesh, "mundi" ynë nuk është i pagabueshëm. Përpiqemi

dhe jeta jonë është betejë e përhershme. Prandaj, është e arsyeshme që Zoti t'i pranojë përpjekjet tona, t'i çmojë ato dhe të na dojë si krijesat e Tij më fisnike. Sigurisht, Ai do të donte të na shihte tek kalojmë provën e përgjegjshmërisë, pavarësisht nga liria jonë e zgjedhjes. Mënyra më e mirë për ta bërë këtë është të na kujtojë vazhdimisht se tek Ai është Streha e Mbrame, se çfarë është e mira dhe çfarë është e keqja, ashtu siç na i përshkruan Ai, dhe për Ditën e pashmangshme të Gjykimit, atëherë kur do të japim llogari. Këtë Ai e ka bërë duke zgjedhur disa anëtarë nga familja njerëzore, duke i takuar ata sipas mënyrës së Tij (për shembull, duke u folur drejtpërdrejt, me pllaka të shkruara, nëpërmjet frymëzimit ose nëpërmjet engjëjve), duke u vënë atyre detyrë të çojnë lajmin e Tij tek njerëzit e tjerë: të adhurojnë Zotin dhe vetëm Zotin, të bëjnë mirë dhe të largohen nga e keqja dhe gjithmonë të kujtojnë përgjegjshmërinë e pashmangshme që do të mbajnë përpara Tij në Ditën e pashmangshme të Gjykimit. Ky është koncepti i profetëve dhe, gjatë gjithë historisë, njerëzimi priti mjaft profetë dhe lajmëtarë. Nga ky zinxhir i gjatë, Zoti përmend disa me emër në shkrime, disave u dha shkrimet dhe të tjerëve u dha pushtet të kryenin mrekulli të veçanta. Tre profetët më të mëdhenj të këtij zinxhiri janë personalitetet kryesore të feve Ibrahimike monoteiste të Judaizmit, Krishtërimit dhe Islamit. Të treja këto figura janë pasardhës të patriarkut Ibrahim; Muhamedi përmes Ismailit, dhe Musai me Isain përmes Is'hakut (Ismaili dhe Is'haku ishin bijtë e Ibrahimit).

Mirëpo, në këto rrethana është me vend të theksojmë se, për hebrenjtë, lisi i profetëve mbyllet me Judaizmin. Për ta, Jezui nuk ishte Mesia, as Maria, e ëma e tij, nuk ishte gruaja e qashtër, siç mbahej se ishte. Hebrenjtë, ende presin Mesinë dhe e mohojnë Krishtërimin si fe hyjnore. Për të krishterët, lisi i profetëve mbyllet me Krishtërimin, megjithëse ata e pranojnë Judaizmin si fe hyjnore (pa patur dyanshmëri nga ana e hebrenjve). Islami, nga ana tjetër, pranon edhe Judaizmin, edhe Krishtërimin si fe të mbështetura në zbulimin hyjnor, pavarësisht nga e vërteta se, as hebrenjtë, as të krishterët nuk besojnë se Islami është i tillë, si dhe as nuk besojnë se Muhamedi ishte profet i vërtetë dhe lajmëtar i Zotit. Është pjesë e besimit të çdo muslimani (personi i cili ushtron Islamin) të besojë tek Musai, Jezui dhe tek shkrimet që iu zbuluan atyre, si dhe të besojë në lisin e profetëve paraardhës. Në të vërtetë, në Kuran, në shkrimin e Islamit, të cilin muslimanët e besojnë se është fjala e vërtetë e Zotit, muslimanët lexojnë:

> *Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, që pati urdhëruar për Nuhun - të cilën ta shpallëm ty -, dhe atë që pati urdhëruar për Ibrahimin, Musain dhe Isain: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!"* (42:13).

Një përshkrim i shkurtër i Kuranit do t'i ndihmonte lexuesit jomuslimanë përpara se të shkojmë më tej. Muslimanët besojnë se Kurani është fjala e thënë dhe e shkruar e Vetë Zotit dhe, si e tillë, u mbart tek Profeti Muhamed nga engjëlli Xhebrail. Pas zbritjes së tij

të plotë, Kurani u bë një libër në madhësi të përafërt me Dhjatën e Re, po nuk u zbulua i gjithi menjëherë. Kurani zbriti në pjesë të shkurtra duke shtjelluar çështje të ndryshme dhe duke zbërthyer probleme dhe ndodhi, dhe zbulimi i tij u plotësua në harkun e njëzet e tre vjetëve.

Kurdoherë që Profeti Muhamed merrte një pjesë të Kuranit dhe dëshironte t'ua bënte atë të ditur pasuesve të tij, në fillim tregonte shenjën e barazvlefshme me thonjëzat hapëse (") dhe mbyllëse ("), duke thënë: "Zoti thotë" dhe, në fund: "Zoti tha të vërtetën". Vargjet e rinj ruheshin menjëherë në kujtesën e njerëzve sikur të ishin shkruar me mjetet e shkrimit të mundshme për kohën. Kur Kurani u plotësua, Muhamedi e renditi sipas formës së tij përfundimtare (jo domosdoshmërisht në rend kronologjik, por sipas porosisë hyjnore), dhe është ruajtur qysh atëherë, në formën dhe gjuhën e tij fillestare, fjalë për fjalë dhe gërmë për gërmë. Si shkrim, Kurani është i vetëm në ndërtimin e tij. Sapo përkthehet, nuk quhet më Kuran, por përkthimi i kuptimit që vjen prej tij, pasi çdo përkthim është riprodhim njerëzor, dhe jo fjala fillestare e Zotit.

Gjuha e Kuranit është arabishtja, në të cilën Kurani gjykohet si një mrekulli me të vërtetë e pakopjueshme. Ajo gjuhë i nxiti arabët e kohës së Profetit ta imitonin atë, por ata nuk mundën dhe u trembën prej saj, megjithëse mburreshin për fuqinë e tyre letrare. Disa nga armiqtë e patundur të Islamit të asaj kohe e arritën atë vetëm duke dëgjuar pjesë nga Kurani.

Kreu i tretë

# ISLAMI DHE TË TJERËT

Sipas Kuranit, çdo qenie njerëzore nderohet vetëm prej virtytit të të qenit njeri, pa marrë parasysh racën, prejardhjen apo besimin. Kurani thotë: *"Ne, me të vërtetë, i kemi nderuar bijt e Ademit: u kemi bërë të mundshme të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar"* (17:70).

Islami nxjerr në pah njëshmërinë e njerëzimit si një familje e vetme: *"O njerëz! Kijeni frikë Zotin tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej atij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra"* (4:1).

Të gjithë njerëzit zotërojnë në mënyrë të barabartë të drejta themelore njerëzore, duke përfshirë këtu të drejtën për të zgjedhur lirisht besimin, pa detyrim, sepse brenda Islamit hapësira e "tjetrit" ruhet dhe mbrohet më së miri. Islami nuk është besim përjashtues dhe asnjë qenie njerëzore, klerik ose jo, nuk lejohet të vendosë kufij për mëshirën dhe faljen e Zotit, apo të flasë në emër të Tij duke caktuar shpërblime ose dënime. Gjykimi përfundimtar i takon Vetë Zotit:

*"Në fund do të ktheheni te Zoti juaj, dhe Ai do t'ju tregojë për atë që kishit kundërshtime mes jush"* (6:164).

## POPUJT E LIBRIT
## (Hebrenjtë dhe të krishterët)

Në njerëzim, hebrenjtë dhe të krishterët janë më pranë muslimanëve dhe u është dhënë emri nderues *Popuj të Librit*. Ata janë bashkëbesimtarë në një Zot dhe kanë marrë prej Tij shkrime. Ata besojnë të njëjtën gjë për vijën e profetizimit dhe shumë prej miqve tanë hebrenj apo të krishterë, çuditen kur marrin vesh se profetët biblikë janë, gjithashtu, profetë të Islamit. Të tre besimet kanë një kod të përbashkët moral. Kurani thotë:

> *" Thoni: "Ne besojmë vetëm Allahun dhe në atë që na është shpallur neve (Kuranin) dhe në atë që i është shpallur Ibrahimit / Ibrahimit, Ismailit / Ismailit, Is'hakut / Isaakut, Jakubit / Jakobit dhe Esbatëve (bijve të Jakubit/Jakobit), dhe në atë që i është dhënë Musait/Musait dhe Isait/Jezuit, dhe në atë që u është dhënë profetëve nga Zoti i tyre. - Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi në mes tyre, dhe vetëm Atij (Allahut) i përulemi"* (2:136).

Fjala *Islam*, në kuptim të fjalëpërfjalshëm, do të thotë "nënshtrim ndaj vullnetit të Zotit".

Muslimanët lejohen prej Islamit të hanë ushqimin që u jepet nga Popujt e Librit (veç atyre që ndalohen

specifikisht, si alkooli dhe mishi i derrit) dhe, anasjelltas, lejohen t'u japin atyre ushqimin e tyre: *"Ushqimi i Popujve të Librit është i lejuar për ju dhe ushqimet tuaja janë të lejuara për ta"* (5:5).

Më tej, Muslimani lejohet të lidhë martesë (lidhja më e afërt dhe e shenjtë) me një grua hebreje apo të krishterë: *"Janë të lejuara për ju femrat e ndershme besimtare dhe femrat e ndershme të atyre që u është dhënë Libri para jush, kur t'ua jepni dhuratat e kurorëzimit, duke u martuar me ato, e duke mos bërë me to kurvëri, as duke i marrë për të dashura të fshehta"* (5:5).

Në një situatë të tillë është e paligjshme për burrin musliman të ushtrojë presion mbi gruan e tij, që ajo të kthehet në Islam, pasi kjo do të kundërshtonte urdhërin Kuranor: *"Le të mos ketë asnjë shtrëngim në fe"* (2:256).

Do të ishte detyrë e tij e urdhëruar prej Islamit t'i siguronte asaj të drejtën e adhurimit, sipas besimit të saj.

Në një shtet Islam, deklarata zyrtare për Popujt e Librit thotë: "Ata kanë të drejtat dhe detyrimet që kemi edhe ne". Ata janë njësoj të pranueshëm për sigurinë shoqërore dhe të mirat e tjera që siguron shteti. Muslimanët janë këshilluar që më parë kundër veprimeve fanatike ose paragjykimit kundrejt Popujve të Librit, dhe vetë profeti Muhamed tha: "Cilidoqoftë që i bën keq një njeriu nga Popujt e Librit, do të ishte sikur të më kishte bërë keq mua vetë".

Faktikisht, që prej fillesës së saj, shoqëria Islame ishte pluraliste. Sapo Muhamedi emigroi në Medinë për të ndërtuar shtetin e hershëm Islam, mes gjithë fiseve u vendos një marrëveshje, përfshi dhe fiset hebreje që jetonin atje, duke themeluar lirinë fetare dhe të drejta e detyrime të barabarta.

Islami nuk është besim përjashtues. Është një thirrje universale për gjithë njerëzimin (nuk është një fe "arabe" ose "lindore", siç mund ta përshkruajnë). Meqenëse u drejtohet të gjithë popujve, përfshi edhe Popujt e Librit, paaftësia për ta përqafuar nuk është arsye për t'i kategorizuar si armiq ose si të pabesë. Në fakt, termi "i pabesë" është me prejardhje europiane, përdorur në kohët e Kryqëzatave për të përshkruar muslimanët.

Virtyti dhe mirëbërësia pranohet prej Islamit kudo që të ndodhet:

*"Nuk janë të gjithë të njëjtë. Nga ithtarët e librit ka që janë në rrugë të drejtë, gjatë natës lexojnë vargjet e Librit të Allahut duke u lutur"* (3:113).

Asnjë individ apo grup nuk mund të pretendojë se zotëron monopolin e mëshirës së Zotit, ose t'ua mohojë atë të tjerëve:

*"Ata që besojnë (në Kuran), hebrenjtë, të krishterët dhe sabi'inët (një sekt i përzierë judeo-kristian) - kush-do prej tyre që beson Allahun dhe jetën tjetër (sipas Kuranit), dhe bën vepra të mira (sipas Islamit), për ata, me të vërtetë, ka shpërblim te Zoti i tyre; për ta nuk ka kurrfarë droje, e as pikëllimi!"* (2:62).

## NDRYSHIMET DOKTRINORE

Të përbashkëtat e Islamit me Judaizmin dhe Krishtërimin janë të pafundme dhe realiteti i Islamit është shumë i ndryshëm nga stereotipi që pandeh pjesa më e madhe e popullsisë perëndimore. Në të vërtetë, Islami është më pranë Krishtërimit dhe Judaizmit, nga ç'janë ata pranë njëri-tjetrit, pasi Islami i njeh këto dy besime si të mbështetura në zbulesa hyjnore, ndërsa hebrenjtë nuk e njohin për të tillë as Krishtërimin, as Islamin. Në këtë këndvështrim, duket se termi "judeo-i krishterë" është i gabuar dhe, për mendimin tim, është politikisht i sajuar me qëllimin e vetëm për të përjashtuar muslimanët. Një përshkrim më i përshtatshëm për qytetërimin e sotshëm do të ishte "judeo-i krishtero-islam", në kuptimin që të tre fetë i kanë rrënjët në traditën Ibrahimike dhe qytetërimi i erës islame solli bazat e qytetërimit të sotshëm. Ky ishte një qytetërim në të cilin muslimanët, hebrenjtë, të krishterët dhe të tjerët jetonin të sigurtë dhe të udhëhequr nga drejtësia në një sistem tolerance dhe bashkëpunimi.

Sado të pafundme të jenë të përbashkëtat, është me dobi të jemi të ndërgjegjshëm për ndryshimet doktrinore që ekzistojnë mes Islamit dhe bashkësive të tjera të feve Ibrahimike. Do të japim një përshkrim të përgjithshëm, pa patur, ndërkaq, ndonjë qëllim kundërvënieje apo për të sulmuar fetë e tjera, por për

t'u bërë të mundur lexuesve hebrenj dhe të krishterë të qartësojnë dhe të rivlerësojnë qëndrimin e tyre karshi Islamit, në vend që të vazhdojnë të flasin keq shtyrë nga padija apo keqkuptimi, gjë që është tabani i pjesës më të madhe të armiqësisë dhe vullnetit të sëmurë.

Ndoshta ndryshimi kryesor është mënyra si e perceptojnë muslimanët Zotin dhe si shprehen karshi Tij. Zoti është i përjetshëm, i pafund dhe absolut në të gjitha atributet e Tij. Është e pamundur për ne ta përfytyrojmë Atë, apo ta përcaktojmë Atë në ndonjë mënyrë që e portretizon si të kufijshëm, ose në ndonjë mënyrë që e tregon sikur Ai nuk është i pakufijshëm. Kur i drejtohemi Zotit përdoret gjuha më nderuese. Pra, është e çuditshme për mentalitetin islam të (lexojë në Bibël) se Zoti eci në kopshtin e Edenit, ose se Ai mblodhi engjëjt dhe u tha atyre për Ademin: "Pa shihni, njeriu u bë si njëri nga ne", apo se Ai u pendua për vendimin dhe veprimin e Tij (pas përmbytjes), duke thënë: "Do të doja të mos e kisha bërë", apo se Zoti punoi për gjashtë ditë dhe pastaj pushoi në të shtatën, apo se ndonjëri u ndesh me Zotin dhe për pak e mundi.

Një tjetër këndvështrim lidhet me profetët dhe lajmëtarët e caktuar nga Zoti. Muslimanët besojnë se këta u zgjodhën nga Zoti për të përçuar lajmet e Tij dhe për të qenë shembuj për bashkësitë e tyre. Kurdoherë që shoqëritë ranë në adhurimin e idhujve, duke i veshur Zotit bashkëpunëtorë ose u shmangën nga kodi moral i urdhëruar prej Tij, profetët dhe lajmëtarët u dërguan t'i kujtonin këto shoqëri dhe të ndreqnin drejtimin. Nëse përsosmëria njerëzore ka qenë ndonjëherë e mundur,

këta njerëz do të ishin mishërimi i saj. Mendimi se profetët e Zotit kryen shkelje të mëdha kundër ligjeve të Tij, siç përshkruhet në paraqitjet biblike të atyre që mashtronin dhe kryenin mëkate mishtore (siç thuhet se Jakobi tradhëtoi të vëllanë dhe se Luti kreu incest me vajzat e tij, ndërsa ishte i dehur), është krejtësisht në mospërputhje me mësimet Islame. Përfundimi i vetëm që u mbetet muslimanëve të mendojnë është se përshkrime të tilla të profetëve janë përfundim i ndërhyrjeve njerëzore në shkrime.

## HEBRENJTË

Shpesh, muslimanët u drejtohen hebrenjve si kushërinjve të tyre, meqë Ibrahimi ishte gjyshi i përbashkët i Muhamedit nga rrjedhja e Ismailit, dhe e Izraelit (Jakobit) dhe e bijve të tij nga rrjedhja e Isaakut. Siç dihet mirë, martesa e Ibrahimit me Sarën ishte shterpë deri sa Sara arriti në moshë të shtyrë. Përpara lindjes së të birit të Sarës, Isaakut, Ibrahimi ishte martuar me Haxheren, e cila mbeti shtatzënë dhe lindi Ismailin. Sipas Kuranit, si provë për Ibrahimin dhe si përmushje e planeve të Zotit, Zoti e urdhëroi Ibrahimin të çonte birin e tij të vetëm, Ismailin, në atë vend, i cili shekuj më vonë u bë qyteti i Mekës, ku rrjedhimisht do të lindej dhe profeti Muhamed. Ankthi i Haxheren tek kërkonte ujë për të birin, pasi rezervat u ishin mbaruar, dhe shpërthimi i papritur i pusit të Zem-Zemit përkujtohen çdo vit nga muslimanët në ritualet e *haxhit*

(pelegrinazhit) dhe kur vizitohet Qabeja, xhamia e parë, e ndërtuar për të adhuruar të Vetmin Zot, ndërtuar nga Ibrahimi dhe Ismaili. Zoti deshi që edhe Sara, prej vitesh në menopauzë, të mbetej shtatzënë dhe të lindte Is'haku, të atin e Jakobit, emri i të cilit më vonë u ndërrua në Izrael, i ati i dymbëdhjetë Bijve të Izraelit.

Muslimanët janë deri diku të zhgënjyer që një pjesë e madhe e hebrenjve dhe e të krishterëve nuk e quajnë Ismailin bir të ligjshëm të Ibrahimit, përderisa varianti biblik e përshkruan Haxheren si gruan e Ibrahimit, sikundër thotë se ishte shërbyese e Sarës. (Zanafilla 16:3). Në kopjen time të *King James Version*[1] emri i Ismailit mungon krejtësisht nga fjalori dhe munda ta gjej vetëm duke përdorur si çelës emrin e Ibrahimit. Herë pas here Zanafilla i referohet Ismailit (Zanafilla 16:16; 17:23, 25, 26, 21:11) si "i biri i tij [i Ibrahimit]", duke e bërë të pamundur të mohohet kjo birëri. Veç kësaj, duke ndjekur anën amësore të Bijve të Izraelit, Zanafilla na thotë se Izraeli u martua me dy kushërirat e tij, Rakelën dhe Lean, dhe me dy shërbëtoret e tyre, Zilpën dhe Bilhahun dhe prej tyre erdhën dymbëdhjetë Bijtë e Izraelit. Këtu askush nuk thotë se ndonjëri prej tyre nuk ishte me të vërtetë Bir i Izraelit për shkak se nënat e tyre ishin shërbëtore! Mos vallë Ismailit i vihet një standard tjetër? Duke marrë parasysh pjesën e Zanafillës 22:2, ku thuhet se Zoti i tha Ibrahimit: *"Merr tani birin tënd, birin tënd të vetëm, Is'hakun, të cilin ti e do shumë, çoje në tokën e Moriahëve dhe ofroje atje si therore me djegie, mbi një nga malet që do të të tregoj"*, muslimanët

[1] Varianti i Autorizuar i Mbretit Xhejms, Britani e Madhe, Collins World, 1975.

mendojnë se përmendja e emrit të Is'hakut është ndërruar me qëllim, pasi Is'haku nuk ishte asnjëherë biri i vetëm i Ibrahimit, i cili ishte tridhjetë vjet më i vogël se Ismaili (sipas Zanafillës 17:24-26), dhe të dy bijtë ishin të gjallë kur vdiq babai i tyre.

Nderimi i kësaj prove të Ibrahimit, ky nënshtrim ndaj Zotit dhe vullneti i tij për të therur birin e tij të vetëm (Ismailin), përkujtohet çdo vit nga muslimanët si një nga ritualet e *haxhit* (pelegrinazhit). Sidoqoftë, Ismaili dhe Is'haku janë për muslimanët njësoj të bekuar dhe profetë të dashur.

Kurani bën rreth tridhjetë përkujtesa të hebrenjve ose të Bijve të Izraelit, përveç përmendjes së Musait rreth 137 herë dhe Torahun tetëdhjetë herë. Këta lavdërohen zemërgjerësisht, sikurse ngarkohen me faj dhe kritikohen. Ja shembujt:

> *"O Bijtë e Izraelit, kujtoni të mirat e Mia që ju kam dhënë dhe që ju kam ngritur mbi njerëzit e tjerë (të asaj kohe). Dhe frikësojuni Ditës kur askush për askënd nuk do të mund të bëjë asgjë dhe kur nuk do të pranohet ndërmjetësimi i askujt, kur prej askujt nuk do të merret shpërblesë dhe kur askush nuk do t'ju dalë në ndihmë. Dhe kujtoni kur ju shpëtuam nga populli i Faraonit, i cili ju dha mundime të rënda: ua theri djemtë, e ua la të gjalla femrat. E, kjo ka qenë një sprovë e madhe për ju - nga Zoti juaj. Dhe kujtoni se si e çamë detin e ju shpëtuam, ndërsa në praninë tuaj e fundosëm popullin e Faraonit. Kujtoni kur i caktuam Musait/Musait dyzet netë (për takim me të), e pastaj ju adhuruat viçin. Pastaj Ne ju falëm, që të bëheni mirënjohës"* (2:47:52).

*"Ne i kemi vendosur në vend të mirë të bijtë e Izraelit dhe u kemi dhënë ushqim të këndshëm. Ata nuk u përçanë në mendime, derisa u erdhi dituria (profetësia e Muhamedit). Me të vërtetë, Zoti yt do t'i gjykojë ata në Ditën e Gjykimit, për atë që u përçanë ata"* (10:93).

Duhet të vihet re se kurdoherë që Kurani qorton hebrenjtë, kjo ndodh sepse ata kanë bërë diçka të cilën Kurani e sheh se bie në kundërshti me besimin e tyre (Bibla, gjithashtu, në disa pjesë, i fton hebrenjtë të japin llogari për mosbindjen ndaj Zotit [shih, për shembull, 2 Mbretërve 17:7-23]). Sidoqoftë, Kurani nuk i dënon hebrenjtë si popull, nuk i denigron, por as mburr ndonjë grup etnik apo ndonjë racë. Në të vërtetë, Kurani i jep rëndësi të veçantë faktit që për një periudhë të gjatë kohe hebrenjtë ishin mbajtësit e vetëm të monoteizmit në një botë pagane ose idhujtare. Me ardhjen e Krishtërimit dhe Islamit, mburrja e hebrenjve se kishin monopolin e vetëm të monoteizmit nuk ka më ku të mbështetet, dhe bashkë me të edhe koncepti i racës së zgjedhur, pas të cilit ata mbahen fort deri më sot. Të paktën kjo është çka ndiejnë të krishterët dhe muslimanët.

Islami nuk bashkohen me konceptin e një race të zgjedhur. Zoti thotë në Kuran:

*"O njerëz! Ne, me të vërtetë, ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë juve popuj dhe fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuar prej jush te Allahu është ai që tregohet më i devotshëm"* (49:13).

Popujt mund të bëhen të mirë ose të këqinj vetëm në bazë të drejtësisë, jo për shkak të përkatësisë në një rrjedhë paraardhjeje. Kjo thuhet qartë në variantin Kuranik të premtimit të Zotit për Ibrahimin:]

> *"Dhe kujtoni, kur Allahu e provoi Ibrahimin me disa urdhërime, e ai i plotësoi ato. Allahu tha: "Unë do të të bëj ty prijës të njerëzve!" – "Po për pasardhësit e mi!" - pyeti ai. (Allahu) Tha: "Premtimi Im nuk i përfshin të padrejtët"* (2:124).

Mosmarrëveshja e arabëve dhe hebrenjve sot e ka prejardhjen nga një theksim i verbër i variantit Biblik të Marrëveshjes që Zoti i dha Ibrahimit: "Dhe unë do të të jap ty dhe farës sate tokën në të cilën ti je si i huaj, të gjithë tokën e Kananit për pronësi të përjetshme" (Zan. 17:8). Ndërlikimi i problemit palestinez vjen nga pandehma e hebrenjve se tek "fara e Ibrahimit" përfshihen vetëm hebrenjtë. Po ashtu, një pjesë e madhe e hebrenjve sot besojnë se vetëm ata kanë të drejtë të jetojnë në atë tokë që, më pak se një shekull më parë u popullua fillimisht nga muslimanët dhe të krishterë palestinezë, të cilët bashkëjetonin paqësisht me një minorancë hebreje. Më vonë, maxhorancën palestineze e detyruan të largohej nga shtëpitë dhe tokat e saj sionistët, të cilët themeluan shtetin e sotëm të Izraelit[1]. Më tej, Bijtë e Izraelit, të cilët janë kthyer në Krishtërim ose Islam janë automatikisht të përjashtuar nga "ligji i kthimit" i Izraelit, megjithëse

[1] Për një tregim prekës të kësaj historie, shih Blood Brothers të Elias Chacour (Grand Rapids: Chosen Books, 1984).

janë pasardhës të ligjshëm të Izraelit (domethënë të profetit Jakob, të birit të Ibrahimit, ose të birit të parë të Ibrahimit, Ismailit). As ata, as palestinezët muslimanë ose të krishterë nuk e quajnë veten si të jashtëm që ose duhet të largohen, ose të jetojnë si qytetarë të kategorisë së dytë në tokën e tyre, tokën e paraardhësve të tyre për shekuj. Këta me zor të madh i gëlltisin formulime të tilla si të Golda Meirit: "Nuk ka palestinezë, ata nuk ekzistojnë"[1], ose si ai i Xhozef Ueitzit, ish kryetar i Fondit Kombëtar të Hebrenjve: "Duhet të jetë e qartë mes nesh se në këtë vend nuk mund të rrinë të dy popujt bashkë"[2].

Muslimanët nuk e shohin problemin palestinez si një betejë mes dy besimeve, por si një mosmarrëveshje mes dy grupe popujsh me mendësi dhe pikësynime të ndryshme. Zgjidhja e tij, sipas të tri feve Ibrahimike, kërkon një përpjekje për zgjidhje paqësore. Një zgjidhje me të vërtetë paqësore është ajo e mbështetur në drejtësi dhe ndershmëri, e vetmja garanci për një zgjidhje të qëndrueshme. Një zgjidhje paqësore nuk ka aspak lidhje me një përfundim negociatash mes të fuqishmit dhe të dobtit. Mendësia e Varshavës nuk duhet t'u rrijë mbi kokë negociatorëve, por që të arrihet kjo duhet pjesëmarrja e të gjitha shteteve.

Ne besojmë se kjo pjesë e botës duhet të jetë pika e bashkimit dhe jo e ndarjes për tri fetë Ibrahimike, për të shprehur shpirtin e tolerancës dhe të besueshmërisë,

[1] Sunday Times (Londër), 1969, 15 qershor. Cituar tek R. Garaudy, The Case of Israel (Londër: Shorouk International, 1983), 37.

[2] Davar (Izrael). 1967, 29 shtator.

duke festuar njëshmërinë që rrethon dallueshmërinë e tyre. Arsyeja dhe feja, që të dyja këto të çojnë në atë drejtim nëse të gjitha palët do të hapin veshët për të dëgjuar zërin e Zotit.

Historikisht, marrëdhënia mes muslimanëve dhe hebrenjve ka patur ngjitje dhe zbritje, por asnjëherë për shkak të ndonjë armiqësie të ruajtur në gjirin e Islamit kundër Judaizmit si besim. Mosmarrëveshja ka qenë rrethanore dhe e mbështetur në arsye të justifikueshme. Sidoqoftë, nuk duhet të deklarojmë se historia e muslimanëve ka qenë gjithmonë një paraqitje e vërtetë e mësimeve të Islamit. Hebrenjtë dhe të krishterët, veçanërisht nën rregulla diktatoriale, kanë patur pjesën e tyre të keqtrajtimit, por kjo jo në dëm të subjekteve muslimane, të cilët gjithmonë kanë qenë ata që kanë vuajtur më shumë. Në botën muslimane hebrenjtë nuk kanë vuajtur kurrë ndonjë gjë që t'i përngjasojë mizorive të ushtruara mbi ta ndër shekuj nga Europa e krishterë, përfshi dhe holokaustin e këtij shekulli (e shekullit të shkuar, shënim i përkthyesit). Në mbretërinë e Krishtit, hebrenjtë u damkosën si vrasës të Zotit dhe u detyruan ta paguanin këtë nga një pasardhës në tjetrin. Edhe kur armiqtë ishin muslimanët, gjithmonë Europa i përfshiu hebrenjtë në "dëmin anësor". Kryqëzata e parë u nis me masakrën e mijëra hebrenjve në Europë, me këtë arsyetim djallëzor: "Kemi për qëllim të marrim një rrugë të gjatë për të luftuar armiqtë e Zotit në Lindje dhe të shohim me sytë tanë cilët janë armiqtë e tij më të ligj, hebrenjtë.

Ata duhet të goditen të parët"[1].

Më 1492 hebrenjtë u dëbuan nga Spanja si përfundim i fitores së Ferdinandit dhe Izabelës mbi muslimanët. Në kundërshti me premtimet e mëparshme, për muslimanët dhe hebrenjtë, praktikimi i feve të tyre ishte bërë i paligjshëm; ishin të dënuar me vdekje nëse nuk ktheheshin në katolikë. Shumë hebrenj, më pas vendosën të shkonin në Turqi, selinë e Kalifatit Islam, ku u pritën ngrohtësisht, ndërsa sulltani tallte dëbimin e hebrenjve nga Ferdindandi dhe Izabela duke thënë: "Ata dobësuan mbretërinë e tyre dhe pasuruan timen". Gjatë epokës muslimane në Spanjë kontributi i hebrenjve në qytetërim pati lulëzim të veçantë. Ndoshta shembulli më i madh është Maimoni i madh, i cili ishte student i filozofit musliman Ibn Rushdit (Averroesit) të Kordovës dhe, më vonë, kur u shpërngul në Egjipt, Maimoni ishte mjeku vetjak i Salahudinit (Saladin, sipas famës që mori nga Kryqëzatat).

Në librin e tij *Njerëzit e mi*[2] (i prodhuar, gjithashtu, si serial televiziv), zoti Abba Eban, shkollar izraelit, historian dhe ish sekretar i jashtëm, thotë se gjatë historisë së tyre, hebrenjtë janë trajtuar me drejtësi vetëm në dy raste: një herë në Spanjën muslimane, dhe të dytën në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Ndër shekuj qytetarët hebrenj të vendeve islame kanë gëzuar siguri dhe mirëqenie. Edhe sot shumë vende islame strehojnë komunitete të mëdha hebrenjsh, të

[1] Cohn, Norman, The pursuit of the millennium. Cituar në Bamber Gascoigne, The Christians (Londër: Jonathan Cape, 1977), 113.

[2] Ebban, Abba, Njerëzit e mi. Nju Jork; Behrman, 1968.

cilët, pavarësisht nga jehona e vuajtjeve të problemit palestinez, ia kalojnë jo më keq se bashkëpatriotët e tyre muslimanë dhe të krishterë.

## TË KRISHTERËT

*"Dhe përmendju në këtë libër (tregimin për) Merjemen kur ajo u largua prej familjes së saj në një vend në lindje. Ajo vuri një perde ndaj atyre e ne i dërguam asaj Xhebrailin / Gabrielin, e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi. Ajo tha: 'Unë i mbështetem të Gjithëmëshirshmit prej teje, nëse je që i frikësohesh Atij (pra më lë të lirë)'. Ai tha: 'Unë jam vetëm i dërguar i Zotit tënd për të të dhuruar ty një djalë të pastër'. Ajo tha: 'Si do të kem unë djalë, kur mua nuk më është afruar njeri e as nuk kam qenë e pamoralshme?' ai i tha: 'Ja, kështu ka thënë Zoti yt; ajo për mua është e lehtë dhe ne do ta bëjmë atë shenjë ndër popull dhe mëshirë prej nesh. Kjo është çështje e kryer'. Ajo e barti atë, ndaj u tërhoq në një vend të largët. E dhembja e lindjes e mbështeti atë te një trup i hurmës. Ajo tha: 'Ah sa mirë ka qenë për mua të kisha vdekur para kësaj e të isha e harruar qëmoti!' E prej së poshtmi atë e thirri: 'Mos vajto, Zoti yt bëri pranë teje një burim uji. E ti shkunde trupin e hurmës, se do të bien hurma të freskëta. Ti, pra, ha, pi dhe qetësohu, dhe nëse sheh ndonjë prej njerëzve thuaj: 'Unë kam vendosur heshtje për hir të Gjithëmëshirshmit, andaj asnjë njeriu sot nuk i flas'. Dhe, duke e mbajtur në krahë, e çoi foshnjën tek njerëzit e saj, e ata i thanë: 'O Merjeme / Mari, ke bërë një punë shumë të keqe! O motër e Harunit*

*/ Aaronit, babai yt nuk ishte njeri i prishur, as nëna jote nuk ka qenë e pamoralshme". Por ajo ua bëri me shenjë për nga foshnja, dhe ata thanë: "Si t'i flasim atij që është foshnjë në djep?' Ai (foshnja) tha: 'Unë jam rob i Allahut, mua më ka dhënë librin dhe më ka bërë profet. Më ka bërë dobiprurës kudo që jam dhe më ka porositur me falje e zeqat për sa të jem gjallë. Më ka bërë të mirësjellshëm ndaj nënës sime, e nuk më ka bërë kryelartë, as të padëgjueshëm. Kështu, paqja qoftë mbi mua ditën që u linda, ditën që do të vdes dhe ditën kur do të dal (prej varrit) i gjallë'"* (19:16-33).

Ky është një tregim i historisë së Jezuit në Kuran. Kurani e përmend atë si "Isa/Jezu" njëzet e pesë herë, si "Mesih/ Mesia" njëmbëdhjetë herë dhe vetëm dy herë si "i biri i Merjemes / Marisë". Maria përmendet tridhjet e katër herë dhe dy herë si "ajo që ruajti virgjërinë". Muslimanët shtangen dhe mbeten gojëhapur kur lexojnë shkollarë të dëgjuar, specialistë dhe, çka është më e dhimbshmja, klerikë, që përshkruajnë Islamin dhe muslimanët si armiq të Krishtit. Po ashtu, shumë të krishterë të painformuar dhe të keqinformuar, çuditen kur u tregojmë për respektin dhe dashurinë që kemi për Jezuin dhe Marinë, ndonëse kemi ndryshime doktrinore. Ca citime duhet të jenë të mjaftueshme për të shprehur nderimin e madh me të cilin shihen Jezui dhe Maria në Islam.

*"(Kujtoje) atë kohë kur engjëjt i thanë: "O Merjeme/ Mari! Allahu të gëzon me një Fjalë: emrin do ta ketë Mesih/Mesia – Isa/Jezu i biri i Merjemes, do të jetë i nderuar në këtë botë dhe në tjetrën dhe një nga të afërmit e Allahut "* (3:45).

*"Mesihu/Mesia – Isai/Jezui, i biri i Merjemes/ Maries, është vetëm i Dërguar i Allahut dhe Fjala e Tij, të cilën ia ka dërguar Merjemes/Maries, dhe Shpirt nga Ai"* (4:171).

*"Dhe (kujtoje) atë, e cila ruajti virgjërinë e saj, e Ne i frymë asaj nga Shpirti Ynë, dhe e bëmë atë dhe birin e saj mrekulli për gjithë njerëzit" (21:91).*

Një ndryshim parimor dhe i dukshëm mes hebrenjve dhe të krishterëve është qëndrimi i tyre karshi Jezuit, të cilin muslimanët e besojnë si lajmëtar të vërtetë të Zotit për hebrenjtë. Kurani thotë: *"O besimtarë, bëhuni ndihmësit e (besimit të) Allahut, ashtu siç u tha Isai/ Jezui, i biri i Merjemes/Maries, dishepujve: "Kush janë ndihmësit e mi te Allahu?" Dishepujt u përgjigjën: "Ne jemi ndihmësit e Allahut!" Kështu, një pjesë nga Bijtë e Izraelit besoi, e pjesa tjetër mohoi"* (61:14). Ata të cilët mohuan Jezuin dhe paditën të ëmën e tij për papastërti qortohen vazhdimisht nga Kurani: "... *ata folën kundër Marisë, duke e ngarkuar me akuza të rreme; thanë: 'Ne vramë Krishtin Jezu, të birin e Marisë, lajmëtarin e Zotit', ...por ata nuk e vranë atë, as e kryqëzuan ... por vetëm përngjasimin që iu shfaq atyre. Ata që nuk u pajtuan, janë në dyshime, pa patur dije (të sigurtë) për të ndjekur, por vetëm iluzione. Por, me siguri, ata nuk e vranë atë. Zoti e ngjalli atë pranë Vetes dhe Zoti (Allahu) është më i Larti, i Urti"*, (4: 156-158). Kështu, Islami shfajëson haptas dhe plotësisht hebrenjtë nga gjaku i Krishtit. Mendimi se ai që u kap nga rojet dhe u kryqëzua ishte dikush tjetër (ndoshta Judë Iskarioti), ekziston edhe mes një ndarjeje të

krishterësh. Duke qortuar hebrenjtë për mospranimin e Jezuit, Kurani thotë:

> *"Me të vërtetë, Ne i dhamë Librin Musait dhe pas tij çuam të dërguarit njërin pas tjetrit, ndërsa Isait/ Jezuit, të birit të Merjemes/Maries i dhamë shenja të qarta (mrekulli) dhe e mbështetëm me Shpirtin e Shenjtë (Xhebrailin). Dhe kurdoherë që ndonjë i dërguar ju sillte atë që nuk ju pëlqente juve, ju kapardiseshit, prandaj disa i përgënjeshtruat, e disa i vratë"* (2:87).

Muslimanët besojnë në mrekullitë që kreu Jezui me miratimin e Zotit, të cilat i përmend Kurani:

> *"Kur Allahu thotë: "O Isa/Jezu, i biri Merjemes/ Maries, kujtoje mirësinë Time ndaj teje dhe nënës tënde: kur të forcova ty me Shpirtin e Shenjtë (Xhebrailin), e iu flisje njerëzve duke qenë foshnjë (në djep) dhe si njeri i rritur; kur ta mësova Librin dhe Urtësinë, Teuratin dhe Ungjillin; kur krijoje një figurë shpendi prej balte me urdhrin Tim e fryje në të, e u ajo bënte zog me vullnetin Tim; kur me urdhrin Tim i shëroje të lindurit të verbër e të sëmurët me lepër; kur me urdhrin Tim, i ngjallje të vdekurit; dhe kur i pengova sulmet e izraelitëve kundër teje, atëherë kur iu solle atyre prova të qarta, e ata që nuk besuan ndër ta, thanë: "Kjo është vetëm magji e kulluar!"* (5:110).

Admirimi zgjerohet dhe përfshin, gjithashtu, ndjekësit zemërbardhë të Jezuit, si të krishterët e hershëm, ashtu edhe ata që jetuan në kohën e profetit Muhamed:

*"Pastaj, për të pasuar ata (Nuhun, Ibrahimin dhe profetët që erdhën nga pasardhësit e tyre) dërguam lajmëtarë të tjerë Tanët: pas tyre dërguam Isain/ Jezuin, të birin e Merjemes/Marisë, dhe i dhamë atij Ungjillin, dhe në zemrat e atyre që e ndoqën vendosëm dhembshuri dhe mëshirë"*, (57:27).

*"Do të vëresh, se miqtë më të afërt të besimtarëve janë ata që thonë: "Ne jemi të krishterë". Kjo për shkak se ndër ta ka priftërinj (të dhënë mbas dijes) e murgj (të përkushtuar ndaj adhurimit) dhe se ata nuk janë kryelartë (ndaj së vërtetës)"* (5:82).

Le të shohim tani disa nga ndryshimet mes muslimanëve dhe të krishterëve. Mbi të gjitha, muslimanët, duke besuar në virgjërinë e virgjëreshës Mari, thonë se Jezui u "krijua" nga Zoti, por nuk thonë se "u lind" prej Tij. Për ta Zoti qëndron tej karakterizimeve të tilla biologjike, pasi Ai është i Përjetshmi dhe Absoluti, siç shprehet në Kuran: *"Thuaj: Ai është Allahu (Zoti) i vetëm; Allahu i Përjetshëm, Absoluti; Ai nuk lind, as nuk është lindur; dhe nuk ka asnjë dhe asgjë të ngjashme me Të"*, (112:1-4). Besimi në birërinë e fjalëpërfjalshme të Jezuit ndaj Zotit shkon përkundër besimit Islam (ndonëse pranohet të themi metaforikisht se të gjithë jemi bij të Zotit).

E papranueshme është, gjithashtu, edhe dogma se Maria është nëna e Zotit. Si Jezui, si Maria janë krijesa njerëzore fort të nderuara nga Islami dhe fakti se Jezui u lind pa baba nuk e bën atë të jetë, duke iu drejtuar dogmës Islame, "bir të vetëmlindur të Zotit". Kurani na thotë: *"Rasti i Isait/Jezuit te Allahu, është si rasti*

*i Ademit/Adamit, që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: "Bëhu!" - dhe ai u bë"* (3:59). Sipas Kuranit, Jezui asnjëherë nuk shpalli ndonjë lloj hyjnishmërie për të ëmën dhe për vetveten:

> *"E, kur Allahu thotë: "O Isa/Jezu, i biri i Merjemes/ Maries, a mos u ke thënë njerëzve: "Bëmëni mua dhe nënën time zota, përveç Allahut?" Isai/Jezui do të thotë: "Qofsh i lartësuar! Mua nuk më përket të them atë çka nuk kam aspak të drejtë. Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat. Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër, përveç asaj që më ke urdhëruar Ti: "Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!" Kam qenë dëshmitar deri sa kam qenë në mesin e tyre. E pasi më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. E, Ti je Dëshmitar për çdo gjë. Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti"* (5: 116-118).

Kështu pra, muslimanët identifikohen me të tilla vargje të Dhjatës së Re, si ky përcaktim që i atribuohet Jezuit: *"Përse më quan i mirë? Askush nuk është i mirë, veç Njërit, dhe ky është Zoti"*, (Marku 10:18).

Sipas Dhjatës së Re, kur Jezui ishte në kryq, thërriti: *"Eli, Eli, lama sabakthani?" përkthyer si: "O Zoti im, o Zoti im, përse më braktise?"* (Marku 15:34).

Siç duket, duhet të ketë qenë duke folur me dikë tjetër. I gjithë koncepti i trinisë dhe i Zotit së trinishëm nuk ka vend në Islam: *"Mos thoni: "Tre zotra!" Hiqni dorë! Është më mirë për ju. Allahu është vetëm një*

*Zot - qoftë lavdëruar Ai! - Ai është tepër i lartësuar për të pasur fëmijë. E Tij është gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë"* (4:171). Muslimanët nuk mund të konceptojnë si mund të ndahet ose të pjesëtohet pafundësia në tri pjesë, ose të pranojnë hyjnizimin e Jezuit ose të Shpirtit të Shenjtë. Ne besojmë se Jezui kurrë nuk tha gjë rreth tri personave hyjnorë që ndodhen "në një Hyjni të vetme" dhe koncepti i tij i Zotit nuk ishte aspak i ndryshëm nga ai i profetëve të mëparshëm, të cilët predikuan njëshmërinë (kurrë trininë) e Zotit. Për më tepër, koncepti i trinisë ishte i panjohur për të krishterët e hershëm. Historikisht, ky koncept u dekretua si besore e Perandorisë Romake në vitin 325 në Këshillin e Nikeas, dhe u bë i detyrueshëm me të gjitha forcat e perandorisë nën perandorin Konstandin. Ekciklopedia e Re Katolike[1] thotë: "Formula 'një Zot në tre persona' nuk ishte vendosur përfundimisht në jetën e krishterë dhe në shpalljen e besimit, para shekullit IV".

Një tjetër vend ndryshimi është koncepti mbi mëkatin fillestar. Sipas Biblës, djalli tundoi Evën të hante nga pema e ndaluar dhe ajo, më pas, tundoi Adamin të bënte të njëjtën gjë: duke kryer, kështu, mëkatin. Ata u dënuan duke u dëbuar me turp në Planetin Tokë, me një faj që i rëndonte më shumë Evës, si përgjegjëse kryesore: *"Dhe Ai i tha gruas: Unë do të t'i shtoj dhimbjet e lindjes; në dhimbje do të lindësh fëmijët e tu, dëshirat e tua do të drejtohen nga burri yt, dhe ai do të të zotërojë"*, (Zanafilla, 3:16).

[1] New Catholic Enclycopedia, shih: "The Holy Trinity".

Mësimi i krishterë thotë se çdo qenie njerëzore e trashëgon atë mëkat dhe se çdo i sapolindur lindet në mëkat.

Në variantin kuranor të kësaj ngjarjeje, djalli tundoi edhe Evën, edhe Adamin, të dy mëkatuan, të dy u penduan, të dy u falën, dhe ky ishte fundi i mëkatit fillestar: *"E, djalli iu pëshpëriti, për t'u zbuluar pjesët e turpshme të mbuluara të trupit të tyre dhe u tha: "Zoti juaj jua ka ndaluar pemën vetëm që të mos bëheni engjëj ose të pavdekshëm." Dhe iu betua atyre (duke thënë): "Unë jam për ju, me të vërtetë, këshillues i sinqertë!"*, (7:20-21).

Dhe pas pendimit të tyre: *"E, djalli iu pëshpëriti, për t'u zbuluar pjesët e turpshme të mbuluara të trupit të tyre dhe u tha: "Zoti juaj jua ka ndaluar pemën vetëm që të mos bëheni engjëj ose të pavdekshëm." Dhe iu betua atyre (duke thënë): "Unë jam për ju, me të vërtetë, këshillues i sinqertë!"*, (2:37).

Pastaj Ademi u ngrit në shkallën e profetit dhe gjinia njerëzore u dërgua në planetin Tokë si i dërguar i Zotit. Djalli u betua se do t'i ndiqte ata dhe do t'i prishte, por Zoti premtoi t'i pajiste ata me udhëzime të tilla që do t'i mbronin nga kurthet e Satanait, përjashto ata që me vullnet do t'i kthenin shpinën udhëzimit hyjnor. Kështu, çdo qenie njerëzore lindet e pastër, dhe më pas zgjedhjet tona na njollosin dhe na bëjnë mëkatarë. Mëkati, sipas Islamit, nuk është diçka që bijtë e trashëgojnë nga prindërit e tyre.

Në këtë këndvështrim, Islami vë në dukje se përgjegjësia është vetjake: *"Kush zgjedh rrugën e*

*drejtë, e ka për veten, e ai që i largohet asaj, i largohet në dëm të vetes dhe askush nuk e merr të keqen e tjetërkujt"*, (17:15).

Islami nuk është në një mendje me zëvendësimin e sakrificës nga dikush tjetër, kështu, të thuash se Jezui ose kushdo tjetër, vuajti për faljen e mëkateve njerëzore, është e papranueshme. Falja e Zotit në Islam kërkohet nëpërmjet pendimit të sinqertë dhe duke punuar për drejtësi, pa patur nevojë për gjakderdhje. Shpëtimi jepet nga hiri i Zotit: *"dhe ata, që kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun - dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre. E kush i fal mëkatet përveç Allahut? - Ata nuk ngulmojnë në gabimet që kanë punuar, e ata e dinë këtë..."*, (3:135).

Asnjë mëkat nuk është tepër i madh për faljen e Zotit. *"Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetvetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Ai, me të vërtetë, është Falësi i madh dhe Mëshirëploti"*, (39:53). Sipas profetit Muhamed, Zoti thotë: *"Ti, bir i Adamit, ti afrohesh tek unë me një botë me faje, pastaj pendohesh dhe më adhuron, duke mos bërë gjë tjetër të barabartë me Mua, dhe Unë të afrohem ty me një botë me falje"*.

Veç konceptit të restaurimit të mëkatit nga gjaku i Jezuit dhe të konceptit të një race të zgjedhur (duke gëzuar privilegje të veçanta me Zotin), shpresa e madhe e muslimanëve në faljen e Zotit shprehet duke e ushtruar vetë faljen. Roli i faljes, qoftë ndërmjet individëve, fiseve ose kombeve, është thelbësor për Islamin. Edhe kur ligji

ndërhyn duke caktuar një ndëshkim të barazvlefshëm me kërcënimin, ana e dëmtuar nxitet të falë: *"Ndëshkimi i së keqes bëhet me një të keqe të së njëjtës masë, por nëse dikush fal dhe pajtohet, shpërblimi i tij është tek Zoti"*, (42:40); *"Le të falin, le të harrojnë; a nuk doni që Zoti t'ju falë juve?"*, (24:22).

Individi mund t'i kërkojë falje Zotit në çdo kohë e në çdo vend; ai ose ajo nuk kanë nevojë për ndërmjetësi ose ndërhyrje, pasi për çdo person, mashkull ose femër, ka një lidhje të drejtpërdrejtë me Krijuesin e tyre: kurdoherë që ata i thërresin për mëshirë dhe falje, ai përgjigjet dhe fal. Të shkuarit për t'u rrëfyer tek një tjetër i vdekshëm, i cili do të thotë diçka si: "Shko, biri im, mëkatet të janë falur", nuk ka vend në Islam. Falja i takon vetëm Zotit dhe askush nuk është në gjendje të zerë vendin e Tij. Duke u nisur nga e vërteta e realitetit, në Islam nuk ekziston institucioni i klerit. Ndonëse ekziston disiplina e teologjisë, nuk ekziston priftëria. Me shpresën se mëshira e Zotit është e pafund, vetëm Atij i takon të na përgjigjet me drejtësi (dhe Ai është i Drejti në mënyrë absolute), ose me mëshirën e Tij (dhe Ai është i Mëshirshmi në mënyrë absolute) dhe gjatë gjithë jetës sonë ne lutemi që Ai të na japë Mëshirën e Tij, jo drejtësinë e tij. Pendimi ynë duhet të jetë i sinqertë dhe serioz dhe, nëse banon në zemrën tonë, duhet të shprehet në vepra. Do të ishte kontradiktore sikur dikush, i cili ka vjedhur kuletën time, të thoshte një milion herë "Falmë o Zot" pa më kthyer më parë kuletën. Më parë duhet të zbatohet drejtësia, nëse këtu përfshihet një i tretë.

Këto ndyshime dogmatike nuk janë të një rëndësie të vogël e as duhet të shpërfillen, por do të ishte e pamend dhe e dëmshme të luftonim ose të urrenim njëri-tjetrin për shkak të tyre. Diskutimi mbi ndryshimet e besimit duhet t'i nënshtrohet etikës më të lartë të një diskutimi të qytetëruar: *"Dhe mos debatoni me Popujt e Librit, përveçse sipas mënyrave të sjellshme – përveç atyre që ju bëjnë padrejtësi – por thuajuni: 'Ne besojmë në Zbulimin që na është dhënë neve dhe që atë ju është dhënë juve; Zoti ynë dhe Zoti juaj janë një, dhe Atij i nënshtrohemi (në Islam)"* (29:46).

Me gjithë ndryshimet serioze mes këndvështrimeve të krishterëve dhe muslimanëve, Islami është mjaft i prirur të pohojë pikat e përbashkëta dhe të kënaqet me gjerësinë e tyre: "Thuaj: *"O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush, se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i bëjmë Atij shok asgjë dhe se njëri-tjetrin nuk do ta mbajmë për zot, në vend të Allahut!" E nëse ata refuzojnë, thuaju atyre: "Bëhuni dëshmitarë se ne jemi muslimanë (të bindur ndaj Zotit)!'"*, (3:64).

Tej kësaj, marrëdhëniet duhet të mbeten paqësore dhe miqësore.

Duke kaluar, kështu, pikëpamjet fetare (dogmatike), nuk është e pavend t'i hedhim një sy historisë gjeopolitike mes muslimanëve dhe të krishterëve. Në kohën e profetit të mbramë të Islamit, bota zotërohej nga dy fuqi të mëdha: nga Perandoria Perse në Lindje, dhe nga Romakët në Perëndim. Meqë persët ishin adhuruesit të zjarrit dhe romakët ishin të krishterë,

natyrshëm, muslimanët ndienin më shumë simpati për këta të fundit. Një konflikt i gjatë ushtrarak shpërtheu mes dy perandorive dhe fillimi i Islamit shënoi një kohë disfate për të krishterët, por Kurani tha profecinë (e cila u vërtetua) se kohët do të ndryshonin: *"U mundën bizantinët, në afërsi të tokës (arabe), por ata pas thyerjes së tyre, me siguri do të fitojnë brenda disa vjetëve. Me të vërtetë, është vendimi i Allahut, si për të parën dhe për të dytën. Dhe, atë ditë, do të gëzohen besimtarët për ndihmën e Allahut. Ai ndihmon kë të dojë dhe Ai është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë"* (30:2-5).

Gjithsesi, vite më vonë, Islami u shtri në Gadishullin Arabik dhe e ktheu atë në një shtet dhe fuqi politike, pikërisht në brinjë të dy perandorive gjigande. Të dyja këto perandori e konsideruan këtë shtet si kërcënim serioz dhe filluan të krijonin ndjenja armiqësore karshi tij, duke përdorur klientët e tyre, fiset arabe dhe, më vonë, forcat e armatosura të pëmasave kolosale. Përfundimi i kësaj përballjeje të pashmangshme ushtarake ishte mrekullor po të krahasojmë dobësinë e forcave islame, në numër dhe pajime, me forcën e kundërshtarëve të tyre.

Në Lindje, Perandoria Perse mori fund dhe popujt që më parë ishin nën zotërimin e saj, pothuaj krejtësisht, zgjodhën të bashkoheshin me Islamin. Në Perëndim, autoriteti i Perandorisë Romake bëri një hap prapa dhe në më pak se një shekull, një perandori pluraliste islame mbuloi më tepër se gjysmën e botës së njohur të asaj kohe. Kjo ishte selia e qytetërimit islam, i cili

ruajti traditën greke nga asgjësimi i saj prej Kishës dhe solli hov përparimi në disiplina të ndryshme të dijes, si në mjekësi, kimi, fizikë, astronomi, matematikë (algjebra është një fjalë arabe dhe shkenca u shpik nga muslimanët), muzikë, filozofi, etj., veç shkencave fetare dhe letërsisë e gjuhësisë arabe. Popujt e të gjitha racave kontribuan në zhvillimin e këtij qytetërimi.

Europa pësoi hovin e saj të parë për të dalë jashtë errësirës së shekujve duke e dëshmuar këtë qytetërim pa censurë (fetare ose të ndonjë forme tjetër) karshi mendjes njerëzore. Arabishtja ishte gjuha e shkencës; universitetet e hershme europiane punësuan profesorë muslimanë dhe për shumë shekuj përdorën librat e shkrimtarëve muslimanë. Europa mësoi për filozofët grekë duke përkthyer veprat e tyre nga arabishtja dhe, kur u shpik shtypi, pjesa më e madhe e prodhimeve të tij ishin përkthime të burimeve nga arabishtja.

Teksa Perandoria Muslimane dobësohej, Europa kundërsulmoi. Mes zhvillimeve historike të rëndësishme futen kryqëzatat në Lindje dhe fitorja e Ferdinandit dhe Izabelës mbi Spanjën Islame në Perëndim. Kjo fitore e fundit solli në dritë inkuizicionin dhe largimin fetar të Spanjës nga muslimanët dhe hebrenjtë dhe hapi udhën për zbulimin e Botës së Re, mbretërinë e pushtuesve dhe vendosjen e traditës së shteteve që mbaheshin nga skllavërimi i të tjerëve.

Kryqëzatat ishin një përpjekje për të pushtuar drejtpërdrejt zemrën e tokës muslimane. Në atë kohë justifikimi ishte se do të çliroheshin nga muslimanët Vendet e Shenjta të krishtera në Jeruzalem dhe për

mëse dy shekuj kryqëzatat sollën një tërbim fetar që ka mbetur ende brenda mendjes së perëndimorëve dhe që, në një farë mënyre, përvijon kulturën perëndimore. Kjo gjë vazhdon, edhe pse lëvizjet kryesore të Krishtërimit i kanë dënuar kryqëzatat dhe i kanë emërtuar ato si asgjë tjetër, veç luftra me prirje kolonalizuese që maskoheshin me pelerinën e Krishtërimit, teksa kryenin mizori të tilla, saqë u kthyen në fyerje për vetë Krishtërimin.

Fjalët "kryqëzatë dhe kryqëzoj" janë ngulitur në gjuhë si fjalë fisnike, me mbithekse emotive të ngulitura thellësisht. Mendojmë, së bashku me shumë të krishterë, klerikë e laikë, se Krishtërimi duhet të riedukohet për sa ka të bëjë me kryqëzatat, me një shpirt of soul-searching dhe vetëvlerësimi, sikundër ka ndodhur me inkuizicionin spanjoll dhe holokaustin gjerman, gjë e cila ka patur sukses të madh. Një përpjekje e bashkërenduar për të njohur ngjyrimet e vërteta të kryqëzatave mund të jetë hapi vendimtar për vendosjen e një Rendi të Ri Botëror, duke hapur dyert e faljes mes dy masave të njerëzimit, duke përfshirë çdonjëra prej tyre një miliardë njerëz dhe, ndoshta, duke ndihmuar në parandalimin e të këqijave të tilla të fshehura nën një aureolë gjoja fetare, sikundër në Bosnjë e gjetiu në botë.

Nuk kam për qëllim të zgjerohem më tej mbi kryqëzatat, veç dua të sjell ca citime nga autorë të krishterë. Këtu kemi një raport të një kryqtari mbi pushtimin e Jeruzalemit në Kryqëzatën e parë, më 15 korrik, 1099: "Njerëzit tanë vraponin nëpër qytet me

shpatat zhveshur; nuk kursyen askënd, as ata që lypnin mëshirë. Po të kishit qenë atje, këmbët do t'ju lageshin me gjak deri në kërci. E ç'të them më tepër? Askush prej tyre nuk u lejua të jetonte. Nuk u kursyen as gratë, as fëmijët. Gjaku arriti deri në gjunjët, jo, deri në frerët e kalit. Ishte një dënim i drejtë dhe i mrekullueshëm i Zotit!"[1]

Më 1202 Kryqëzata e katërt u nis nga Venediku dhe, në udhë e sipër, kaloi përmes Konstandinopojës së krishterë, ku mësyn nëpër qytet dhe kryen mizori të tilla, saqë vetë Papa kritikoi kryqtarët e tij në një mesazh, duke thënë: "Nuk i ngritët shpatat kundër të pabesëve, por kundër të krishterëve. Nuk pushtuat Jeruzalemin, por Konstandinopojën. Mendja juaj nuk synonte për pasuritë qiellore, por ato tokësoret. Nuk respektuat asgjë të shenjtë. Përdhunuat gra të martuara, vejusha, madje dhe murgesha. Grabitët shenjtërorët e Kishës së Zotit, vodhët nga altarët objektet e shenjta, plaçkitët ikona të panumërta dhe eshtra shenjorësh. Nuk është aspak e çuditshme që Kisha e Lindjes sheh tek ju veprat e Djallit"[2].

Një nga çastet historike të kohëve moderne ishte ndryshimi rrënjësor i këndvështrimit të Selisë së Shenjtë mbi muslimanët, gjë e cila shpresojmë të shërbejë si katalizator për të sjellë më shumë mirëkuptim mes muslimanëve dhe të krishterëve. Ndërsa më 1095 Papa

[1] Cohn, Norman. The pursuit of Millenium. Cituar në Bamber Gascoigne, The Christians, nga Bamber Gascoigne (Londër: Jonathan Cape, London, 1977), 113.

[2] Gascoigne, Bamber. The Christians. Londër: Jonathan Cape, 1977, 119.

Urbani II (i njohur, gjithashtu, si Urbani i Bekuar), i cili ishte i pari që thirri kryqëzatat, i përshkruan muslimanët si "Popull pa perëndi, idhujtarë, armiq të Krishtit, qenër, kashtë e caktuar për zjarrin e përjetshëm", etj., qarkorja *Nosta Aetate* e vitit 1965, nën Papën Pali VI, i shikon muslimanët nën një dritë krejtësisht të ndryshme. "Kisha i shikon me nderim muslimanët", thotë dokumenti dhe vijon duke shpallur se muslimanët adhurojnë Zotin e Vetëm, Zotin e Ibrahimit, me të cilin besimi Islam lidhet me gëzim; adhuron lutet dhe jep lëmoshë; nderon Jezuin dhe të ëmën e tij të virgjër dhe e quan atë profet dhe lajmëtar të Zotit.

Që prej kryqëzatave, marrëdhniet mes Europës dhe botës islame janë shqetësuar nga programi kolonizues i vendeve europiane dhe, pas Luftës së Parë Botërore, pothuaj të gjitha vendet islame ishin nën sundimin e kolonializimit europian. Pavarësia politike që pasoi u sigurua pas një lufte të gjatë, por, kolonializmi thjesht ndryshoi formë, duke u shndërruar në neokolonializëm, të udhëhequr nga Shtetet e Bashkuara të Amerikës, i cili nuk varet nga ushtritë pushtuese, por nga sistemi i levave ekonomike.

Kreu i katërt

# ANATOMIA E ISLAMIT

Fjala *fe* në përdorimin perëndimor nuk mjafton për të shprehur tërësinë e Islamit si një sistem gjithpërfshirës që ndikon në të gjitha aspektet e jetës, qoftë vetjake, qoftë e përbashkët. Thirrja e plotë e Islamit për ndjekësit e tij quhet *Sheriat,* ndërsa ndarja e Sheriatit në tre "dhomëza" – atë të adhurimit, atë të kodit moral, dhe atë të sistemit ligjor, është arbitrare, përderisa këto janë të ndërlidhura dhe të ndërkallura me njëra-tjetrën. Morali vetjak përbën normën e parimeve morale të përbashkëta, ndërkohë që vetë parimet morale nuk ekzistojnë në zbrazëti ligjore. Uni i brendshëm (ndërgjegjja dhe qëllimet) dhe uni i jashtëm (veprimet dhe sjellja e dukshme) duhet të jenë në harmoni dhe të mos bien ndesh me njëri-tjetrin, kurse sistemi i adhurimit e përgatit individin për të arritur këtë të vërtetë të Islamit. Gjithçka tjetër është mashtrim dhe fallsifikim.

## VËSHTRIM I PËRGJITHSHËM MBI SHERIATIN

### BURIMET E SHERIATIT

Burimi kryesor i Sheriatit është sigurisht Kurani, Fjala e Zotit. Kurani trajton një spektër të plotë çështjesh,

duke filluar nga vendosja e parimeve themelore të besimit[1] deri tek përkufizimi i standardeve absolute të moralit dhe të kodeve të sjelljes së lejueshme dhe të palejueshme. Ai përvijon parimet e adhurimit dhe formon kornizën e një sistemi ligjor tërësor në lidhje me ligjin për familjen, rregullat për ekonominë, kodin penal, sjelljen shoqërore, traktatet, etikën e luftës dhe të paqes, modelin e qeverisjes (dhe konsiderohet pararendësi islam i demokracisë), të drejtat e njeriut, lidhjet me kombet dhe fetë e tjera, trashëgiminë, vënien e taksave (zekati), e të tjera. Është e drejtë të themi se të rralla janë çështjet e jetës që nuk lidhen sadopak me Kuranin.

Kurani krijon një kornizë themelore dhe parime të pandryshueshme në lidhje me besimin (*akide*-n) dhe adhurimin (*ibadet*-in), ndërsa sfera e ligjit që drejton ndërveprimin njerëzor (*mu'amalat*), me disa përjashtime të vogla, rregullohet me anën e udhëzuesve të përgjithshëm të ndryshueshëm. Prandaj, mosndryshoret e Sheriatit në lidhje me marrëdhëniet ndërnjerëzore (mu'amalat-in) janë të kufizuara. Kjo ka ndihmuar shumë në rritjen dhe evoluimin e shkencës së jurisprudencës (prejardhja e vendimeve), duke çuar në krijimin e shkollave të ndryshme të mendimit dhe duke grumbulluar gjatë rrjedhës së shekujve një thesar mendimesh, të cilat u kanë shkuar për shtat vendeve dhe kohërave të ndryshme, si dhe kanë vërtetuar se Sheriati nuk është as i pandryshueshëm, as i shterueshëm.

---

[1] Shih krerët nga i pari tek i treti.

Burimi i dytë i Sheriatit është Suneti, pra tradita e Profetit Muhamed në atë që ai urdhëronte, ndalonte, bënte apo pranonte përmes zotësisë së tij si profet. Ndonjëherë Suneti shpjegon Kuranin, e ilustron atë, shtjellon me hollësi disa nga përgjithësimet e tij dhe e plotëson në disa pjesë. Shkenca e Sunetit, veçanërisht procesi i vërtetësimit të thënieve të Profetit, është ndoshta dega më e saktë në shkencën e historisë. Udhëzimet e ngurta të ndjekura nga grumbulluesit e Sunetit gjatë gjurmimit të zinxhirit të lajmësave dhe të dëshmitarëve dhe, mbi të gjitha, përpjekjet e tyre të çiltra për t'u siguruar që një Sunet i lajmëruar nuk binte ndesh me Kuranin, as drejtpërsëdrejti, as tërthorazi, nuk binte ndesh as me të vërtetën dhe miratimet tashmë të pranuara, e përcaktojnë shkencën e Sunetit si shkencën e përpikmërisë.

Burimi i tretë i Sheriatit vihet në lëvizje kur një çështje nuk përcaktohet siç duhet nga Kurani ose Suneti. Tek analogjia shkohet përmes procesit të arsyetimi deduktiv që barazon një çështje të re me një tjetër, tashmë të vendosur me Kuran dhe/ose Sunet. *Ixhtihad*-i është termi që shenjon përdorimin e provave të shfrytëzueshme (fetare, shkencore, statistikore dhe shoqërore) për të vlerësuar rrugën më të mirë që duhet zgjedhur, me kusht që të mos bihet ndesh me Kuranin, me Sunetin ose me qëllimet e Sheriatit, të cilat do t'i paraqesim menjëherë. Prandaj, Sheriati nuk është një bashkësi e ngurtësuar rregullash që duhen kopjuar dhe përdorur kurdoherë dhe kudo. Ajo lejon që mendjemprehtësia t'u qaset situatave

të ndryshueshme nëpërmjet legjislacionit progresiv. Gjatë evoluimit të shkencës së jurisprudencës, u vendosën rregulla juridike përmes përdorimit të parimeve islame që burojnë nga udhëzimet e Profetit (Suneti) dhe nga Kurani. Shembulli që pasqyron këtë zhvillim është parimi: "Nevoja i anulon ndalesat". Për shembull, është e paligjshme të hahet mish derri, por nëse ushqimi i vetëm që mund të gjejë udhëtari i humbur në shkretëtirë është mishi i derrit, lejohet ngrënia e tij në sasi të nevojshme për mbijetesën derisa të mundësohet gjetja e ushqimit të lejuar. Shembujt ku pasqyrohen rregulla të tjera përfshijnë si më tej vijon: "Nëse nuk mund të shmangësh dy të këqija, atëherë zgjidh të keqen më të vogël"; "Interesi publik merr përparësi ndaj interesit vetjak"; si dhe "Dëmi duhet larguar". Rregulli i përgjithshëm, kur nuk bie ndesh me Kuranin dhe me Sunetin është: "Ku shkon begatia shkon kushtetuta e Zotit".

## SYNIMET E SHERIATIT

Synimi madhor i Sheriat është begatia e njerëzve, në këtë botë dhe në botën përtejme. Po të flasim në përgjithësi, nevojat e komunitetit klasifikohen në nevoja të ngutshme, nevoja të zakonshme, dhe nevoja plotësuese (që e bëjnë jetën më të këndshme), sipas këtij rendi të rëndësisë. Në krye të listës ndodhet kategoria e parë, që përfshin të "Pesë Synimet e Sheriatit", të cilat njihen gjerësisht dhe kanë si objektiv ruajtjen dhe mbrojtjen e (1) jetës, (2) mendjes, (3) fesë, (4) pronës

dhe zotërimeve, si dhe (5) riprodhimin dhe ruajtjen e llojit. Secila syresh ndahet në kategori të mëtejshme dhe degëzohet në nënkategori që përfshijnë edhe hollësi në dukje të parëndësishme, dhe çdonjëra syresh shërbehet përmes rregullave të përshtatshme morale dhe/ose ligjore. Përmes mposhtjes së tundimit për t'u zhytur në ujrat e thella të kësaj teme të pafund, mund t'i mbledhim si kokërrat e kallirit pas korrjes idetë kryesore nga çdo kategori, me qëllim që të japim një pamje sa më të qartë:

*Ruajtja dhe mbrojtja e jetës.* Këtu përfshihet e drejta për të jetuar dhe detyra për ta mbrojtur jetën. Ajo kërkon ndalimin e vrasjes dhe përcakton përjashtimet e lejueshme, të tilla si lufta e ligjshme ose vendimi gjyqësor. Kërkimi i mjekimit kur je sëmurë ose shmangia e dëmtimit të shëndetit, duke shmangur çdo gjë që mund të çojë drejt tij, janë detyra islame, po ashtu, edhe rregullat e të ushqyerit, kujdesi për formën e mirë fizike, dhe rregullat e pastërtisë së individit, shtëpisë, rrugës dhe mjedisit. Një nga mësimet mbresëlënëse të Muhamedit është se "Zoti nuk ka krijuar sëmundje pa krijuar barin për shërimin e saj ... disa syresh njihen, disa syresh nuk njihen ende", një shtysë për të vazhduar kërkimet. Parimet e karantinës u vendosën kur Muhamedi udhëzoi: "Nëse në një qytet ka rënë murtaja, mos hyni po të jeni jashtë, ose mos dilni po të jeni brenda".

Nxitja e bujqësisë është e lavdërueshme. Mësimet e Profetit Muhamed përfshijnë: (1) Nëse vjen Dita e Gjykimit dhe ti ke në dorë një filiz për

të mbjellë, nxito e mbille po munde; (2) Kushdo që punon një tokë do të shpërblehet për çdo frymë që ushqehet me të korrat e saj, edhe për zogjtë e kafshët, madje edhe për hajdutin që vjedh prej tyre; (3) Asnjë pemë nuk duhet të pritet apo të digjet, për t'u përdorur si mjet lufte. Vetëdija ekologjike dhe respekti për mjedisin janë urdhër i prerë. Cikli ujor përshkruhet në Kuran, ndërkohë që ruajtjen dhe pastërtinë e tij Muhamedi i bëri të detyrueshme. "Asnjë zog apo kafshë nuk duhet të vritet, përveçse kur nevojitet për ushqim" është një nga udhëzimet e tij, ashtu siç është dashuria për kafshët dhe ndalimi i stërmundimit të tyre.

*Ruajtja dhe mbrojtja e mendjes.* Mendja është shenja dalluese qenies njerëzore. Ajo është mjeti ynë, përmes të cilit ne dallojmë të mirën dhe të keqen dhe mund të eksplorojmë krijesën e Zotit dhe natyrën brenda dhe përreth nesh. Soditja dhe meditimi janë detyra fetare, dhe Kurani i dënon ata të cilëve është dhënë mendja por nuk e përdorin atë. Liria e mendimit dhe e fjalës janë të drejta themelore të njeriut.

Në Islam, kërkimi i diturisë nuk është vetëm e drejtë por edhe detyrë. Fjala e parë e Kuranit është urdhëri "*Lexo*", dhe Kurani thotë: *"Nuk janë të barabartë ata që kanë dije dhe ata që nuk kanë, as drita, as errësira nuk janë njësoj"*, dhe *"Mes gjithë robëve të Tij, vetëm të diturit kanë drojë prej Tij"*. Kërkim shkencor, po të flasim me zhargonin juridik, quhet "zbulimi i ligjit të Zotit në krijesën e Tij", dhe është detyrë e gjithë atyre që janë në gjendje të merren me të. Censurimi i mendjes nuk

lejohet, dhe asnjë qenie njerëzore nuk mund të mëtojë të sundojë një qenie tjetër në këtë drejtim. Mendja duhet të mbrohet jo vetëm nga censura, por edhe nga ndrydhja, frika, ankthi dhe stresi. Çdo gjë që mpin ose vret mendjen është e pështirë; prandaj, konsumimi i alkoolit dhe drogës është kategorikisht i ndaluar në Islam, madje nuk lejohet as në raste të veçanta.

*Liria e besimit.* Shumë dijetarë muslimanë i japin lirisë së besimit vendin e parë, por sigurisht, pa paprekshmërinë e jetës dhe të mendjes, kryerja e detyrave fetare është e pamundur. Liria e besimit dhe adhurimit është një e drejtë themelore e njeriut, dhe jo vetëm për muslimanët. Është kundër Islamit të detyrosh dikë ta përqafojë atë; Kurani thotë: *"Në besim nuk ka detyrim"* (2:256).

Duhet të ngrihen tempuj adhurimi, dhe çdo përdhosje ndaj tyre konsiderohet si përhapje e të keqes në Tokë.(1) Kur muslimanët sulmohen për besimin e tyre, ata gëzojnë të drejtën dhe detyrën për t'u mbrojtur.

*Mbrojtja e pronës private.* E drejta e pronës është e pashkelshme dhe nuk ka ndalime apo kufi në drejtim të vënies së pasurisë, sigurisht nëse kjo pasuri sigurohet me mjete të ligjshme. Mjetet e paligjshme të grumbullimit të pasurisë përvijohen qartë në Islam, dhe përfshijnë fajdet, mashtrimin, vjedhjen, monopolet, e të tjera. Në Islam, përcaktohen rregullat e

---

(1) Kurani thotë: "Sikur Allahu të mos i kishte dhënë njerëzve mundësinë për t'u mbrojtur nga njëri-tjetri, do të shkatërroheshin manastiret, kishat, sinagogat dhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i Allahut" (22:40).

marrëveshjeve dhe shkëmbimeve tregtare. Të drejtat e kapitalit çiftohen me detyrat e tij, duke përfshirë vënien e taksave dhe kontributin në përpjestim me nevojat e shoqërisë. Taksa e *zekatit* është e detyrueshme dhe duhet të jetë e në masën e rreth 2.5% të parave të grumbulluara brenda harkut të një viti, me formula të tjera për të ardhurat nga bujqësia, blegtoria, pronat e patundshme dhe industria. Mirqënia e çdo individi është përgjegjësi e përbashkët e tërë komunitetit dhe askush nuk mund të sillet sikur të ishte një ishull i vetmuar.

*Riprodhimi dhe ruajtja e llojit.* Martesa e vërtetë nëpërmjet një kontrate martesore të shenjtëruar dhe të dokumentuar është e vetmja mënyrë e ligjshme që një çift të mund të krijojë familje dhe të ketë fëmijë (Sheriati vë në dukje lidhjet familjare që bëjnë të palejueshme martesën e një çifti). Pastërtia e racës (lindje të ligjshme nga prindër të identifikuar) dhe e drejta për të njohur prindërit dhe pasardhësit është detyrim. Ushqyerja me gji nxitet deri në dy vjet.

Seksi jashtëmartesor (përfshirë seksin paramartesor) është mëkat, dhe bëhet shkelje e dënueshme me ligj nëse mbështet në dëshminë e katër dëshmitarëve të besueshëm. Planifikimi familjar (me mjete natyrale ose artificiale) lejohet, por jo nëse kërkon vrasjen e një jete (do me thënë, aborti: fetusi gëzon të drejtën e jetës, trashëgimisë, marrjen e testamentit ose të dhuratave). Lejohen kërkimi i pjellorisë dhe mjekimi i shterpësisë, por vetëm si i pranueshëm në Sheriat.

Birësimi sipas mënyrës perëndimore nuk lejohet, por kujdesi për fëmijët ose sponsorizimi i fëmijëve nevojtarë nxitet si formë bamirësie, dhe këtyre praktikave u mungon gënjeshtra e mëtimit të lidhjeve të vërteta familjare, kur në të vërtetë ato nuk ekzistojnë. Fëmijëve u thuhet e vërteta për origjinën e tyre. Kur arrijnë moshën e rritur, nëse një fëmijë jobiologjik i rritur brenda një familjeje, propozon të martohet me një fëmijë biologjik të kësaj familje, propozimi nuk mund të hidhet poshtë mbi bazat se janë motër e vëlla, ngaqë në të vërtetë nuk janë të tillë.

Të drejtat dhe detyrimet ndërsjella të bashkëshortëve, dhe ndërmjet prindërve dhe fëmijëve, shpjegohen me hollësi. Përcaktohen sjellja familjare dhe rregullat e trashëgimisë. Mbajtja e familjes është detyrë e burrit, ndërsa kontributi financiar i gruas nuk është detyrim i saj. Gratë gëzojnë të drejtën e punës (në përputhje me integritetin e familjes), dhe të drejtat absolute të pronës vetjake të pavarur, të trashëgimisë, si dhe të arsimimit. Burrat dhe gratë kanë vlerë të njëjtë njerëzore dhe shpirtërore, dhe detyrimet e Islamit (gjithashtu, edhe ndalimet) janë barazisht të vlefshme për të dy palët.

## Kisha dhe Shteti

Europa është treguar e zgjuar në vendimin e vet për të ndarë kishën nga shteti. Monopoli i afërt i kishës së hershme (përkundrejt mësimeve të shkrimeve) ndaj të gjitha aspekteve të jetës nuk mbështetej në mësimet e

Jezúit. Pushteti i saj për të penguar lirinë e mendimit dhe progresin shkencor pasqyrohet në shumë shembuj të njohur historikë. Më vonë, Amerika ndoqi një rrugë të ngjashme për të njëjtat arsye, si dhe për të shmangur një besim që sundonte të tjerët në një shoqëri të besimeve të ndryshme, duke ndërhyrë kështu tek liria e besimit. Shumë prej emigrantëve të parë në Amerikë, në të vërtetë, ishin duke i kthyer shpinën intolerancës dhe persekutimit fetar, që kishin brejtur Krishtërimin europian.

Sipas përfytyrimit tim, ndarja e kishës nga shteti përputhet me idealet themelore të Krishtërimit, pasi qëllimi i saj kryesor është të pastrojë shpirtin njerëzor dhe të lartësojë karakterin njerëzor, dhe jo të kërkojë organizimin e shtetit. Mbretëria e Jezuit, sipas Dhjatës së Re, nuk i përkiste kësaj bote. Dhjata e Re bën të ditur se kur shtrohet pyetja nëse ishte e ligjshme t'i paguhej haraç Qezarit të Romës, ai vështronte një monedhë me fytyrën e Qezarit mbi të dhe thoshte: *"Jepini Qezarit atë që është e Qezarit dhe Zotit atë që është e Zotit".* Muslimanët në Shteteve të Bashkuara, si të gjithë njerëzit me mendje të shëndoshë, e vlerësojnë idenë e pluralizmit që siguron lirinë e besimit për të gjithë, përtej fanatizmit dhe përndjekjes, çka, në të vërtetë, përputhet me mësimet Islame.

Ndoshta ka ardhur koha të shprehim një pakënaqësi që përjetojnë mjaft muslimanë, të krishterë dhe hebrenj, në Amerikë dhe në Perëndim, të cilët e ndiejnë se parimi i ndarjes së kishës nga shteti është keqpërdorur dhe shfrytëzuar për të përjashtuar Zotin dhe vlerat universale

të parimeve morale dhe njerëzisë, që, mirëpriten prej Tij nga jeta e përditshme e njerëzve. Debati nëse ka "vdekur" Zoti ka vazhduar në median amerikane gjatë tre dekadave të fundit dhe ka ndikuar në pikëpamjet e shumë njerëzve. Shumë prej atyre që besojnë se Zoti nuk ka vdekur, në praktikë, kanë rreshtur së pranuari autoritetin e Tij për të na treguar se çfarë duhet të bëjmë me jetën tonë, si individë dhe si komb. Thirrjet për sjellje morale ose kundër pornografisë, shthurjes dhe sëmundjeve të tjera të shoqërisë shpesh akuzohen se dhunojnë ndarjen e kishës nga shteti. Motot "Një komb një Zot" dhe "Ne besojmë tek Zoti" po bëhen gjithnjë e më të cekëta dhe, nëse gjërat vazhdojnë të lëvizin në këtë drejtim, nuk do të duhet shumë kohë para se amendamentet kushtetuese t'i fshijnë plotësisht ato që janë duke u vënë në jetë tani për tani.

Reagimi universal perëndimor i atyre që dëgjojnë se muslimanët në vendet islame duan të sundohen nga e Drejta Islame është i papranueshëm dhe drojtës. Të kushtëzuar nga historia e pafat europiane që çoi në ndarjen e kishës nga shteti, aty për aty, ata e urrejnë këtë ide dhe e përkthejnë atë si tërheqje në kohët errëta kur Europa vuante nën sundimin e autoritetit shtypës të kishës. Ky nuk është një përfundim i saktë, sepse këto dy situata nuk janë njësoj.

Kur studiojmë rastin e Islamit, zbulojmë se parimi i ndarjes së kishës nga shteti është i pazbatueshëm. Ndërkohë që në Krishtërim nuk ka shtet, në Islam nuk ka kishë, dhe kjo e pamundëson studimin e njëllojtë të situatave. Edhe pse ka dijetarë, në Islam nuk ka kler dhe

nuk ekziston as institucioni i priftërimit. Fakti që disa të diplomuar për studime islame në disa vende islame veshin një veshje të veçantë, nuk do të thotë asgjë dhe nuk i bën ata priftërinj, dhe as nuk i ngre mbi muslimanët e tjerë. Në ditët e hershme të Islamit kjo veshje nuk ekzistonte; ajo ishte një zhvillim i mëvonshëm kur shoqëria filloi të krijonte veshje të veçanta për grupe të vaçanta, të tilla si uniformat e ushtarëve dhe policëve dhe bluzat e bardha të doktorëve. Njohuritë dhe studimet fetare janë të hapura për të gjithë, kurse interpretimi nuk është monopolik as privilegji i një grupi elitar; specializimi dituror vlerësohet dhe respektohet, por nuk shenjtërohet. Në Islam nuk thuhet se vetëm dijetarët besimtarë duhet të drejtojnë qeverinë, pasi sigurisht atyre mund t'u mungojë mjeshtëria teknike në ndarjet e ndryshme të degëve ekzekutive. Pozita duhet të mbahet sipas kualifikimit vetjak dhe postet janë të hapura si edhe për qytetarët muslimanë edhe për qytetarët jomuslimanë.

Edhe nga një vështrim thjesht i përciptë mbi synimet e Sheriatit, siç u dhanë më sipër, bëhet e qartë se vënia e tyre në jetë e kapërcen mjedisin e sjelljes vetjake, për t'u shtrirë në mbretërinë e qeverisjes. Sheriati, kushtetuta, është burimi i legjislacionit dhe baza prej nga krijohen ligjet. Megjithëse shekullarizmi në shoqëritë e krishtera nuk është i papërputhshëm me Krishtërimin, kjo nuk mund të thuhet edhe për Islamin, pasi kjo do të kërkonte injorimin, zhvleftësimin ose zëvendësimin e shumë urdhërave të Kuranit dhe të Sunetit, duke iu kundërvënë parimeve themelore të besimit islam. Vlerësimi i këtyre fakteve duhet të qartësojë faktin se ajo që është e

pranueshme në shoqëritë e krishtera mund të mos jetë e tillë në shoqëritë muslimane, edhe pse secila syresh nxit lirinë e besimit dhe të drejtën për vetvendosje.

As kombet islame, as ato të krishtera nuk duhet t'ia detyrojnë pikëpamjet e veta njëri-tjetrit, por, fatkeqësisht, nuk ndodh kështu, ngaqë Perëndimi, në mënyrë të njëanshme, duket i prirur të pengojë vetëqeverisjen e muslimanëve në përputhje me fenë e tyre. Ai, njëherësh, mbështet diktaturat laike dhe diktaturat që në mënyrë të gënjeshtërt vetëshpallen si islame, por, në të vërtetë, e tejkalojnë mbrojtjen e të drejtave të njeriut, të lirive themelore të burrave dhe të grave, dhe të qeverisjes nga populli për popullin, që mbeten shenjat dalluese të qeverisë së vërtetë islame. Në të vërtetë, nuk ekziston asnjë shtet që të mund të quhet përfaqësues i shtetit të vërtetë islam. Kudo ku procesi i shëndoshë demokratik është gati duke sjellë fitoren e një partie islame, ndërhyn menjëherë aleanca paradoksale dhe e ndërlikuar ndërmjet demokracive kryesore dhe diktaturave sunduese, për të asgjësuar këtë përpjekje pa i dhënë asnjë mundësi që të vërtetojë ose çvërtetojë vetveten. Medet! Demokracitë janë më të dhëna pas status kuosë sesa pas vetë demokracisë.

Një nga akuzat e ngritura kundër kërkesës së kombeve islame për t'u qeverisur nga ligjet islame lidhet me statusin e minoriteteve të krishtera dhe hebreje, të cilët janë shtetas të këtyre vendeve. Ky kundërshtim është duke u përmendur me të madhe edhe nga media, edhe nga politikanët, megjithëse, në të vërtetë, nuk mbart asnjë lloj besueshmërie. Shumë

pak veta e dinë se sistemi islam, në mënyrë unike, i lejon komunitetet e krishtera dhe hebreje të merren me çështjet e veta ligjore në përputhje me udhëzimet e feve të tyre. Mirëpo, këto çështje janë të pakta dhe lidhen me probleme familjare (martesa, divorci, trashëgimia, etj.). Përndryshe, duke mos rënë ndesh as me shkrimet e tyre, as me rrugëzgjidhjet e tjera, minoriteteve nuk do t'u bëhet keq dhe do të jenë të barabartë me shumicën përpara ligjit të shumicës (përtej bindjes fetare), gjatë ruajtjes së parimeve të shëndosha demokartike.

Mirëpo, nuk do të tregoheshim plotësisht të ndershëm po të mos përmendnim disa vërejtje dhe druajtje rreth çështjes së zbatimit të Sheriatit. Në shumë raste kjo përcillet në mbretërinë e parullave dhe të emocioneve. Disa të rinj tejet entuziastë e kanë shndërruar këtë në kundërvënie ndaj ndjekësve të besimeve të tjera. Megjithatë, Sheriati kërkon që ata të sillen në mënyrë tërësisht të kundërt, duke synuar zhdukjen e frikës, lehtësimin e ankthit dhe shpalosjen e etikës së qytetarisë në mënyrë praktike, detyrë të cilën shumica e muslimanëve dhe shumica e lëvizjeve islame e ndjekin në mënyrë aktive, edhe pse pa pasur mbështetjen e medias apo të rretheve të politikës profesioniste në Perëndim.

Partitë politike islame që vendosin të zgjedhin alternativa demokratike në këtë rast kanë nevojë edhe për këshilla. Edhe pse e zhvillojnë betejën zgjedhore nën flamurin tërheqës të Islamit, ato, gjithashtu, duhet t'i paraqesin elektoratit programet e hollësishme që kanë përgatitur për të realizuar synimet e Sheriatit.

*Islami* nuk është një fjalë magjike që do të zgjidhë problemet e ndërlikuara ekonomike, shoqërore dhe politike që rëndojnë në shpatullat e vendeve të tyre. Duhet të kryhen studime të thukta të specializuara dhe teknike, për të punuar brenda Sheriatit në drejtim të zgjidhjeve të përshtatshme.

Atyre që zgjedhin demokracinë, Islami u kërkon të jenë të ndershëm në deklaratat e tyre dhe nuk duhet të kryejnë tradhëti, duke shfrytëzuar retorikën demokratike derisa marrin pushtetin dhe duke e braktisur atë sapo ndodh një gjë e tillë. Skenari i rastit më të keq për një parti islame është marrja e pushtetit në rrugë demokratike, dështimi në përmbushjen e premtimeve, dhe pastaj mospranimi i dështimit, duke menduar në mënyrë të gabuar se ky dështim do të shihet si dështim i Islamit dhe, kësisoj, duke i vjedhur ose kotësuar zgjedhjet e radhës, duke i mohuar kombit të drejtën për t'i mos i njohur ato dhe, pastaj, medet, duke u shndërruar në një diktaturë të re! Në këtë drejtim, partitë islame duhet të provohen ende dhe prandaj nuk është e drejtë që ato të paragjykohen pa pasur dëshmi.

Kundërshtarët e këtyre partive islame, të cilët e mbajnë pushtetin në kundërshtim me vullnetin e popullit të vet, kanë dështuar tashmë, ndërkohë që demokracitë e mëdha të botës duhet të mos i mbështesin, as moralisht, as në ndonjë formë tjetër. Nëse partitë islame vijnë ndonjëherë në pushtet, ne i këshillojmë të mos veprojnë njësoj, pasi nuk nevojiten vetëm ligjet islame, por, mbi të gjitha, nevojitet karakteri dhe integriteti islam, po ashtu. Disa shembuj të famshëm që mëtojnë, madje mburren,

se sundojnë përmes Sheriatit, sipas mendimit tonë, ose janë të pandershëm, ose nuk e njohin Sheriatin, ose edhe janë të pandershëm, edhe nuk e njohin Sheriatin. Të reduktosh Sheriatin në disa çështje të përzgjedhura të kodit të vet penal, pa marrë parasysh kontekstin e plotë të tij, është mashtrim. Dhënia e dënimeve të rënda për krime të lehta, pa bërë asnjë përpjekje për trajtimin e korrupsionit masiv në qarqet sunduese dhe të shfrytëzimin me babëzi të burimeve kombëtare pa pikën e përgjegjësisë, kurrë nuk mund të jetë islame.

Në Islam, drejtuesi mban përgjegjësi para kombit, duke u quajtur shërbëtori dhe jo sundimtari i tij. Është kundër Islamit të gjykohen njerëzit e thjeshtë dhe të dobtit, duke lejuar ndërkohë që të mos ndëshkohet fisnikëria për shkeljet. Sheriati duhet të zbatohet nga fillimi në fund dhe jo nga fundi në fillim. Për të frenuar krimin, Islami zbaton një qasje të trefishtë: kultivimin e ndërgjegjes islame (nëpërmjet edukimit dhe udhëheqjes), parandalimin e problemeve që mund të çojnë në krime (shoqërore dhe ekonomike), dhe së fundi, ndëshkimin ligjor – duke ndjekur këtë renditje. Dhe pastaj, ligji nuk njeh kufi.

## DEMOKRACIA

Në ditët e sotme mjaft shpesh shtrohet pyetja nëse Islami përputhet me demokracinë. Është e habitshme të thuhet se ata që e thonë këtë janë një grup aq heterogjen, sa thuajse nuk kanë asgjë të përbashët mes tyre. Ashtu si grupet e inteligjencës muslimane në

fillim të shekullit, të cilat ishin aq të magjepsura nga Perëndimi, sa kërkuan birësimin e të mirës dhe të keqes së përvojës Perëndimore, e tashmja përshkohet nga një zhgënjim aq imadh për shkak të kalbëzimit moral dhe të padrejtësive politike të Perëndimit, sa shumë njerëz mohojnë, përmes reagimit, gjithçka Perëndimore, duke përfshirë edhe demokracinë. Diktatorët laikë të vendeve Islame, sigurisht, ta neverisin demokracinë për shkak të të qenit diktatorë, si dhe kanë një interes të lindur t'ua paraqesin demokracinë masave muslimane si joislame. Diktatorët që përdorin veshjen islame dhe mëtojnë se janë islamë, gjithashtu, propagandojnë pikpamjen se demokracia është e huaj për besimin islam dhe kanë në shpurën dhe listëpagesën e tyre dijetarë fetarë, që dëshirojnë të luajnë këtë rol prej Makiaveli.

Kundërshtarët tradicionalë të Islamit në Perëndim, edhe në media edhe në rrethet politike, gjithashtu, nuk lodhen së përshkruari Islamin si një besim anti-demokratik, që nuk ka vend për vlera demokratike. Qëllimi i tyre, sigurisht, është të largojnë edhe më tej Islamin nga mendja e opinionit Perëndimor, duke bërë të mundur dhe të pëlqyeshme, njëherësh, demonizimin e muslimanëve në një mënyrë që lehtëson pranimin e politikave të rrepta dhe të qëndrimeve të padrejta që qeveritë e tyre mbajnë ndaj muslimanëve. Ata shpesh ngrenë çështjen e mungesës së demokracisë në shumicën e vendeve Islame. Ajo çka ata nuk e përmendin është fakti se mbështetja e vetme e frytshme e diktatorëve kundër frymëzimit demokratik të popujve në Lindjen e Mesme jepet nga demokracitë Perëndimore.

Ndoshta nuk është e mundur të krahasohet sistemi Islam që u krijua në fillim të shekullit të shtatë me institucionet demokratike të Perëndimit, të cilat u zhvilluan shumë shekuj më vonë. As sistemet demokratike Perëndimore nuk janë kopje e përpiktë e njëri-tjetrit; ata thjesht kanë të përbashkëta parimet dhe ideologjinë e demokracisë. Në Kuran (katërmbëdhjetë shekuj më parë) lexohej qartë dhe rrokje për rrokje parimi i *shura*-s, që do të thotë se çështjet duhet të vendosen nëpërmjet shqyrtimit dhe konsultimit të përbashkët. Zbatimet praktike të këtij parimi në kohët e hershme të Islamit (koha e Profetit dhe pasuesve të tij të menjëhershëm) e cilësojnë atë si pararendësin e demokracisë.

Vetëm në zotësinë e vet si profet, Muhamedit duhet t'i bindeshe pa kurrëfarë kundërshtim, por jashtë lëmit të përcjelljes dhe shpjegimit të besimit ashtu siç e merrte nga Zoti, vetë Muhamedi e bëri të qartë se ishte njeri i zakonshëm, i cili nuk mund të parashikonte të ardhmen apo të mëtonte se kishte më shumë njohuri se njerëzit e tjerë në fushat përkatëse të dijes. Në prag të Betejës së Bedrit, ndeshja e parë dhe më e rëndësishme ushtarake mes muslimanëve dhe aleancës arabe të idhujtarëve, Profeti bëri një plan ushtarak për shpërndarjen e trupave të tij të pakta. Kur një nga ndjekësit e tij e pyeti: "A është ky pozicionim i urdhëruar nga Zoti në mënyrë që ne t'i përmbahemi pa kundërshtime, apo kemi të bëjmë me një strategji ose plan njerëzor?" dhe Muhamedi u përgjigj se ishte e dyta, bashkëluftëtari i tij sygjeroi një plan tjetër shpërdarje. Profeti e pranoi këshillën dhe zbatoi planin e ri; përfundimi ishte një fitore madhështore.

Vite më vonë, armiqtë dërguan një ushtri të madhe për t'i sulmuar muslimanët në Medinë. Muhamedi mendonte të qëndronte në Medinë dhe të ndeshej aty me armikun, por diskutimet treguan se shumica parapëlqente të marshonte përpara dhe të zhvillonte betejën me armikun në Malin e Uhudit, shumë larg Medinës. Muhamedi pranoi mendimin e shumicës në përputhje me parimin e shura-s. Muslimanët arritën një fitore fillestare. Në këtë kohë, një batalion harkëtarësh, të vendosur në majë të malit, mendoi se beteja përfundoi, lëshoi pozicionet dhe u bashkua me pjesën tjetër, duke mos iu bindur urdhërit të Profetit për të mos i lëshuar pozicionet në asnjë rast. Halid ibn el Uelidi (një gjeni ushtarak që drejtonte një regjiment këmbësorie të armikut) vuri re dobësinë në radhët e muslimanëve dhe, pas zuri majën e malit, i sulmoi muslimanët nga pas shpine, duke i kapur tërësisht të papërgatitur. Kjo tronditi ekuilibrin dhe i ktheu ngjarjet kundër muslimanëve; ata duhet të tërhiqeshin, pasi kishin pësuar humbje të mëdha. Megjithëse muslimanët kishin dy herë faj, vargjet e Kuranit u zbuluan menjëherë pas kësaj, duke iu drejtuar Muhamedit kështu: *"Ishte mëshira e Zotit ajo që të bëri të sillesh butësisht me ta (ndjekësit e tu): po të ishe treguar zemërgur, ata do të të kishin braktisur. Prandaj, fali dhe kërkoi (Zotit) falje për ta dhe kryeje shuran së bashku me ta."* (3:159).

Shura duhet të mbizotërojë të gjithë fushat e jetës në të gjitha rrafshet, madje edhe në çështjet në dukje të parëndësishme, që përmenden në Kuran, të tilla si urdhëri i kuranor se vendimi për t'i hequr gjirin një

foshnje duhet të merret përmes shura-s (këshillimit) të ndërsjellë, si dhe me pëlqimin e të dy prindërve.

Vdekja e Profetit shënoi mbylljen e lisit të profetëve, pasi nuk do të kishte profetë të tjerë pas tij, ndërkohë që do të zëvendësohej nga një kryetar shteti. Zgjedhja e pasuesit u krye me debat të hapur, ku morën pjesë disa mëtimtarë, derisa Ebu Bekri, shoku më i ngushtë i profetit, u zgjodh njëzëri kalif i parë. Me atë rast, parimi Islam u përsërit dhe theksua nga vetë Ebu Bekri. Kësisoj, ne mund t'i përmbledhim rregullat e rëndësishme që rregullojnë procesin e zgjedhjes së një drejtuesi dhe rolin e tij në komunitetin musliman:

1. Vendi duhet të zihet nëpërmjet mandatit të dhënë nga populli (Ebu Bekri kërkoi menjëherë mendimin e të tjerëve që nuk ishin të pranishëm në mbledhje për t'u siguruar se ishin në një mendje me të).
2. Emërimi është i kushtëzuar ("Bindmuni për sa kohë t'i bindem Zotit", deklaroi kalifi).
3. E drejta e popullit për të dhënë mandatin çiftohet me të drejtën e tyre për ta tërhequr atë (Ebu Bekri deklaroi se po të vepronte kundër ligjit të Zotit, atëherë populli nuk do të ishte i detyruar t'i bindej).
4. Drejtuesi është nëpunësi i kombit, i punësuar prej tij për të kryer detyrat që burojnë nga posti i tij (duke parë se Ebu Bekri, qysh në ditët e para, u muar me rregullimin e punëve vetjake për të

siguruar jetesën, populli e detyroi të pranonte një rrogë të barabartë me të ardhurat e një muslimani mesatar, as i pasur as i varfër, në shkëmbim të punës me kohë të plotë).

5. Kreu i shtetit nuk është peng i elitës, fisnikërisë apo grupeve të veçanta të interesit. Ai deklaroi: "I dobëti mes jush është i fortë me mua derisa unë t'i siguroj atë që i takon, dhe i forti mes jush është i dobët me mua derisa t'i marr atë që i takon të japë".

Shkurtimisht, është antiteza e asaj që praktikohet sot në shumicën e vendeve Islame. Nuk ka pikë dyshimi se sikur gjërat të kishin shkuar në drejtimin e përshkruar nga Islami, me zgjerimin e perandorisë islame dhe me zhvillimin e qytetërimit islam duke u pjekur dhe sofistikuar, muslimanët do të kishin arritur një mënyrë qeverisje që ua kalon demokracive moderne më të mira, pa qenë e mbarsur me të metat e tyre.

Për pak kohë, gjërat ecën në mënyrë shumë premtuese. Kalifi i dytë, Omeri, e ngriti vetëdijen e kombit për detyrën e vet që ta mbështeste kur kishte të drejtë dhe që ta korrigjonte kur e kishte gabim, ndërkohë që përgjigjja e një njeriu ishte: "Nëse del jashtë rruge, ne do të të korrigjojmë edhe me shpatat tona". Kalifi ia ktheu: "Nuk do të kishe asnjë vlerë po të mos e kishe thënë këtë, dhe ne nuk do të kishim asnjë vlerë po të mos e pranonim".

Fatkeqësisht modeli u prish në një nga incidentet më të trishtueshme, në mos më i trishtueshmi, në

historinë islame. Kalifit Uthman iu desh të përballej me një kryengritje që e akuzonte për nepotizëm, dhe u vra. Pasuesi i Uthmanit në kalifat, kalifi Ali ishte kushëri i Profetit, dhëndrri i tij, dhe njeri shumë i dashur për të. Ai, gjithashtu, zotëronte merita të shquara personale dhe, kur u zgjodh kalif, fisnikët dhe masat u dyndën për t'i dhënë mbështetjen e tyre. Megjithatë, Muavija, guvernatori i Sirisë (në atë kohë pjesë e perandorisë islame) nuk pranoi të jepte miratimin dhe marshoi drejt Medinës në krye të një ushtrie të madhe. Qëllimi i tij i hapur për të marshuar kundër Medinës ishte dënimi i vrasësve të Uthmanit, pasi ai kishte lidhje me kalifin e vrarë (të dy ishin nga fisi i Umejave); ai kërkonte hakmarrje dhe nuk donte të priste rezultatet e procesit të gjatë dhe të drejtë ligjor. Në fushën e betejës fitoi Aliu, por Muavija ishte një njeri i shkathët, dhe në kampin e tij ndodheshin disa burra shumë mendjemprehtë, kështu që ai arriti të bënte një lëvizje tërë hile. Disa njerëz të pakënaqur u drejtuan për të vrarë edhe Muavijan edhe Aliun, por ata ia dolën të vrasin vetëm Aliun. Vendi u trondit, por pas bisedimeve, Hasani, djali dhe pasuesi i Aliut, pranoi t'ia dorëzonte autoritetin Muavijas për të shmangur gjakderdhjen e mëtejshme dhe e mbështeti atë.

Pak kohë më vonë Muavija, me të gjithë frerët e pushtetit në dorë, e tronditi vendin përsëri, duke i detyruar njerëzit të pranonin djalin e tij, Jezitin, si pasues, duke u kthyer tek teknika e dënimit dhe e shpërblimit. Hyseni, djali i dytë i Aliut, udhëhoqi një

revolucion kundër Jezitit (edhe Hasani edhe Muavija kishin vdekur në atë kohë). Banorët e Irakut i kishin premtuar Hysenit mbështetjen e tyre, por për shkak të dredhive dhe brutalitetit të qeverisë qëndrore, ata e braktisën atë. Në vend që ta arratisej apo të dorëzohej, Hyseni dhe shtatëdhjetë ndjekësit e tij besnikë u ndeshën me ushtrinë e guvernatorit të Jezitit, e cila përbëhej prej qindra mijëra ushtarësh, dhe luftuan me guxim derisa ndërruan jetë në Qerbela. Shumë kohë më vonë, u vërtetua se kjo kishte qenë gozhda e parë në arkivolin e dinastisë së Umejave, që mbretëroi për rreth dy shekuj.

Kjo ngjarje shënoi lindjen e Shi'ismit si lëvizje, të përbërë nga përkrahës të vijës së ashpër, të cilët e quanin veten partizanë të Aliut (në Arabisht *shi'a*). Lëvizja, në të vërtetë, filloi si shprehje e disidencës politike, por që nuk arrinte të ndante politikën nga besimi, përderisa lufta për drejtësi është detyrë fetare. Me kalimin e kohës, Shi'ismi mori formën e një sekti islam të përqëndruar rreth besimit se e drejta për t'u emëruar kalif duhet t'i takojë Aliut, pastaj, me kalimin e kohës, pasardhësve të tij (djalit më të madh në varg).

Shi'itët përftuan shumë pikëpamje dytësore, sepse u ndanë në sekte të ndryshme, më i madhi i të cilëve ishte Shi'itët e të Dymbëdhjetit, që besonin se i fundmi i dymbëdhjetë (*imamëve*), që u zhduk mistershëm qysh kur ishte fëmijë, do të kthehet si Mehdiu[1] i shumëpritur

[1] Al-Mahdi: fjalë për fjalë: "i priruri", prijësi i drejtë që, siç parathuhet në një hadith, do të kthehet dhe do t'i udhëheqë besimtarët deri në fitore para Ditës së Gjykimit" (Shënim i redaktorit).

dhe do të mbretërojë me drejtësi. Shi'itët përbëjnë dhjetë përqind të Muslimanëve, kurse pjesa tjetër në mënyrë tradicionale quhen Suni. Shi'tët kanë prirjen t'u mbajnë mëri Sunitëve për shkak të pranimit në heshtje të gjoja pushtetit të padrejtë, por të gjithë besojnë në Kuran dhe tek profeti Muhamed. Çdo vit Shi'itët përkujtojnë Betejën e Qerbelasë dhe martirizimin e Hysenit, shumë prej tyre duke fshikulluar veten në shenjë pendimi për paraardhësit e tyre që e tradhëtuan Hysenin në çastin më kritik të betejës së tij. Duket sheshit se Sunitët, gjithashtu, ushqejnë ndjenja të ngrohta respekti dhe simpatie për Aliun dhe bijtë e tij, Hasanin dhe Hysenin, si dhe për familjen e tyre.

Dhe tani t'i japim fund historisë, megjithëse u përpoqëm që ta përmbledhin sa më shkurt, dhe t'i kthehemi çështjes së demokracisë. Episodi i trishtueshëm historik që sapo përmendëm ishte precedenti ogurzi i kalimit të pushtetit nga dora në dorë, jo përmes mbështetjes së popullit, por me shpatë dhe flori. Mbeturinat brejtëse të këtij incidenti kobtar kanë rënduar gjithmonë mbi historinë e mëvonshme muslimane. Sundimtarët despotikë gjithmonë kanë gjetur njerëz të ditur të etur për të shërbyer dhe arsyetuar, duke harruar sundimin e tyre të padrejtë, ndërsa të tjerët që guxonin të thonin hapur të vërtetën e shëmtuar e paguanin me jetën ose lirinë e tyre. Gjërat shkonin mirë kur kalifi ishte i mirë dhe keq kur kalifi ishe i keq, çfarë ndodhte të shumtën e herës. Në të dy rastet autoriteti i popullit dhe të drejtat e tyre ndaj sunduesit pësuan gërryerje të rënda. Megjithatë, qytetërimi

islam lulëzoi, sepse gjithmonë kanë ekzistuar ata që besojnë se të kërkosh dituri, të shkëlqesh në shkencë dhe të krijosh qytetërim është detyrë fetare. Qeveria i nxiste në të gjitha fushat, por i shtypte përpjekjet për të folur ose për të shkruar qoftë për të drejtat e popullit përkundrejt sunduesve, qoftë për kufizimin e pushtetit të tyre të shfrenuar. Duke marrë parasysh madhështinë e qytetërimit islam në fusha të tjera të dijes, zbulojmë se shkrimet e tyre mbi të drejtat kushtetuese të popullit janë të fuqishme dhe të mrekullueshme, por të pamjaftueshme.

Vëllezërve muslimanë që shformojnë dhe shtrembërojnë demokracinë, do të doja t'u thoja se demokracia nuk ka qënë kurrë e huaj për kombin musliman: vuajtjet e tij të vazhdueshme kanë qenë despotizmi dhe diktatura. Do të ishim të verbër nëse historia jonë nuk do të arrinte të shpaloste këtë fakt. Atyre që e akuzojnë Islamin se nuk e toleron demokracinë, u them se e kanë gabim, dhe se ka një ndryshim shumë të madh mes demokracisë dhe Islamit. Në një demokraci Perëndimore, ndaj Zotit mund t'i vihet veto ose mund të rrëzohet me vota nëse kundërshtarët e Tij ia dalin të grumbullojnë shumicën e votave. Në Islam kushtetuta bazohet tek Sheriati, kështu që çdo ligj që bie ndesh me të do të jetë jo-kushtetues. Brenda këtij konteksti, rrjedh njëqind përqind procesi demokratik.

Rishfaqja bashkëkohore islame shtrihet përtej imazheve të reklamuara gjerësisht të ekstremizmit të zjarrtë, të shprehjes së dhunës apo të qeverive despotike laike dhe gjoja fetare. Një rrymë e shkolluar dhe e qetë

ka zbuluar të vërtetat e fesë dhe i ka zgjuar njerëzit për t'u kthyer tek mësimet e historisë. Ajo nuk nxitet nga parulla të zbrazëta kundër të tjerëve, por nga përpjekjet e vetëdijshme thjesht në drejtim të reformimit. Në fund të fundit, dijetarët muslimanë prej shumë kohësh kanë shpallur se një shtet jo-islam që zbaton drejtësinë është më i mirë sesa një shtet islam i brumosur me tirani dhe padrejtësi.

## UNI I BRENDSHËM

## PESË SHTYLLAT E ISLAMIT

Kreret një dhe dy trajtuan nyjet e besimit, të përkufizuara me fjalët e Profetit Muhamed: "Të besosh tek Zoti, tek engjëjt e Tij, Librat e Tij, lajmëtarët e Tij, tek Dita e Fundit, tek fati ose e parashkruara (besimi në të parashkruarën nuk mohon konceptin e vullnetit të lirë, por i referohet asaj mbi të cilën njeriu nuk ka kontroll, qoftë e mirë, qoft e keqe)". Në parashtrimin tonë, ne nuk i paraqitëm këto nyje si 'dogmë' që duhet të pranohen verbërisht, por u përpoqëm t'i shpjegojmë ato logjikisht. Kjo është bërë duke zbatuar Kuranin, i cili i thërret mendjes njerëzore që të mendojë, duke treguar shenja dhe duke shtruar pyetje, jo duke i detyruar njerëzit të besojnë, por duke i bindur ata.

Parimi themelor i besimit islam (se ka vetëm Një Zot) së bashku me nyjet e besimit, ngjason me atë

të besimeve të tjera Ibrahimike, të Krishterimit dhe të Judaizmit. Vërtet Islami i përshkruan lajmëtarët e mëparshëm të Zotit dhe ndjekësit e tyre si muslimanë që ndjekin Islamin, në kuptimin e drejtpërdrejtë të *Islamit* si nënshtrim ndaj vullnetit të Zotit. Pasi paraqitëm në këtë kre një hartë të përgjithshme të besimit islam dhe të Sheriatit, në këtë pjesë do të diskutojmë një aspekt më specifik të Islamit, që është sistemi i tij i adhurimit. Adhurimi është shumë i rëndësishëm për Islamin, pasi ai përëqndrohet tek individi musliman, me qëllim që bashkësia islame të përbëhet nga pjesë të shëndetshme, domethënë, që ndërtesa të ngrihet me blloqe të shëndosha.

Adhurimi i detyrueshëm në Islam përfshin pesë drejtime, siç përshkruhen nga Profeti Muhamed: "Islami mbështetet në pesë shtylla: deklarimi (dëshmia) se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është lajmëtari i Tij, falja e vakteve, dhënia e zekatit (taksës së lëmoshës), mbajtja e Ramazanit, dhe Haxhi (peligrinazhi), kur besimtari është në gjendje ta bëjë këtë". Një herë tjetër, kur Profetit iu kërkua të jepte një përkufizim të Islamit, ai përmendi këto pesë shtylla. Është e kotë të thuhet se ndërtesat nuk përbëhen nga shtyllat, përkundrazi, shtyllat ekzistojnë për të mbajtur ndërtesa të tëra. Atyre që e reduktojnë Islamin në lëmin e adhurimit ritual, pa dyshim, u mungon aftësia e të kuptuarit të natyrës gjithpërfshirëse dhe të plotë të Islamit dhe të qëllimit se këto veprime adhurimi duhet të shërbejnë për formimin e karakterit të adhuruesit.

"Pesë shtyllat e Islamit" janë kërkesa minimale

e adhurimit; çdo veprim i ligjshëm që kryhet për të kënaqur Zotin quhet adhurim ndaj Tij, kurse veprat e bamirësisë janë të hapura dhe pa kufizime, deri tek hollësitë më të vogla për të takuar njerëz me buzëqeshje në fytyrë apo për të hequr objektet e dëmshme nga rruga, veprime këto të urdhëruara për besimtarët nga Profeti Muhamed. Praktikisht, të gjitha veprimet e njeriut, në vartësi të qëllimit të tij, mund të shndërrohen në veprime të ligjshme adhurimi. Tani do të diskutojmë shkurtimisht secilën nga këto shtylla.

*Deklarimi (shehadeti).* Deklarimi i thjeshtë: "Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është lajmëtari i Tij", është fjalëkalimi për në Islam. Shqiptimi i saj me çiltërsi përpara dy dëshmitarëve është gjithë formaliteti që kërkohet për përqafimin e Islamit si fe. *Shehadeti* përfshihet edhe në thirrjen për falje (*ezanin*) dhe përsëritet gjatë të gjitha lutjeve. Megjithatë, kjo është më shumë sesa një formalitet gojor, pasi kur deklaron se e pranon Allahun si Zotin tënd, do të thotë se e pranon Atë si formuesin dhe udhëzuesin e jetës tënde, duke refuzuar të prekesh nga ndikimet e tjera, qofshin njerëz, sende, gjendje shpirtërore apo dëshira. Ai që shprehet se Muhamedi është lajmëtari i Zotit, në të vërtetë, zotohet të jetojë sipas udhëzimeve dhe mësimeve të Muhamedit dhe e pranon burimin e tyre hyjnor. Në jurisprudencën dhe në literaturën islame gjatë gjithë kohës, janë shkruar vepra të gjata për domethënien tejet të thellë të "Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe Muhamedi është lajmëtari i Tij".

*Falja (namazi).* Rituali i faljes në Islam është pjesë më vete, disi ndryshe nga falja në kuptimin e gjerë të fjalës, domethënë, komunikimi i ndjenjave para Zotit kudo dhe kurdo dhe kërkimi i udhëzimit, i ndihmës dhe i faljes, praktikë kjo që urdhërohet nga Kurani dhe rekomandohet dhe në fetë e tjera. Rituali islam i faljes ka një formë dhe një përmbajtje të veçantë, në të cilën, edhe trupi, edhe shpirti janë në harmoni. Rituali kryhet pesë herë në ditë: herët në mëngjes, në mesditë, pasdite, pas perëndimit të diellit dhe pasi të bjerë errësira.

Faljet mund të kryhen në çdo vend të pastër (shtëpi, xhami, park, vend pune, etj.) nga një individ ose grup individësh, burra dhe/ose gra muslimane, me njërin prej burrave që drejton faljen si *imam* (drejtues). Secila nga pesë faljet kërkojnë vetëm disa minuta për t'u kryer. Vetëm falja e mesditës të premten detyrohet të jetë falje kolektive (grupi), e cila mbahet në xhami dhe paraprihet nga një predikim *(hutbe).* Imami (drejtuesi i faljes) nuk është prift, as nuk është e thënë që lutja të drejtohet gjithmonë nga i njëjti person, por në zgjedhjen e tij merren parasysh shkollimi dhe njohja e Kuranit, si dhe feja (tregtarë, punëtorë, mjekë, mësues dhe të tjerë, si dhe dijetarë fetarë, janë ata që zakonisht e marrin këtë përgjegjësi).

Për të kryer faljen, njeriu duhet të jetë i pastër, të jetë pastruar me ujë (*abdes*), ku përfshihet pastrimi me ujë i gojës, i flegrave të hundës, i fytyrës, i parakrahëve deri tek bërrylat dhe i këmbëve, si dhe fshirja e kokës dhe e veshëve me duar të lagura. Pastrimi me ujë mund të jetë i vlefshëm për disa lutje, por duhet të përsëritet nëse

njeriun e zë gjumi, urinon ose ka gazra. Marrëdhëniet seksuale e bëjnë të domosdoshme larjen e plotë të trupit. Gratë përjashtohen nga rituali i lutjeve gjatë ciklit të tyre menstrual (dhe të lehonisë), si dhe kur ai mbaron, nevojitet larje e plotë e trupit, njësoj si për burrat pas ejakulimit. Megjithatë, gjithkush mund t'i lutet Zotit në çdo kohë, në lutje personale, me ose pa abdes.

Praktikisht, çdo falje dëgjohet nga Zoti. Drejtimi bëhet nga Qabeja (xhamia e parë e ndërtuar nga profeti Ibrahim dhe djali i tij Ismail për nderimin e Zotit të vetëm, vendi i cili më vonë u bë qyteti i Mekës në Arabi). Muslimanët qëndrojnë në rrathë bashkëqendrorë gjatë faljeve të tyre vetëm rreth xhamisë së Qabes në Mekë (një skenë shumë mbresëlënëse). Në të gjithë botën ata luten duke qëndruar në rresht, duke mos lënë hapësira, dhe me fytyrë nga Meka. Gratë zakonisht qëndrojnë në rreshtat e fundit, një kërkesë kjo jo e domosdoshme fetare, por një parapëlqesë estetike, pasi gratë do të ndieheshin në siklet me burrat që u qëndrojnë nga pas gjatë lëvizjeve të përkuljes dhe rënies përmbys.

Falja hapet nga duke recituar fjalët *Allahu Ekber*, domethënë, Zoti është më i Madh (se kushdo dhe gjithçka), me të cilat adhuruesi ose adhuruesja i kthen shpinën gjithë rruzullimit dhe i drejtohet Zotit. Një përbërës i nevojshëm i secilës nga faljet është Kreu Hyrës i Kuranit, ku thuhet: *"Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të Gjithësisë, të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit, Sunduesit të Ditës së Gjykimit. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë*

*kërkojmë! Udhëzona në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi, e jo në (rrugën) e atyre që kanë shkaktuar zemërimin (Tënd), as në rrugën e atyre që janë të humbur!"* (1:1-7). Pjesa tjetër e faljes përbëhet nga recitimi i pjesëve shtesë të Kuranit dhe nga përkulja dhe rënia përmbys (para Zotit), duke thirrur *"Lëvduar qoftë Zoti im, më i Madhërishmi", "Lëvduar qoftë Zoti im, më i Larti", "Allahu i dëgjon ata që e falënderojnë"*, dhe gjithçka mbush zemrën e njeriut përmes përuljes. Falja mbyllet në pozicion ulur, duke përsëritur pohimin e besimit (shehadetin) dhe duke kërkuar paqen e Zotit dhe bekimet Tij për profetët Muhamed, Ibrahim dhe për familjet dhe pasuesit e tyre.

Falja, edhe e detyrueshme, edhe e atypëratyshme, është një thesar i pafund shpirtëror që duhet të zbrazet. Ajo frymëzon paqen, pastërtinë dhe qetësinë, si dhe rrënjos një ndërgjegjësim të vazhdueshëm të ndjenjës së afrisë me Zotin. Ajo e pakëson në mënyrë të mahnitshme rrëmujën e jetës për të zbutur përmasat e saj. Duke i shpërndarë në pesë vakte të ditës, duke përfshirë atë të fillimit të ditës, faljet priren t'i ndihmojnë adhuruesit për të ruajtur nivelin terapeutik të mirëqenies dhe nuk lënë vend në ndërgjegjen e tyre për mendime dhe veprime të djallëzuara.

*Taksa e lëmoshës (zekati).* Shpenzimi i parave për bamirësi është shumë i këshillueshëm dhe muslimanët nxiten të harxhojnë sa më shumë të jetë e mundur; kufi është vetëm qielli. Por zekati, shtylla e tretë e Islamit, është ndryshe sepse është e detyrueshme, jo

me dëshirë, dhe jepet në një shumë të llogaritur. Në përgjithësi, çfarë mbetet pas përmbushjes së nevojave dhe shpenzimeve të njeriut dhe vihet mënjanë për një vit duhet të pastrohet përmes zekatit, në shumën dy përqind e gjysmë. Në të vërtetë, paratë e kota të ndëshkojnë me ikjen e tyre nga dora brenda një periudhe prej rreth dyzetë vitesh, gjë e cila shërben si stimul për t'i vënë paratë në punë, duke i shërbyer interesit publik. Përveç parave, mënyrat e tjera të fitimit kanë formulat e tyre përkatëse, duke përfshirë të ardhurat nga industria, bujqësia dhe blegtoria, pronat e patundshme, etj., siç jepet me hollësi në referencat e veçanta.

Zekati është *e drejta* e të varfërve mbi pasurinë e të pasurve dhe nuk është bamirësi që zgjidhet lirisht, as filantropi. Në një shtet Islam ai mblidhet nga qeveria dhe është burim kryesor i buxhetit, që duhet të plotësohet sipas nevojave me taksat e tjera të ligjshme. Ai mund t'u jepet institucioneve islame vullnetare, të cilat më pas janë përgjegjëse për shpërdarjen e tij të drejtë, ose mund të çohet drejtpërdrejt në vendet nevojtare, ku ligji islam nuk është në fuqi (si në rastin e muslimanëve që jetojnë si minoritete në të gjithë botën ose nën sundime shekullare). Nevojtarët jomuslimanë mund të jenë gjithashtu përfitues të kësaj takse.

Zekati përfaqëson një lidhje të pandashme mes anëtarëve të komunitetit, të cilët Profeti Muhamed i ka përshkruar: "ashtu si organet e trupit, kur vuan njëri, rrjedhimisht, vuajnë gjithë të tjerët". Në kuptimin e mirëfilltë në gjuhën arabe fjala zekat do të thotë

"pastrim", duke nënkuptuar se njeriu i pastron paratë e tij, duke u dhënë nevojtarëve pjesën që u takon. Kur muslimanët paguajnë zekat, ata ndiejnë se ky është investim dhe jo borxh.

*Agjërimi në Ramazan (saum).* Muaji i Ramazanit është pjesë e kalendarit hënor *islam dhe, meqë ai është njëmbëdhjetë ditë më i* shkurtër sesa kalendari Gregorian, Ramazani vjen çdo vit njëmbëdhjetë ditë më herët, gjë që lejon agjërimin në stinë dhe mote të ndryshme gjatë jetës së njeriut. Nga agimi në perëndim, secilën ditë të Ramazanit, muslimanët e kalojnë pa ngrënë dhe pa pirë (madje, as ujë). Edhe marrëdhëniet seksuale janë të ndaluara gjatë ditës dhe, për të ruajtur agjërimin, nuk duhet të ketë shfaqje inati, ose të ndonjë sjelljeje tjetër të ligë.

Ramazani nuk është muaji i vuajtjes nga uria, pasi ushqimi dhe lëngjet sigurohen gjatë natës. Megjithatë, këshillohet që njeriu të tregohet i matur gjatë ngrënies në vaktin e mbrëmjes dhe para agimit. Të sëmurët, fëmijët, nënat me fëmijë për gjiri dhe pleqtë përjashtohen nga agjërimi.

Me sundimin e zakoneve të përditshme dhe me mposhtjen e urisë dhe të etjes, Ramazani përbën një ushtrim i cilësisë së parë për përvetësimin e vetpërmbajtjes dhe të vullnetit (si do të ishte njerëzimi po të humbte tiparin e vetpërmbajtjes?). Agjërimi bëhet një përvojë shumë pasuruese, pasi njeriu i kapërcen nevojat e përbërjes sonë materiale dhe ushqen shpirtëroren. Muaji i Ramazanit është periudha

e ripërtritjes dhe të rigjallërimit shpirtëror dhe luan rolin e karikimit të baterive të njeriut për pjesën tjetër të vitit. Shtimi i adhurimit dhe bamirësia janë tiparet e këtij muaji. Në mbyllje të muajit, muslimanët festojnë një nga dy *bajramet* (festa fetare) – tjetri festohet në mbyllje të sezonit të pelegrinazhit – me një falje të përbashët të veçantë në mëngjes dhe me mbledhje festive me familjen dhe miqtë.

*Pelegrinazhi (haxhi).* Islami lidhet aq ngushtë me misionin monoteist të Ibrahimit, sa shtylla e tij e pestë (haxhi) nuk është gjë tjetër, përveçse përkujtim zyrtar i bindjes së Ibrahimit ndaj Zotit. Profeti Ibrahim (Zoti i dhëntë paqe) iu bind Zotit vazhdimisht gjatë gjithë provave të shumta që duroi në jetë. Në një provë, Zoti e urdhëroi të çonte gruan e tij, Haxheren, së bashku me djalin e tij të vetëm, Ismailin, në një rajon gjysmë të shkretë të Arabisë Jug-Perëndimore. Duke ia besuar Zotit mirëqenien e tyre, Ibrahimi i la gruan dhe djalin në vendin ku më pas u themelua qyteti i Mekës. Menjëherë pas nisjes së tij, kur ushqimet e tyre pothuajse kishin mbaruar dhe nënës së Ismailit iu desh të kërkonte ujë me dëshpërim, pa pritur e pa kujtuar, shpërtheu Pusi i Zem-Zem-it. Ibrahimin, që i vizitonte herë pas here, më vonë Zoti e urdhëroi të ndërtonte, me ndihmën e Ismailit, xhaminë e parë për adhurimin e Zotit dhe të thërriste besimtarët ta shihnin ose të kryenin peligrinazhin (haxhin) në atë xhami. Prova më e mundimshme për Ibrahimin ishte, pa dyshim, urdhëri hyjnor për të therur djalin e tij, të cilit ai, me nxitjen e vetë të birit për të përmbushur urdhërin e Zotit, iu

bind. Zoti, pasi vuri në provë sinqeritetin dhe besimin e Ibrahimit, ia kurseu djalin dhe e shkëmbeu me një dash.

Prandaj, pelegrinazhi nisi me Ibrahimin dhe Ismailin dhe, që nga ajo kohë, ka vazhduar pa u ndërprerë. Megjithatë, fatkeqësisht, njerëzit pas shumë brezash shkanë në paganizëm dhe e shndërruan shtëpinë e adhurimit ë Zotit në një shtëpi idhujsh. Secili nga fiset e arabëve paganë mori një idhull, i vuri një emër dhe e vendosi Qabe. Stina e pelegrinazhit vazhdoi të ruhej, por në vend që të ishte një kohë për të adhuruar Zotin, ajo u shndërrua në një sezon dëfrimi dhe festimi, pijesh dhe vesesh, ndërkohë që u sajuan rituale të tjera, të tilla si rrethimi i Qabes nga njerëz lakuriq që përplasnin duart, këndonin dhe fishkëllenin. Institucioni i përdhosur i pelegrinazhit ishte një burim i madh fitimi për banorët e Mekës, ekonomia e të cilëve varej nga ky sezon dhe nga dy udhëtime vjetore karvanesh tregtare që kalonin tranzit mes Lindjes (Afrikës dhe Azisë) dhe Perëndimit (Sirisë dhe vendeve përtej Perandorisë Bizantine). Lindi një kler i rremë që fliste në emër të zotave dhe pranonte flijimet dhe dhuratat që u bëheshin.

Për mijëra vjet kjo gjëndje vazhdoi nga ana e farës së Ibrahimit (së Ismailit). Më pas, nga pasardhësit e largët të Ismailit, nga fisi i fuqishëm i Kureishëve, lindi Muhamedi në vitin 570 të erës sonë. Babai i tij vdiq para se ai të lindte dhe nëna e tij vdiq kur ai ishte ende fëmijë. Muhamedi u rrit nga gjyshi i tij dhe, kur ai vdiq, nga njëri prej xhaxhallarëve. Teksa rritej, ai u bë qendra e respektit dhe admirimit të të gjithë komunitetit

të tij dhe, në moshë mjaft të re, ai u quajt "i ndershmi". Në moshën njëzet e pesë vjeçare ai u martua me një vejushë të pasur, Hadixhen, për të cilën ai kishte punuar si menaxher tregtie dhe e cila e vlerësonte shumë karakterin e tij. Ajo ishte pesëmbëdhjetë vjet më e madhe sesa ai, por ata jetuan të lumtur në një martesë monogame për njëzet e tetë vitet e ardhshme, derisa ajo vdiq.

Muhamedi kurrë nuk mori pjesë në adhurimin e njerëzve të tij për idhujt, ose në gabimet e ndryshme që përbënin thelbin e jetës së arabëve para-islamë të *xhahilijje*-s (*xhahilijja,* do të thotë, ditët e injorancës). Ai vazhdimisht shkonte në një shpellë në majë të malit pranë Mekës për të biseduar me veten dhe për të medituar dhe, gjatë njërës prej këtyre vizitave, atij iu shfaq engjëlli Xhebrail, ia dha detyrën hyjnore të profetit dhe ia zbriti shprehjet e para nga Kurani, ku thuhet: *"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili ka krijuar (gjithçka), i Cili e krijoi njeriun nga një droçkë! Lexo, se Zoti yt është më bujari, që e mësoi (njeriun të shkruajë) me penë, që ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte"* (96:1-5).

Muaji ishte Ramazani, dhe nata ishte Nata e Fuqisë (arabisht: *lejla-tul kadr).* Muhamedi u frikësua dhe nxitoi për në shtëpi, duke u dridhur i tëri, ku gruaja e rehatoi dhe e qetësoi duke i thënë: "Betohem në Atë që sundon shpirtin e Khadijes, unë lutem që ti të bëhesh profet i këtij vendi. Ti je i sjellshëm me të afërmit, bujar me miqtë, ndihmon nevojtarët dhe thua të vërtetën; Zoti nuk do të të braktisë".

Engjëlli u shfaq shumë herë gjatë kohës që Muhamedi ishte profet. Megjithëse misioni i tij solli të vërtetën dhe shënoi kthimin e popullit tek monoteizmi i vërtetë i Ibrahimit, asgjë nuk e kërcënonte më shumë sesa kjo aleancën mes të pasurve, pushtetarëve dhe klerikëve që adhuronin idhujt e tyre në Mekë, ekzistenca e të cilëve varej nga status kuoja. Për trembëdhjetë vjet Muhamedi dhe ndjekësit e tij u përndoqën, derisa emigruan në qendrën e tyre në Medinë dhe u lejuan (nga Kurani) të mbroheshin dhe të forconin pozicionin. Ushtria e Muhamedit çliroi Mekën, duke deklaruar falje të përgjithshme për ata që kishin luftuar kundër muslimanëve dhe kundër Islamit. Ata shkatërruan idhujt, duke pastruar Qaben e Ibrahimit nga paganizmi dhe duke e kthyer besimin tek burimi i tij fillestar. Pelegrinazhi vazhdoi në periudhën e caktuar dhe shtylla e pestë e Islamit u urdhërua për çdo musliman burrë apo grua, një herë të vetme në jetë, për ata që janë fizikisht dhe financiarisht të aftë për ta përballuar.

Pavarësisht nga faktet e njohura që theksuam më lart në këtë shpjegim të gjatë, ka ende "ekspertë" dhe "dijetarë" që e përshkruajnë haxhin (pelegrinazhin) thjesht si një "ritual pagan të përfshirë në Islam". A nuk është ky një shkak i mjaftueshëm që muslimanët të ndiehen të paqenë?

Periudha e pelegrinazhit vjen në muajin e dymbëdhjetë të kalendarit hënor, që quhet muaji i haxhit (*Dhul Hijja*), i njohur që para se të vinte Islami, pasi ishte një ngjarje e

periudhës së Ibrahimit. Gjatë haxhit, gratë veshin rroba të zakonshme dhe e mbulojnë tërë trupin, përveç fytyrës dhe duarve. Burrat duhet të veshin dy pjesë pëlhure të bardhë të paqepur, pa rroba të tjera përveç, sandaleve dhe rripit të mesit. Kjo është veshja e përgjithshme dhe të gjithë pelegrinët ngjajnë njësoj, pa dallime klasore, si dhe bashkohen së bashku në vëllazëri të plotë me dëshirën e zjarrtë për t'i dhënë ndihmë njëri-tjetrit kur është e mundur, duke mos marrë parasysh dallimet për shkak të ngjyrës, gjuhës, racës, etnisë, arsimit, etj. Gjatë haxhit shprehet qartë mirësia e njerëzimit dhe pastërtia e besimit se njerëzimi është *një* familje që nderon *një* Zot. Nuk ka përçarje, edhe familjet, edhe grupet e tjera përpiqen të qëndrojnë së bashku, në mënyrë që askush të mos humbë mes miliona njerëzve.

Ritualet e haxhit përfshijnë adhurimin në Xhaminë e Ibrahimit, rrotullat përqark Qabes, vajtje-ardhjet nga kodra e Safas te kodra e Mervas, ku nëna e profetit Ismail, Haxherja, kërkonte ujë për të birin, grumbullimin për falje dhe përulje rreth Malit të Arafatit; si dhe ndalimin në tre vende (ku djalli u përpoq të joshte Ibrahimin për të mos e therur të birin) dhe hedhjen e guralecëve në shtyllat e vendosura aty, gjë e cila simbolizon mposhtjen e ngasjes së djallit. Kulmi i haxhit është lutja e përbashkët dhe predikimi në *Eid ul- Adha* (festën e kurban-bajramit), që shoqërohet me therjen e dashit në shenjë kurbani (që u dhurohet të varfërve, por një pjesë e tij u jepet familjes dhe miqve), sipas traditës së Ibrahimit. Muslimanët që nuk marrin pjesë në pelegrinazh e festojnë bajramin me falje të

përbashkët (duke përfshirë predikimin) dhe duke bërë kurban një dele.

Festa e kurban-bajramit është një rast i gëzueshëm për t'u dëfryer. Duke pasur parasysh numrin e madh të kafshëve që bëhen kurban, pranë Mekës, gjatë haxhit dhe mishi nuk mund të konsumohet menjëherë, autoritetet e Arabisë Saudite kanë ngritur kombinatin e paketimit të mishit (në përputhje me fetvanë ose me rregullat e nevojshme fetare), për të ruajtur dhe për të konservuar mishin, që, më vonë, t'u shpërndahet të varfërve dhe nevojtarëve në botën islame. Përpjekjet e tyre për të ujdisur, drejtuar dhe lehtësuar lëvizjet në masë të pelegrinëve (të paktën dy milionë) brenda një kohe shumë të shkurtër dhe një hapësire të vogël, duhen lavdëruar.

## PARIMET MORALE TË ISLAMIT

Parimet morale të Islamit krahasohen me parimet morale të Krishtërimit dhe të Judaizmit në formën e tyre të pastër, siç përshkruhet nga Torahu (Teurati) dhe Ungjilli, dhe nuk mbartin asnjë ndërhyrje të mëvonshme të grupeve që kanë rrënuar trashëgiminë morale të Ibrahimit dhe kanë ndryshuar kodin moral në mënyrë të tillë që veset e tyre të djeshme të duken si virtyte sot. Këto vese janë veshur me terma të rinj të padëmshëm dhe eufemistikë, të tillë si "dashuri", "homoseksual","marrëdhënie", dashnor/dashnore", "i/e dashur", e të tjera, nga ata që shpresonin se emrat

e këndshëm do të mund të fshihnin (ose të ndihmonin për të nxitur) mëkatet e vjetra.

Në vend që të diskutojmë çështje të veçanta, menduam se është më mirë ta përdorim këtë paragraf për ta njohur lexuesin menjëherë me burimin e parimeve morale të Islamit, duke iu referuar një sërë citimesh nga Kurani dhe *hadithet* (thëniet) e Profetit Muhamed. Ky është informacion, të cilin nuk e di, veçanërisht lexuesi Perëndimor dhe nuk ka pasur nga ta marrë për shkak të shtresave të shumta të indoktrinimit negativ të të ashtu-quajturve ekspertë dhe specilaistë. Shumë shpesh kemi lexuar ose kemi dëgjuar në radio ose në televizion se Kurani i urdhëron muslimanët të gënjejnë, të mashtrojnë, të tradhtojnë, ose të vrasin jomuslimanët, ose se Muhamedi ishte tiran i pamëshirmshëm, i dehur nga ambicia dhe dëshira për epsh dhe dashuri. Ne përpiqemi t'i hedhim poshtë shpifjet dhe ndonjëherë ia dalim mbanë të botojmë ndonjë përgjigje ose të dëgjojmë ndonjë të kërkuar falje, por vërshimi i keqinformimit vazhdon. Megjithatë, nëpërmjet nismave tona të ndryshme, gjithnjë e më shumë njerëz po arrijnë të mësojnë të vërtetën rreth Islamit dhe, kur një grup minimal kritikësh të jetë në gjendje të dallojnë të vërtetën nga e rremja, atëherë do të vijë fundi i fushatës dashakeqe dhe klisheve me të cilat shumë njerëz kanë bërë karrierë.

Parimet morale të Islamit nuk janë thjesht një listë veprimesh që duhen dhe nuk duhen bërë. Ato synojnë ndërtimin e një personaliteti që kupton dhe pranon rolin e njeriut si mëkëmbës i Zotit në Tokë, kështu që njeriu

të ketë dëshirë të drejtojë natyrën brenda dhe jashtë tij në harmoni me udhëzimet e Pronarit (Zotit). Poshtë po japim disa pjesë, ashtu siç na erdhën në mendje.

## SHIJE KURANORE

1. *"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata, që ecin thjesht nëpër Tokë. E, kur të padituri i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: "Paqe qoftë!" Dhe ata që e kalojnë natën, duke i bërë sexhde Zotit të tyre, dhe duke ndenjur në këmbë, dhe ata që thonë: "O Zoti ynë, largoje prej nesh ndëshkimin e Xhehenemit! Sepse, me të vërtetë, dënimi i tij është i përjetshëm, me të vërtetë është vendbanim dhe vendstrehim i keq." Edhe ata që, kur shpenzojnë nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen mesatares; edhe ata që pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, dhe të cilët nuk vrasin njeri që e ka ndaluar Allahu, përveç sipas ligjit (me të drejtë), dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto do të marrë ndëshkimi (për gjynahet e bëra), i cili do t'i dyfishohet në Ditën e Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në të i poshtëruar, përveç atij që pendohet, dhe beson e punon vepra të mira. Këtyre, Allahu, ua ndërron veprat e këqija në të mira. E, Allahu është Falës e Mëshirëplotë. E, ai që pendohet dhe bën vepra të mira, është i kthyer krejtësisht kah Allahu; edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm, e kur kalojnë pranë kotësive, kalojnë me dinjitet; dhe ata, të cilët, kur i paralajmërojnë ajetet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër as të verbër; dhe ata që thonë: "O Zoti ynë, dhurona nga gratë tona dhe trashëgimtarët tanë çka është prehje për sytë tanë dhe bëna shembull për të mirët!"* (25:63-74).

2. *Nxitoni kah falja e gjynaheve nga Zoti juaj dhe Xheneti, hapësira e të cilit është sa qielli e Toka dhe që është përgatitur për të devotshmit, të cilët japin lëmoshë kur janë në mirëqenie edhe kur janë në vështirësi, që e mposhtin zemërimin e ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit, - dhe ata, që kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun - dhe kërkojnë falje për gjynahet e tyre. E kush i fal gjynahet përveç Allahut? - Ata nuk ngulmojnë në gabimet që kanë punuar, e ata e dinë këtë. Shpërblimi i tyre është falja madhështore (e gjynaheve) nga ana e Zotit të tyre dhe Xhenetet, nëpër të cilët rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përherë. Sa shpërblim i bukur është ky, për ata që punojnë vepra të bukura!* (3:133-136).

3. *Dhe, (kujtoje) kur Llukmani i tha të birit, duke e këshilluar: "O djali im, mos i bëj shok Allahut! Me të vërtetë, të bërit shok Allahut, është një padrejtësi shumë e madhe". Dhe, Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka bartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vitesh. "Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë". Nëse orvaten ata, që të më bësh Mua shok për atë që nuk di asgjë, mos i dëgjo, por sillu me ta në këtë jetë me të mirë, e ndiqe rrugën e atij që drejtohet tek Unë me devotshmëri; pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t'ju lajmëroj për atë që keni bërë. "O djali im, nëse (vepra) është e rëndë qoftë sa një kokërr sinapi, e ajo të jetë në shkëmb, ose në qiej ose në Tokë, Allahu do ta nxjerrë në shesh. Me të vërtetë, Allahu është i Butë dhe Njohës i të gjitha fshehtësive. O djali im, kryeje namazin, urdhëro të mirën dhe pengo mbrapshtitë dhe bëhu*

*i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, ky është thelbi i patundur i gjithë punëve." Mos e kthe fytyrën prej njerëzve (me kryelartësi) dhe mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh mburracak. Ec me kujdes e i përmbajtur, e fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit"!* (31:13-19).

4. *Dhe, le të mos betohen të pasurit prej jush se nuk do t'u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le të falin ata dhe le të mos ua marrin për keq! Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu? E, Allahu është Falës e Mëshirëplotë. Me të vërtetë, ata që i fajësojnë gratë e ndershme, zemërdlira, besimtare, janë të mallkuar në këtë botë dhe në tjetrën, dhe për ta ka dënim të madh.* (24:22-23)

5. *Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj kah Lindja dhe Perëndimi, por (mirësia është cilësi e) atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, bonjakët, të varfërit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zeqatin; dhe e atyre që i plotësojnë zotimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun.* (2:177)

6. *Me të vërtetë, muslimanëve e muslimaneve, dhe besimtarëve e besimtareve, dhe të dëgjueshmëve e të dëgjueshmeve, dhe të sinqertëve e të sinqertave, dhe të durueshmëve e të durueshmeve, dhe të përulurve e të përulurave, dhe për ata që japin*

*lëmoshë e ato që japin lëmoshë, dhe për ata që agjërojnë e ato që agjërojnë, dhe ata që janë të papërlyer e ato që janë të papërlyera, dhe ata të cilët e përmendin shpesh Allahun, dhe ato të cilat e përmendin shpesh, me të vërtetë, për të tillët, Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh.* (33:35)

7. *Allahu, me të vërtetë, urdhëron që të veprohet me drejtësi, mirësi dhe t'u ndihmohet të afërmve, e ndalon imoralitetin, veprat e shëmtuara dhe dhunën. Ai ju këshillon që t'u vini veshin. Dhe zbatoni besëlidhjen e Allahut kur ta merrni mbi vete dhe mos e thyeni betimin, pasi e keni forcuar, meqë Allahun e keni bërë dorëzënës tuajin; Allahu, me të vërtetë di ç'punoni ju.* (16:90-91)

8. *Zoti yt ka urdhëruar që të adhuroni vetëm Atë dhe të silleni mirë ndaj prindërve. Nëse njëri prej tyre, ose të dy, arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as: "Uh!", dhe mos i kundërshto dhe drejtohu atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur kur isha unë i vogël!"* (17:23-24)

9. *Ndoshta Allahu do të lidhë miqësi midis jush dhe atyre me të cilët keni qenë armiq; Allahu është i Plotfuqishëm dhe falës e Mëshirëplotë. Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre, të cilët nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët.* (60:7-8)

10. *O besimtarë! - bëhuni të qëndrueshëm në urdhrat e Allahut dhe bëhuni dëshmues me të drejtë! Le të mos ju nxisë juve urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë, dhe frikësojuni Allahut! Pa dyshim Allahu, është i Dijshëm për çdo gjë që punonį ju.* (5:8)

11. *O ju që keni besuar! Le të mos tallen disa burra prej jush me burra të tjerë, se ndoshta të përqeshurit janë më të mirë se ata. E as disa gra të mos të përqeshin gra të tjera, se ndoshta (këto të fundit) janë më të mira se ato. Dhe mos e nënçmoni njëri-tjetrin dhe mos e quani njëri-tjetrin me llagape (të këqija)! I shëmtuar është emri i keq pas besimit! E, ata që nuk pendohen, ata, me të vërtetë, janë keqbërës. O ju që keni besuar! Shmanguni prej shumë dyshimeve, se vërtetë disa dyshime janë gjynah. Mos spiunoni njëri-tjetrin dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur, gjë që për ju është e neveritshme! Kijeni frikë Allahun! Me të vërtetë, Allahu është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë.* (49:11-12).

12. *Nëse ata tregojnë prirje për paqe, trego edhe ti prirje për të dhe mbështetu te Allahu! Se Ai, me të vërtetë, i dëgjon të gjitha dhe di çdo gjë.* (8:61).

13. *Nuk barazohet e mira dhe e keqja! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë.* (41:34).

14. *A e ke parë atë që përgënjeshtron Ditën e llogarisë? Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët dhe nuk nxit që t'i jepet ushqim të varfrit. Mjerë për ata, të*

*cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për vaktet, e bëjnë (faljen) vetëm sa për sy e faqe dhe pengojnë dhënien e ndihmës nevojtarëve.* (107: 1-7)

15. *Mjerë për ata që hanë në peshë (ose matje), të cilët e marrin masën të plotë kur masin për veten, e kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar ua pakësojnë. A nuk mendojnë ata se do të ringjallen në një Ditë të madhe (të Kiametit), atë Ditë kur gjithë njerëzit do të dalin para Zotit të botërave.* (83:1-6).

## PROFETI KA THËNË:

1. *Askush nuk beson (me të vërtetë) derisa të dëshirojë për vëllain e tij atë që dëshiron për veten.*

2. *Cilido që sheh një të keqe, le ta ndryshojë atë me dorën e vet; dhe, nëse nuk arrin ta bëjë këtë, atëherë ta bëjë me gjuhë; dhe, nëse nuk arrin ta bëjë këtë, atëherë ta bëjë me zemër – dhe ky është besimi më i dobët.*

3. *Zoti i Madhëruar ka thënë: O biri i Ademit, për sa kohë ti më lutesh dhe i mban shpresat tek Unë, do të t'i fal ato që ke bërë pa u shqetësuar fare! O biri i Ademit, edhe sikur mëkatet e tua të arrijnë kulmin e qiellit, po më kërkove falje, do të t'i fal ato! O biri i Ademit, nëse vjen tek Unë me mëkate sa sipërfaqja e tokës, dhe më drejtohesh pa më bërë shok në adhurim, falja do të jetë po aq e madhe.*

4. *Zoti nuk ua shikon as trupat, as fytyrat, por vështron zemrat dhe veprimet tuaja.*

5. *Njerëzit janë të barabartë si dhëmbët e krehërit. Të gjithë jeni krijuar nga Ademi: dhe Ademi u krijua nga pluhuri. I bardhi nuk qëndron mbi të ziun, as arabi mbi joarabin, përveçse në përkushtim.*

6. *I fortë nuk është ai që është i mirë në mundje. I fortë është ai që e zotëron veten kur është i inatosur.*

7. *Një i ri pyeti Profetin: "Nga gjithë njerëzit, kush e meriton më shumë mirësinë time?" Profeti u përgjigj, "Nëna jote". I riu pyeti: "Po (pastaj)?" Dhe Profeti u përgjigj: "Nëna jote". I riu pyeti përsëri: "Po (pastaj)?" Dhe Profeti u përgjigj: "Nëna jote". I riu pyeti sërish: "Po (pastaj)?". Dhe atëherë Profeti u përgjigj: "Babai yt".*

8. *Më të mirët janë ata që sillen mirë me gratë e tyre. Dhe unë jam më i miri mes jush me gruan e time.*

9. *E pyetën Profetin: "A mundet besimtari të bëhet ndonjëherë frikacak?" dhe ai u përgjigj: "Ndoshta". "A mundet besimtari të bëhet dorështrënguar?" e pyetën Profetin, dhe ai u përgjigj: "Ndoshta". Por kur e pyetën: "A mund të jetë besimtari gënjeshtar?" Profeti u përgjigj: "Jo. Kurrë!"*

10. *Një ditë të nxehtë vere, një burrë gjeti një qen të etur në buzë të një pusi, i cili nuk ishte në gjendje të arrinte ujin. Ai tha me vete: "Ky qen duhet të jetë duke vuajtur nga etja njësoj si unë tani". Burri vajti tek pusi, mbushi këpucën e tij me ujë dhe i dha qenit të pijë. Zoti u kënaq prej veprimit të tij dhe ia fali mëkatet.*

*11. Shenjat e hipokritit janë tre: kur ai flet, gënjen; kur ai premton, nuk e mban premtimin; kur i besojnë diçka, ai e thyen besimin.*

*12. Zoti i Madhëruar thotë: "Kur robi Im më afrohet një pëllëmbë, Unë i afrohem atij dy pëllëmbë; dhe kur ai më afrohet dy pëllëmbë, Unë i afrohem atij një pash; dhe kur ai më afrohet duke ecur, Unë i afrohem duke vrapuar". Engjëlli Xhebrail më këshilloi vazhdimisht të kujdesem për fqinjin tim derisa mendova se Zoti e kishte bërë atë trashëgimtarin tim.*

*13. Kur të vijë Dita e Gjykimit, do të dëgjohet një thirrje: "Ku janë ata që falnin të tjerët? Dilni përpara Zotit tuaj dhe merrni shpërblimet që ju takojnë. Çdo njeri që fal pranohet në parajsë".*

*14. O Zot! Kërkoj strehë tek Ti nga shqetësimi dhe trishtimi. Kërkoj strehë tek Ti nga burracakëria dhe kopracia. Dhe kërkoj strehë tek Ti nga borxhi dhe nga të qenit i shkelur nga njerëzit.*

*15. Kur mes njerëzve zë vend e keqja dhe ata e nxisin atë edhe më, atëherë Zoti me siguri do t'u dërgojë sëmundje që nuk njiheshin nga paraardhësit e tyre.*

*16. Pija (pijet alkoolike) është nëna e ligësive.*

*17. Sa të mahnitshme janë punët e besimtarit, sepse për të çdo punë ka mirësi. Nëse e gjen diçka e mirë, ai është mirënjohës (ndaj Zotit), dhe kjo është e mirë për të, ndërsa nëse diçka e keqe, ai tregohet i duruar, dhe kjo është e mirë për të.*

18. *Kur biri i Ademit vdes, atij i ndërpriten të gjitha punët, përveç tri gjërave (bekimi i të cilave do të shkojë tek ai): bamirësia e vazhdueshme, dija e dobishme prej së cilës të tjerët vazhdojnë të përfitojnë, dhe fëmija i devotshëm që lutet për të.*

19. *Për Zotin, gjëja më e urryeshme e lejuar prej Tij është divorci. Besimtari (nëse është e mundur) nuk duhet të braktisë gruan e tij besimtare: nëse ajo ka cilësi të cilat atij nuk i pëlqejnë, ajo me siguri ka dhe cilësi të tjera që i pëlqejnë atij.*

20. *Shtatë njerëz strehohen nga hija e Zotit Ditën e Gjykimit, kur nuk ka hije tjetër përveç hijes së Tij: një drejtues i drejtë, një i ri i rritur me bindjen ndaj Zotit, një burrë zemra e të cilit u përkushtohet xhamive, dy njerëz vëllazëria e të cilëve lidhet vetëm për hir të Zotit, dikush që e kujtonte Zotin në vetminë e tij dhe i mbusheshin sytë me lot, një i ri të cilin një grua e bukur u përpoq ta tundonte por ai u përgjigj "I trembem Zotit", dhe një burrë që bënte bamirësi në heshtje, kështu që dora e tij e majtë nuk e dinte çfarë shpenzonte dora e djathtë.*

21. *Kushdo që ka ngrënë qepë ose hudhër të pagatuar duhet të qëndrojë larg lutjes së përbashkët në xhami (përndryshe do t'i fyejë të tjerët për shkak të erës së rëndë).*

22. *Shembulli i atyre që u përmbahen (besnikërisht) urdhërave të Zotit dhe i atyre që nuk e bëjnë këtë është si një grup udhëtarësh që patën hipur të njëjtën anije, disa qëndronin në kuvertën e sipërme dhe disa në të poshtmen. Kur këta të fundit kishin nevojë për ujë, atyre u duhej të ngjiteshin lart që ta merrnin, prandaj thanë, "Le të bëjmë një vrimë të*

*anën tonë të anijes (që ta marrim ujë) menjëherë". Por sikur ata në kuvertën e sipërme t'i lejonin të vinin në jetë hamendjen e tyre, të gjithë do të shkatërroheshin, ndërsa duke i ndaluar, do të shpëtonin të gjithë.*

23. *Dora e sipërme (domethënë, ajo me të cilën dikush jep) është më e mirë se dora e poshtme (e cila merr).*

24. *Profeti tha: " Mbështete vëllain tënd edhe kur ka të drejtë, edhe kur e ka gabim". Prandaj e pyetën: Ne e (kuptojmë) që duhet ta mbështesim kur ka të drejtë, por si mund ta mbështesim kur e ka gabim?" Profeti u përgjigj: "Duke e ndaluar që të veprojë keq:ngaqë kjo është ndihma e vërtetë."*

25. *Kombet para jush u shkatërruan sepse, kur bijtë e fisnikëve vidhnin, ata i shfajsonin, ndërsa kur vidhnin të dobëtit, ata i ndëshkonin.*

26. *Puno për këtë botë sikur do të jetoje përgjithmonë, dhe puno për jetën tënde të përtejme sikur do të vdisje nesër.*

27. *Disa muslimanë të varfër iu ankuan Profetit: "Të pasurit kanë marrë të gjitha shpërblimet: ata luten njësoj si ne, agjërojnë njësoj si ne, si dhe japin para për bamirësi (këtu nuk matemi dot me ta)". Profeti tha: "A nuk i ka bërë Zoti gjërat për ju që t'i jepni për bamirësi? Çdo lartësim i Zotit (thënia subhan Allah) për përsosmërinë e Tij është bamirësi. Çdo mirënjohje ndaj Zotit (thënia elhamdulilah) është bamirësi. Çdo shprehje se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut është bamirësi. Dhe çdo herë që ktheheni tek gratë tuaja bëni bamirësi". Ata thanë: "Njeriu*

*kënaq dëshirat epshore dhe shpërblehet për këtë?" Ai tha: "(Nuk) mendoni se, po t'i kënaqte dëshirat e veta në mënyrë të paligjshme, do të bënte mëkat? Po ashtu, po t'i kënaqë dëshirat e veta në mënyrë të ligjshme do të shpërblehet për këtë vepër".*

28. *Profetin e pyetën për kryetëmirën. Ai tha: "Ta adhurosh Zotin njësoj sikur ta shohësh me sy, se, edhe pse nuk e shikon, të sheh Ai."*

29. *Ruaje Allahun nëse do që të jetë me ty! Kujtoje Allahun në rehati, të të kujtojë në vështirësi. Dije se ç'nuk të ka gjetur nuk kishte për të gjetur kurrsesi dhe ç'të ka gjetur do të të gjente gjithsesi. Fitorja vjen me durim, shpëtimi vjen pas ngushtimit dhe pas vështirësisë vjen lehtësimi.*

Kreu i pestë

# ÇËSHTJE TË DITËS

Si fe e gjithëpërfshirëse, e cila merret me tërësinë e jetës, pa u kufizuar në çështjet e adhurimit ose të vendeve të adhurimit, Islami merr pjesë në shqetësimet e shoqërisë në përgjithësi, pjesë e të cilës janë vetë muslimanët. Natyrisht, muslimanët dëshirojnë t'i ndajnë vlerat me të tjerët në përpjekjen për kërkimin e çelsave dhe të gjuhës së përbashkët për zgjidhjen e këtyre problemeve.

Te ky kre ne do të paraqesim pikëpamjen e Islamit për disa çështje bashkëkohore. Temat u zgjodhën vetëm si raste mostra, në mënyrë që, përmes tyre, të shqyrtohet dhe të shpaloset lidhja e perspektivës islame me jetën tonë të përditshme, duke qëndruar larg lëmit të teorisë dhe mendimit abstrakt.

Çështjet e diskutuara në faqet vijuese janë: (1) Rendi i ri botëror; (2) Xhihadi; (3) Familja dhe revolucioni seksual; (4) Etika biomjekësore, duke përfshirë (a) çështjet e riprodhimit, (b) dhurimin dhe transplantimin e organeve, (c) përkufizimi i vdekjes, (d) vdekja e vullnetshme, dhe (e) inxhineria gjenetike.

## RENDI I RI BOTËROR

Shpallja e Rendit të Ri Botëror është nxitur kohët e fundit nga rënia e beftë e komunizmit. Ndërkohë që shembja e komunizmit nuk pati qenë parashikuar nga një pjesë e madhe e botës, literatura islame, për disa dhjetëvjeçarë, pati kritikuar komunizmin dhe kapitalizmin njëherësh, dhe nuk pat besuar te mbijetesa e asnjërit syresh. Në veprat e tyre krahasuese, dijetarët muslimanë kanë dëshmuar qartë se si dhe ku dështojnë këto sisteme në krahasim me një sistem të pavarur, të mbështetur në mësimet e Islamit.

Do të ishte ngutje të arrihej në përfundimin se shembja e komunizmit vërteton epërsinë e kapitalizmit. Të dy janë të plasaritur, sepse ata janë ideologji materialiste, që nuk u shkon për shtat llojeve karakteristikat e të cilave shtrihen shumë përtej materiales. Një tjetër e metë e këtyre ideologjive – megjithëse në drejtime të kundërta – është supozimi se individi dhe shoqëria ndodhen në konflikt të papajtueshëm. Komunizmi kërkonte të shtyte individin në të mirë të shoqërisë. Por çfarë është shoqëria përpos individit të shumëfishuar? Rezultati ishte pamshmangësisht një shoqëri e shtypur.

Kapitalizmi, nga ana tjetër, ngre në qiell individualitetin dhe padrejtësisht e ruan atë nga mëtimet e shoqërisë. Kjo e ka mbrojtur individin me ndiesinë e

egoizmit të përligjshëm dhe, sa herë që kjo ndjesi është shfaqur jashtë, pasqyrimet e tij kanë qenë klasicizmi, korporatizmi, nacionalizmi, racizmi, skllavëria dhe kolonializmi. Guri i themelit i kapitalizmit është se i vetmi funksion dhe i vetmi cak i kapitalit është të rritet dhe të vazhdojë të rritet në mënyrë të pakufizuar. Kur tregjet vendore ngopen tërësisht, kërkohen tregje të reja jashtë shtetit dhe në Botën e Tretë. Ka verbëri të qartë (ose, ndoshta, të paramenduar) ndaj faktit se është e pamundur të arrihet rritje e pakufizuar në një planet të kufizuar.

Gara e ethshme për të shtënë në dorë dollarë gjithnjë e më shumë dyfishohet përmes nxitjes së planifikuar dhe aktive të sistemeve të konsumerizmit dhe vjetrimit të planifikuar – jo për të plotësuar nevojat, por përkundrazi për të plotësuar dëshirën për rehati, kënaqësi dhe qejfe. Burimet natyrore, shumë syresh të pazëvendësueshme, janë duke u dhunuar me shpejtësi marramendëse. Tundimi për të vrarë sa më tepër i ka vënë burimet botërore në shënjestër, si të ishin qengji i kurbanit. Ajo ka shfrytëzuar veçanërisht Botën e Tretë, një treg jetik dhe burim i lirë pune dhe materialesh, që konsiderohet i përdorshëm. Popujt e saj jo vetëm zhvishen nga burimet e tyre natyrore dhe lëndët e para kundrejt një çmimi qesharak (krahasuar me çmimet e fryra, që paguajnë për të blerë produktet e pëfunduara të këtyre materialeve), por edhe ndalohen të kryejnë projekte të tilla që do të mund të pëmirësonin fatin e tyre dhe t'i bënin ata më pak të varura nga importet e Botës së Parë.

Për të parandaluar vdekjen totale të Botës së Tretë nga lënia pa gjak, ajo injektohet rregullisht me kapital të freskët në formën e huave dhe ndihmës, me qëllim që të ruajnë fuqinë e saj bleruese, në dobi të kapitalit perëndimor.

Fatkeqësisht, vetëm një pjesë e vockël e kësaj ndihme shkon për të plotësuar nevojat e njerëzve. Pjesa kryesore shkon në xhepat e elitës vendase, e cila formon klasën sunduese, dhe të shpurës së saj, që merr përsipër ruajtjen e statu kuosë. Ajo ndalon debatin publik për termat dhe kushtet e huave dhe ndihmave, dhe bllokojnë çdo përpjekje për mbikqyrjen e menaxhimit e saj dhe vendosjen e llogaridhënies për keqmenaxhimin e saj. Ajo shtyp të drejtat e punës dhe lejojnë procedura të pasakta sigurie, dhe ndalojnë totalisht nxjerrjen në dritë të korrupsionit tronditës, që është bërë shenja dalluese e qeverisë në Botën e Tretë – duke përfshirë një pjesë të madhe të Botës Islame. Kjo duket se shpjegon dy paradokse. I pari është se në mjaft vende të Lindjes së Mesme, sa më shumë para derdh Perëndimi, aq më i varfër bëhet vendi dhe aq më thellë zhytet në borxhe. E dyta është tradhëtia e plotë nga ana e demokracive kryesore të lëvizjeve demokratike në Lindjen e Mesme, të cilat duket se janë afër marrjes së pushtetit përmes një procesi të shëndoshë demokratik. Në mënyrë të pashmangshme demokracitë marrin anën e diktatorëve kundër aspiratave të njerëzve dhe, kur është e nevojshme, mbështesin diktatorët edhe me përdorimin e pushtetit ushtarak.

Shprehja *stabilitet,* e cila është qëllimi i shpallur i çdo ndërhyrjeje perëndimore, do të thotë në kuptimin e vërtetë të fjalës rezervim i mundësive më të mira shfrytëzuese për kapitalin e huaj, edhe nëse ato janë si nuk ka më keq për masat e jashtme. Ata dhe brezat e ardhshëm do të trashëgojnë borxhet e rritura dhe PPK-n e paaftë për të mundësuar shërbime, lëre pastaj për të paguar. Kjo situatë edhe njihet edhe ndiehet hidhësisht nga njerëzit e Botës së Tretë. Ata i shohin rezultatet e saj në shtëpitë e veta, familjet e veta dhe në mundësitë skajshmërisht të kufizuara, të shfrytëzueshme për fëmijët e vet. Ata e quajnë këtë padrejtësi dhe ata përpiqen ta ndryshojnë, por shtypen brutalisht. Politikanët perëndimorë marrin pjesë në këtë shtypje dhe e justifikojnë në sy të popujve të vetë, formula dhe terminologji propogandistike shfrytëzohen aty për aty (të tilla si deklarimi se viktimat e tyre janë duke gërryer stabilitetin e kombit të tyre ose duke ndërmarrë agresione të zhurmëshme kundër interesave tona kombëtare). Deri kohët e fundit, ishte e përshtatshme t'i quaje këta kërkues drejtësie "komunistë". Që kur u shemb komunizmi, etiketa e tyre e re është "fundamentalizëm islam".

Nën ndikimin e makinerisë gjigante të medias që është në pronësinë e korporatave të mëdha dhe të kapitalit të madh, të krijuar qëllimisht për manipulimin dhe trajtësimin e opinonit publik, masat në Perëndim e kanë ngrënë shpejt karremin dhe, pa dyshuar fare, kanë sanksionuar mjetet dhe mënyrat e politikëbërësve të vet. Prapseprapë, ky nuk është faji më i keq i natyrës së

nënshtruar dhe mosdyshuese të njerëzve në Perëndim. Çfarë kanë kuptuar edhe më me vonesë është se oreksi i pangopur i kapitalit dhe praktika e tij dorështrënguar në Botën e Tretë nuk kufizohet në ato vende të largëta të banuara nga njerëz dhe të çuditshëm dhe ekzotike. Qeveria dhe biznesi i madh nuk zmbrapsen nga bëmat e njëjta në vend ndaj qytetarëve të vet, sa herë që nxiten nga diktatet e parimeve të tyre të shenjta: rritje gjithnjë e më shumë rritje, kapital gjithnjë e më shumë kapital, dollarë gjithnjë e më shumë dollarë! Çfarë tjetër mund të shpjegojë kalimin e llokmave kryesore të industrisë në Azinë Juglindore dhe gjetkë, ku puna e lirë (financiarisht dhe njerëzisht) mund të prodhojë një produkt të mbramë më të lirë, i cili, megjithatë, nuk do të shitet më lirë kur të kthehet në Amerikë përmes transportit? Gjatë këtij procesi, miliona punonjës amerikanë kanë humbur vendet e punës dhe kanë hyrë në radhët e të papunëve.

Kjo rrugë e kapitalizmit të shfrenuar nuk mund të vazhdojë pambarimisht. Gjithë dëshmitë tregojnë se shumë shpejt do të këpusë qafën, dëshmi që është sulmuar, injoruar, madje edhe fshehur. Patat binjake të vezëve të arta të burimeve botërore dhe popujve të Botës së Tretë nuk do të mbijetojnë përjetë. Po të mos ketë ndryshime para sesa të jetë tepër vonë, ky planet përfundimisht do të pushojë së qeni gjallë.

Mirëpo, ajo që kërkohet nuk është thjeshtë ndryshimi i rregullave, por ndryshimi i zemrës. Përderisa sundon mentaliteti i materializmit, nuk ka shpresë për më tepër sesa trajtim simptomatik që do të

mund të vononte të pashmangshen për pak kohë, por që nuk do ta parandalonte dot atë. Përderisa mendimi mbizotërues e sheh ndërveprimin jerëzor në kuptimin "ne" kundër "atyre", Veriu kundër Jugut, shfrytëzuesi kundër të shfrytëzuarit, i pasuri kundër të varfërit, i bardhi kundër njerëzve me ngjyrë, dhe padronët kundër skllevërve, nuk ka fare shpresë për të ardhmen. Anija e njerëzimit do të fundoset, edhe gjatë kohës që pasagjerët e kabinave luksoze dhe të klasit të parë grumbullojnë më tepër arturina dhe salltanete.

Nuk është e qartë nëse politikanët dhe financiarët e botës zotërojnë vizionin, mençurinë dhe aftësinë e nevojshme për të pësuar vetëndryshim dramatik. Është e dhimbshme t'i shohësh tek qëndrojnë në kursin ogurzi dhe e çojnë njerëzimin kaq pranë zgripit të humnerës. E vetmja shpresë është fushata masive për edukimin e publikut që, si votues, mbeten arbitrat përfundimtarë në fund të ditës. Nëse krijohet kërkesa për një rrugë të re, atëhere politikanët duhet të ndryshojnë ose të largohen nga rruga e ndryshimit.

Çfarë ka të bëjë Islami me gjithë këtë? Dijetarët dhe mendimtarët muslimanë (jo terroristët dhe ekstremistët ku media mban të fiksuar një maskë në fytyrën e çdo gjëje islame), për disa dekada, kanë qenë duke skicuar tiparet e një sistemi islam që do të trajtonte problemet botërore dhe mbështetet në Sheriatin islam, i cili nuk është kopje e formulave që mund të kenë shërbyer mirë në kohët dhe rrethanat e mëparshme. Madje, ky sistem as nuk duhet të konsiderohet vetëm islam, as nuk duhet të urdhërohet vetëm për muslimanët, ngaqë mirëqenia

e njerëzimit është shqetësim i përbashkët dhe me globin tonë ndërveprues që tkurret dita-ditës, ne të gjithë përballemi me të njëjtin fat përfundimtar. Tiparet kryesore të këtij sistemi përshkruhen më poshtë:

## Autoriteti mbi njeriun

Njeriu nuk është qenia sipërore e këtij universi, por mban përgjegjësi dhe jep llogari para Qenies Sipërore, Zotit! Pa Zotin, çdo gjë bëhet e mundshme, siç thoshte Dostojevski, dhe çdo gjë mund të arsyetohet dhe vërtetohet. Kur njeriu "shfronësoi" Zotin, ai rrëshqiti e ra në vetadhurim. Roli i vërtetë i njeriut në këtë univers është të qenit mëkëmbës dhe i besuar i Zotit, aq i pajisur, sa të jetë në gjendje të ketë mandat të plotë mbi natyrën, me qëllim që të menaxhojë planetin në përputhje me udhëzimet e Krijuesit, dhe jo sipas ngacmimeve dhe joshjeve të veta. As shkenca (mjet ende në hapat e parë), as arroganca (kurthi i vrasësit), nuk duhet ta mashtrojnë njeriun për të luajtur Zotin ... sikur njeriu të ishte i mençur sa duhet.

## Pronësia mbi mallrat

Pronësia e mbrame i përket Zotit përmes të qenit të Tij Krijues. Pronësia është pronësi e dytësore. Ne jemi të lirë të zotërojmë dhe të rrisim pasurinë tonë përmes mjeteve të ligjshme, gati pa kufizime, përderisa ne e dimë se kapitali nuk ka vetëm të drejta por edhe detyrime. Funksioni i kapitalit nuk është thjeshtë rritja *ad infitum*, por edhe të përmbushë detyrimet ndaj shoqërisë.

Supozimi (nga komunizmi dhe kapitalizmi njëherësh) se ndodhet një konflikt i pashmangshëm ndërmjet individit dhe shoqërisë nuk gjallon në Islam, në të cilin kushti paraprak është një drejtpeshim delikat, që vendoset ndërmjet të dyve dhe iu bën drejtësi të gjithëve. Ky drejtpeshim nuk mbahet thjesht me dorën e fortë të ligjit, por nga dëshira e fuqishme për të fituar kënaqësinë e Zotit, që e shndërron dhënien në burim të vazhdueshëm gëzimi për dhënësin. Zoti është gjithmonë në ekuacion dhe është realitet i gjallë, një nocion që, nga perspektiva materialiste, është pa lidhje dhe krejtësisht pa kuptim.

Në Islam, kushti i parë është se Zoti ka falur mbijetesën e të varfërit te pasuria e të pasurit – dhe në një rend të ri botëror, parimi mund të marrë përmasa ndërkombëtare. Ky sistem i ri është patjetër i arritshëm dhe i kapshëm, por jo në një sistem arsimor pa vlera, një valë baticore e indoktrinimit mediatik, ose një shoqëri tolerante ndaj padrejtësive. Shoqëria tani është aq e ndërvarur dhe e integruar, sa askush nuk mund të jetojë në izolim, ose në kulmin e pasurisë, ose në pikën më të ulët të varfërisë.

Rreth katërmbëdhjetë shekuj më parë, Omeri, kalifi i dytë i Islamit, dekretoi se nëse dikush vdiste urie, qytetarët e qytetit të tij duhej të paguanin haraçin njëlloj sikur ta kishin vrarë. Komuniteti është "si një trup...kur vuan njëri organ, i vjen tjetri në ndihmë", siç ka thënë Profeti. Çdo qytetar ka të drejtë të jetojë në një nivel minimal rehatie (jo thjesht në nivelin ekzistencës), dhe përderisa të jetuarit me bamirësi nuk

nxitet, del se të drejtat e individit përfshijnë punësimin fitimprurës. Prandaj, teknologjia e kursimit të punës lejohet si përgjigje ndaj shkurtimit të vendeve të punës, por kurrë për të kursyer vendet e punës dhe për t'i hedhur punëtorët në papunësi. Njeriu merr përparësi ndaj makinës, dhe rregulli juridik është se mirëqenia kolektive merr përparësi ndaj mirëqenies individuale. Kjo nuk nënkupton ndalimin e progresit teknologjik, por shkuarjen e tij krah për krah me punën gjatë marrjes me pasojat e tij. Punëtorët nxiten dhe mbështeten për blerjen e aksioneve të kompanive të tyre, me qëllim që të mjegullojnë polarizimin ndërmjet punës dhe kapitalit dhe t'u japin mundësi të vishen me interesa në progresin e kompanive tyre.

Një rregull tjetër i Islamit është se paraja si instrument nuk mund të pjellë para po të mos çiftohet me një lloj prodhimi; pra, fajdeja është e paligjshme në Islam. Gjatë dekadave të fundit, shumë është shkruar për veprimet bankare të çliruara nga kamatat, dhe vërtetë një numër bankash, jo vetëm në vendet islame por edhe në Evropë dhe Amerikë, kanë filluar me sukses zbatimin e tyre.

## Barazia e njeriut

*Përveçësia* e njerëzimit si një familje e vetme që ndan prejardhjen e përbashkët të Adamit (Ademit) dhe Evës (Havasë) duhet të theksohet dhe t'u mësohet fëmijëve që në moshë të re, së bashku me konceptin e barazisë së qenësishme të qenieve njerëzore. Është fatkeqësi që edhe shkenca edhe feja, dikur,

u keqpërdorën në Evropë (dhe Amerikë) për të sajuar dëshmi të sipërisë natyrore të racës së bardhë (ose Arjane) ndaj të tjerave. Dëshmitë e rreme në mbështetje të këtij mëtimi tani kanë vdekur dhe janë varrosur, por trashëgimia e tyre vazhdon. Në shumicën e kishave perëndimore deri tani, Jezui përshkruhet si burrë i bardhë flokëverdhë me sy të kaltër, ndryshe nga njerëzit me çehre të zeshkët në kajde të ullirit, që ndeshen kudo në zonën e Palestinës.

Dëshmitë e racizmit në Perëndim praktikisht sundojnë të gjitha aspektet e jetës, dhe vullneti për të ndryshuar ende kërkon grumbullimin e vrullit të duhur. Beteja e përpjetë për të drejtat civile në Amerikë ka dekada që vazhdon dhe, pavarësisht progresit të prekshëm, nuk mund të thuhet se shija e hidhur e skllavërisë është zhdukur plotësisht. Barazia nuk është bashkësi hollësish ligjore, por kryesisht është gjendje e mendjes.

Deri tani, zezaku në Amerikë s'e ka dëgjuar shprehjen "më fal" të dalë nga goja e të bardhit për kapitullin e skllavërisë që nxiu historinë e qytetërimit të bardhë (megjithëse amerikanët japonezë me ngjyrë morën apologjinë dhe dëmshpërblimin për internimin e tyre gjatë Luftës së Dytë Botërore). Tensionet racore vazhdojnë të shpërthejnë dhe, megjithëse është për të të ardhur keq, pjesëmarrësit në këto incidente dhune shpesh kanë një fare justifikimi. Trazirat e Los Anxhelsit në të shkuarën e afërt[1] janë shembulli gjegjës illustrues.

[1] Prilli i vitit 1992.

Sa herë kërkohet veprim për të përmirësuar fatin e zezakëve amerikanë, reagimi, megjithëse shpesh i dobishëm për një kohë të caktuar, zakonisht shmanget nga shkaku burimor i problemit. As plumbat, as dollarët, nuk do të dalin me zgjidhje të përhershme dhe të vërteta. Vetëm kur çdo njeri në thellësitë e zemrës të ndiejë dhe të besojë se çdo qenie tjetër njerëzore është vëlla ose motër e dashur dhe e barabartë, do të ndodhin ndryshimet e vërteta. Kjo nuk mund të dekretohet me ligj, por është funksion i edukimit. Për të transformuar botën tonë, duhet të zhvillojmë një revlucion total arsimor me objektivin e krijimit të një shoqërie të bashkuar dhe të dhembshme, të pandarë nga barrierat e çfarëdo lloji, dhe duke u dhënë jetë dhe kuptim të ri parullave të lirisë, vëllazërisë, dhe barazisë, jo vetëm brenda kufijve kombëtarë, por edhe në shkallë globale.

Për të ndikuar tek ndryshimi, riedukimi i kombeve neokolonialiste duhet të çiftohet me përpjekjen e vërtetë nga ana e tyre për të ndihmuar zhvillimin e Botës së Tretë. Është vlerësuar se subvencione që Evropa u paguan bujqve të vet mjaftojnë për të sjellë këtë ndryshim kursi në Botën e Tretë, në mënyrë që të eleminohet problemi i urisë anembanë botës. Një ide e tillë u vu përmbledhtazi në lojë gjatë një takimi (filantropik) në Evropën e ish ministrave dhe kryeministrave nga vende të ndryshme. As eleminimi i subvencioneve, as zhvillimi i Botës së Tretë, nuk u konsideruan mundësi të ditës, i pari për arsye të përshtatshmërisë politike dhe e fundit për arsye të strategjisë politike.

## Nevoja për vetëpërmbajtje

Zbatimi i zotësisë unike njerëzore të vetëpërmbajtjes ka vijuar të gërryhet vrullshëm dhe ka nevojë të shëndoshet. Megjithëse ajo është dallimi kryesor ndërmjet njeriut dhe kafshës, mentaliteti i kohëve moderne duket se ka bërë kërdinë në të. Një i ri që u arrestua se kishte qëlluar në drejtim të makinave në ecje në një autostradë pa pagesë dhe se kishte vrarë disa njerëz ofroi vetëm këtë si shpjegim: "Më vritej dikush". Ky nuk është shembull i vetmuar. Statistikat për krimin tregojnë qartë se sjellja tejet impulsive dhe destruktive është bërë dukuri e zakonshme shoqërore në vend të të qenit përjashtim, ngaqë këtë mund ta konfirmojë çdo njeri që sheh lajmet ose lexon gazetat. Mungesa e sistemit të vlerave të shëndosha dhe, rrjedhimisht, mungesa e tmerrshme e rezistencës përballë impulseve dhe tundimeve janë faktorët themelorë, që kanë çuar në shkatërrimin shkallë-shkallë të shoqërisë.

Çelësi i ndryshimit mund të gjendet në edukim dhe në media – por edukimi duhet të jetë i vetëdijshëm jo vetëm përmes njohjes, por edhe përmes besimit në atë që është e drejtë dhe vetëdijes se japim llogari para një pushteti më të lartë – vetëm atëhere shumica e njerëzve do të bëhen krejtësisht reagues ndaj shtytjeve të ndërgjegjes së tyre. Po të ketë Ditë Gjykimi, siç besojnë muslimanët dhe të tjerët, atëherë nuk mund të kihen zili mongolët e medias, që do të ballafaqohen me rolin e tyre në reklamimin dhe nxitjen e dhunës, pornografisë dhe shthurjes. Flisni lehtë për të pamendueshmen dhe ajo natyrisht bëhet e mendueshme. Të rinjtë tanë atëhere

eksplorojnë dhe eksperimentojnë derisa papërmbajtja dhe kopukëria bëhen droga të shoqërisë.

Fatkeqësisht, disa shtete janë duke i dhënë me hollësi shembullin rinisë së tyre të mbështetjes te pushteti lakuriq, sidomos kur janë të fuqishme përtej çdo caku dhe kundërshtarët i kanë të dobët përtej çdo caku. Gjethja e fikut, e quajtur vlera dhe parime, dhe shpesh bie kur gjigandët ushtarakë kapen fort pas agresionit të marrë me mend me gjithë fuqinë që kanë dhe, praktikisht, kundrejt asnjë lloj resiztence; kur pason një agresion më i keq, të njëjtët gjigantë tërhiqen sepse "detyra nuk do të ishte e lehtë". Kujdesi për jetën njerëzore është për faqe të zezë, edhe kur e sulmojnë, edhe kur tërhiqen nga mbrojtja e saj. Një nga komentet më të fuqishme, megjithëse shpalosëse, që bëri një drejtues ushtarak gjatë Luftës së Gjirit ishte: "Ne s'merremi me numërim trupash", por ai, patjetër, kishte ndërmend trupat e anës tjetër.

## Lufta dhe paqja

Rregullat e luftës në Islam janë shumë të qarta dhe u përvijuan qartë nga vetë Profeti Muhamed. Ajo ose duhet të ketë natyrë mbrojtëse ose të heqë qafe shtypjen kudo qoftë ajo, duke ndjekur atë që tani quhet kauzë e drejtë, dhe duhet të zhvillohet pa u shkaktuar dëmtime fizike civilëve të pafajshëm ose mjedisit. Aleanca për të ndaluar agresionin shprehet në vargun kuranor: *"Nëse dy palë besimtarësh bien në luftë në mes vetes, i pajtoni ata. E nëse njëra prej tyre sulmon tjetrën, atëherë luftoni kundër sulmuesit, derisa të kthehet në urdhrat e*

*Allahut. E, nëse kthehet, atëherë i pajtoni ata mes tyre, me drejtësi dhe paanësi. Allahu, me të vërtetë, i do të drejtët."* (49:9).

Aleanca me jomuslimanët për një kauzë të drejtë është e pranueshme. Shembull është traktati i Profetit me hebrenjtë e Medines për ta mbrojtur këtë qytet së bashku nga mosbesimtarët. Shembull tjetër është referimi nga ana e Muhamedit ndaj një traktati të bërë ndërmjet fiseve të Mekës shumë kohë para Islamit, të cilët ranë në ujdi të të bashkohen për të mbështetur të shtypurit. Profeti komentoi: "Kjo aleancë u bë para Islamit, por sikur, në Islam, të më kishin ftuar në të, do të isha bashkuar me të." Udhëzimet e qarta të Profetit për ushtritë e veta ishin të rrepta në atë që ato duhej të luftonin vetëm kundër ndërluftuesve dhe jo kundër grave, fëmijëve, ose pleqve. Njerëzit besimtarë jomuslimanë në manastiret ose shtëpitë e veta të adhurimit, gjithashtu, nuk duhet të dëmtohen, madje, nuk duhet t'u priten as t'u vihet flaka pemëve të armikut si masë lufte, nuk duhet të vihen në shënjestër kafshët, as nuk duhet të theren, përveçse për ushqim. Kur shihen këto kushte, bëhet e qartë se zbatimi i etikës së lartë islame të luftës kërkon përpjekje të posaçme në një luftë moderne. Ndoshta Lufta e Parë Botërore ishte lufta e fundit në të cilën u mundësua kufizimi njëfarësoj i luftimeve brenda personelit ushtarak. Duke filluar me Luftën Civile të Spanjës gjatë viteve tridhjetë, rregullat filluan të ndryshojnë, siç ndodhi në Luftën e Dytë Botërore, Luftën e Koresë dhe Luftën e Vietnamit. Dy bombat atomike mbi Hiroshima dhe

Nagasaki flasin vetë, ashu si bombardimi rrafshues i Luftës së Vietnamit dhe "zonat e lira të zjarrit" të saj, duke vrarë jo vetëm njerëzit, kafshët dhe bimësinë, por edhe vetë tokën.

Prandaj, disa njerëz do ta merrnin këtë se etika islame e luftës është tani teorike dhe nuk mund të vlejnë në epokën tonë moderne. Mirëpo, muslimanët dhe të tjerët e shohin këtë çështje nga një tjetër prespektivë. Përderisa luftimi modern është kaq rrënues, vetë lufta duhet të pushojë së qeni mundësi për zgjidhjen e konflikteve. Lufta duhet të dalë jashtë përdorimit njëlloj si skllavëria. Është ogur i keq që Rendi i Ri Botëror u shpall me rastin e një goditjeje ushtarake pushtuese. Vendet pasuese ngrenë dyshimin se ajo që është e re në Rendin e Ri Botëror nuk është më tepër sesa rendi i vjetër, i sunduar nga një kundërshtar në vend të dyve.

Me njerëzimin në majën e tanishme të qytetërimit – kurrë të arritur më para – dhe të gatshëm për t'u futur në mijëvjeçarin e dytë, duke lajmëruar dhe festuar Rendin e Ri Botëror, një botë pa luftë, dhe me disa instrumente të tjera të vendosjes së drejtë të paqes, nuk është më ëndërr e ndaluar.

Pse nuk munden gjykatat e pavarura të drejtësisë të zgjidhin mosmarrëveshjet ndërmjet kombeve? Tek e fundit, lufta nuk e bën dallimin ndërmjet të drejtës dhe të gabuarës por vetëm tregon se cili është më i fortë dhe zotëron më tepër fuqi shkatërruese. Zbatimi i zgjidhjes së ndershme dhe të drejtë të konflikteve do të ishte krejt i mundur, nëse krijohen gjykata të ligjit, të afta dhe me dëshirën për shqyrtimin e ndershëm dhe të paanshëm

të konflikteve (këtu përjashtohen Kombet e Bashkuara dhe Këshilli i Sigurimit). Suksesi i çdonjërit nga këto propozime sillet krejtësisht rreth një boshti: se vendet e qytetëruara vendosin të jenë të qytetëruara. Kërkohet e vërteta dhe asnjëri nuk do të thoshte ndonjëherë se është kundër të vërtetës, por është. E vërteta është vlerë dhe, fatkeqësisht politika është e verbër ndaj vlerave, dhe ky është rreziku i vërtetë me të cilin përballemi sot.

A do ta pranojë i forti drejtësinë, siç është vendosur me ligj, apo do të vazhdojë të besojë se fuqia vendos drejtësinë? A do të heq dorë kompleksi ushtarako-industrial nga *raison d'etre*, duke u justifikuar here pas here përmes një lufte ose një tjetre? A mund të pranohet drejtësia në ndarjen e kekut të burimeve botërore dhe të kostos së rimbushjes së tyre? Patjetër që jo; kjo do të ishte blasfemi për sunduesit e rendit të tanishëm, po të mos ndryshojnë gjërat, dhe ndryshimet nuk do të vijnë nga lart. Do të vijnë nga poshtë lart, nga themelet.

## Ekologjia

Për hir të aftësimit të dollarit për të blerë ushqimet e tyre, për t'u shërbyer borxheve të tyre, për të armatosur ushtritë e tyre, për të mbrojtur diktatorët e tyre dhe për të kënaqur oreksin e sunduesve dhe elitës së tyre, pjesa e varfër e njerëzimit e vendeve në zhvillim janë të dënuar të shterrojnë burimet e tyre. Në pjesën e anës së begatë të njerëzimit, duke pasur si synim pasurimin e të pasurve dhe shtimin e gjetheve të tyre konsumeristike, rritjen e luksit të tyre dhe rendjen pas qejfeve të tyre, bota e industrializuar

është duke e dhunuar, duke e helmuar, duke e ndotur, dhe duke e vrarë ekologjinë. Kjo ndodh në një kohë kur shkenca dhe teknologjia janë të afta të ndikojnë në biosferë në mënyrë dramatike dhe të paparë, kjo ndodh në kohë paqeje, përveç shkretimit dhe shkatërrimit të përhershëm, që mund t'i shkaktojë vetëm një luftë moderne e vërtetë. Ne huazojmë nga e ardhmja me ritme të tepruara, ndërkohë që vlerësimet e shëndosha dhe të arsyeshme na mësojnë se ne jemi duke shkaktuar një borxh, të cilin brezat tanë të ardhshëm nuk do të jenë në gjendje ta shlyejnë. Masat shëruese dhe sygjerimet e realizueshme janë porositur, por pengesat, siç pritet, kanë qenë ato që kanë në dorë frenat e pushtetit, rojet e kapitalizmit të shfrenuar, dorështrënguar, grykës, dhe dritëshkurtër. Siç thotë Kurani: *"Ka ndonjë njeri (hipokrit), fjalët e të cilit në jetën e kësaj bote ta bëjnë qejfin dhe që betohet në Allahun për atë që mban në zemër, por që në të vërtetë është kundërshtari (yt) më i betuar. E kur largohet, përpiqet të bëjë ngatërresa në Tokë, duke shkatërruar të mbjellat dhe bagëtinë. Por Allahu nuk i do ngatërresat"*. (2:204-205).

Pavarësisht nga kundërshtimi i hidhur nga ana e biznesit të madh, lëvizja ekologjike jashtë sferës së politikës ka fituar shpejtësi në mënyrë të qëndrueshme. Ditën e Tokës, më 1990, një qind milionë njerëz në 140 vende dolën në demonstratën më të madhe të organizatave bazë të të gjitha kohrave. Kjo nuk mund të injorohet nga politikanët që, përndryshe, do të humbisnin votat e tyre. Ndoshta është koha të themelohet agjensia

ekologjike ndërkombëtare në të cilën qeveritë botërore do të merrnin pjesë përmes marrëveshjes paraprake për të mbajtur parasysh rekomandimet e saj, rekomandime që, sigurisht, nuk duhet të jenë të pavëmendshme ndaj çështjes së drejtësisë.

## Çështjet e popullsisë

Popullsia e botës është duke u rritur me shpejtësi që e tejkalon atë të burimeve të shfrytëzueshme. Prandaj, shqetësimet rreth shpërthimit të popullsisë janë tejet legjitime. Përderisa e shumta e rritjes së popullsisë ndodh në Botën e Tretë, kjo e fundit është akuzuar për sjellje të papërgjegjshme dhe vënë në shënjestër si fajtor nga Perëndimi. Janë marrë parasysh veprime disiplinore, dhe një numër vendesh që japin ndihma, duke përfshirë Shtetet e Bashkuara të Amerikës, janë dëfryer me idenë e lidhjes së kësaj ndihme me rregulloren e pjellorisë dhe arritjet në drejtim të planifikimit familjar. Dhe çfarë është më e keqja, në një artikull të titulluar "Tani a do të jetë Makiaveli udhërrëfyes më i mirë për mjekët sesa Hipokrati?"(1) Dr. Zhan Martini (Jean Martin) shqyrton disa mendime perëndimore që vënë në pikëpyetje këshillimin e disa programeve të vaksinimit dhe të masave të tjera shëndetësore në Botën e Tretë, përderisa ato lejojnë shumë fëmijë për të jetuar dhe për të shfrytëzuar burime, çfarë përfundimisht shkakton përsëritjen e zisë së bukës dhe vdekjeve. Me fjalë të tjera, ka një thirrje për t'i vënë cakun uljes së vdekshmërisë në Botën e Tretë. Kalimi nga humanitarianizmi te "pragmatizmi" disave u duket logjike dhe rrjedhimisht,

(1) World Health Forum, vëll. 14, 1993, 105.

edhe përfshirja e emrit të Makiavelit në këtë artikull.

Se ka nevojë t'u shërbehet familjeve që dëshirojnë t'i përdorin ato (pa qenë të shtrënguara) me metoda kontraceptive të sigurta, të besueshme dhe të shfrytëzueshme, është gjithashtu një fakt, ndërsa Islami nuk ka asnjë lloj shqetësimi për këtë. E vetmja rezervë e jona është se hedhja e fajit të problemit të popullsisë vetëm dhe plotësisht në kurrizin e vendeve të Botës së Tretë injoron faktin se lindja e një foshnjeje në Shtetet e Bashkuara "...imponon më shumë se njëqind herë sesa një lindje, ta zëmë, në Bangladesh theksin mbi burimet dhe mjedisin botëror", shkruanin Pol dhe Ana Ehrliç (Anne Ehrlich) i departamentit të Shkencave Bilogjike në Universitetin e Stenfordit (University of Stanford) në National Geographic Magazine (Revista Kombëtare e Gjeografisë). Ata vërejnë se, ndërkohë që problemet e popullsisë në kombet e vafëra i mbajnë ato të varfëra, problemet e popullsisë në kombet e pasura janë duke shkatërruar aftësinë e tokës për të mbështetur qytetërimin.(1)

Mënyra e zvogëlimit të popullsisë në Botën e Tretë është debatuar (sidomos në Konferencën Botërore të Bukureshtit, më 1974). Precedenti historik (duke studiuar se çfarë ndodhi në Evropë që solli rënien e ritmeve të pjellorisë) dhe miradija tregojnë se zhvillimi është shkaku dhe jo pasoja e uljes së pjellorisë – zhvillimi është ilaçi më i mirë. Se industria është stimulues i natyrshëm i pjellorisë është gjithashtu dukuri

(1) Cituar në librin e Michael Henderson Hope for a Change (Salem: Grosvenor Books, 1991), 24.

e njohur. Megjithatë, vendet kapitaliste vendosin theks shpërpjestimisht të lartë në rregulloren për pjellorinë në Botën e Tretë. Shqetësimi i tyre shkon shumë përtej arsyetimeve filantropike ose altruiste për mirëqenien e njerëzimit.

Në numrin e verës së vitit 1991 të *Foreign Affairs* (Punët e Jashtme), një raport (i përgatitur fillimisht për Konferencën e Ushtrisë së Kombeve të Bashkuara mbi Planifikimin Afatgjatë) nga ana e Dr. Nikolas Ebershtadit (Nicholas Eberstadt) i Institutit të Sipërmarrjes Amerikane paralajmëron kundër përzierjeve të rritjes së popullsisë në numër në kombet e Botës së Tretë për rendin politik ndërkombëtar dhe ekuilibrin e pushtetit botëror. Pas tre brezave, vëren ai, tetë stërgjyshër e stërgjyshe në Perëndim do të kenë vetëm katër ose pesë pasardhës përkundrejt tre qindve syresh në pjesën më të madhe të Afrikës dhe Lindjes së Mesme; prandaj, vendet udhëheqëse të ditëve të sotme do të jenë kombet më të vogla në të ardhmen.

Memorandumi 200 për Studimin e Sigurisë Kombëtare, studim për "Implikimet e Rritjes së Popullsisë Mbarëbotërore për Sigurinë e Shteteve të Bashkuara dhe Interesat e Jashtme[1], është dokument shumë edukues, i cili shplon implikimet e ndërlikuara politike, ekonomike dhe ushtarake, si dhe realitetet e qëndrueshme të botës në të cilën jetojmë. Faktorët e popullsisë mund të jenë farërat e veprimeve revolucionare dhe shtysë për tjetërsimin ose kufizimin

[1] Arkivat Kombëtare, Dosjet e memorandumit të studimit mbi sigurinë kombëtare 200. RG 273.

e interesave ekonomike të jashtme. Varfëria, rritja e popullsisë dhe rinimi i popullsisë[1] do të nxiste zhvillimin, do të sillte rishikimin e termave dhe të kushteve të investimeve të huaja dhe, madje, do të shkaktonte rritjen ushtarake nëse thirrja nën armë shihet si alternativë e shëndetshme ndaj papunësisë. Nganjëherë, dokumenti të jep ndjenjën sikur vendet industriale janë tashmë duke zhvilluar një luftë parapritëse kundër vendeve të pazhvilluara.

Do të na dukej se Rendi i Ri Botëror duhet të përfshihet në nevojat e fshatit global, sepse i tillë është duke u bërë planeti ynë sot. Nuk duhet të parasupozohet pashmangëshmëria e ndarjes së botës në kamje dhe moskamje, dhe, rrjedhimisht, pashmangëshmërinë e luftës deri në vdekje ndërmjet tyre. Kërkohet që i pasuri të ulë hundën, të kënaqen dhe të jenë të gatshëm të heqin dorë për të mirën e përbashkët nga lukset që përfshijnë në vetvete stilet e tyre të jetesës. Lukset e tyre nuk janë nevoja jetike, shpërblimi i tyre do të jetë lumturia e plotësimit të nevojave jetike për pjesën dërrmuese të familjes njerëzore. Çfarë tjetër mund të jetë ushqim më i mirë për lumturinë? Zoti duhet të futet në këtë ekuacion!

(1) Kjo është dukuri e përbashkët në vendet e Botës së Tretë, në të cilat pjesa më e madhe e popullsisë është e re si rezultat i rritjes së ritmit të lindjeve, sidomos në radhët e të rinjve dhe i pritshmërisë për një standard jetese më të ulët se në kombet e zhvilluara.

# XHIHADI

Fjala *xhihad* është përdorur shpesh nga shtypi perëndimor gjatë këtyre pak dekadave të fundit, është shpjeguar drejtpërsëdrejti ose hollësisht për të nënkuptuar "luftën e shenjtë". Ç'është e vërteta, termi "luftë e shenjtë" u shpik në Evropë gjatë Kryqëzatave, që do të thotë lufta kundër muslimanëve. Nuk ka gjegjës në fjalorthin e Islamit dhe *xhihadi* sigurisht nuk është përkthimi i tij.

*Xhihad* do të thotë "përpjekje". Në kuptimin e saj parësor, kjo është një luftë e brendshme, brenda unit, për ta hequr nga veprimet ose prirjet e përulura dhe për të ushtruar qëndrueshmëri dhe këmbëngulje për arritjen standardeve të larta morale. Përderisa Islami nuk kufizohet brenda mbretërisë së individit, por shtrihet tek mirëqenia e shoqërisë dhe njerëzimit në përgjithësi, muslimani nuk mund të përpiqet për të përmirësuar veten, i izoluar nga çfarë ndodh në komunitetin e tij ose të saj ose në botën e madhe dhe, rrjedhimisht, futja e urdhërit Kuranor në kombin musliman për të përqafuar detyrën *"për të urdhëruar për të mirën dhe për të ndaluar të ligën"* (3:104), është detyrë që nuk u përket vetëm muslimanëve, por i takon krejt racës njerëzore, e cila, sipas Kuranit, është mëkëmbësi (zëvendësuesi) i Zotit në Tokë. Mirëpo, muslimanët nuk i shmangen kësaj përgjegjësie, edhe sikur të tjerët

të veprojnë kështu. Mjetet për përmbushjen e saj janë të ndryshme, dhe në botën tonë moderne përfshin të gjitha instrumentet ligjore, diplomatike, ekonomike dhe politike.

Islami nuk përjashton përdorimin e forcës përmes të cilës bëhet zap e liga, nëse nuk ka rrugëdalje tjetër të shëndetshme. Një pararendës i parimit të sigurisë kolektive dhe ndërhyrjes kolektive për ndalimin e agresionit, të paktën teorikisht, siç tregohet në Kartën e Kombeve të Bashkuara është referimi kuranor: *"Nëse dy palë besimtarësh bien në luftë në mes vetes, i pajtoni ata. E nëse njëra prej tyre sulmon tjetrën, atëherë luftoni kundër sulmuesit, derisa të kthehet në urdhrat e Zotit"* (49:9).

Veprimi ushtarak është nënndarje e xhihadit dhe jo tërësia e tij. Këtë ua ka theksuar Profeti Muhamed bashkëluftëtarëve të vet kur, teksa ktheheshin nga një fushatë ushtarake, Ai u tha atyre: "Sot jemi kthyer nga xhihadi i vogël (lufta) tek xhihadi i madh (vetëpërmbajtja dhe përsosja)".

Xhihadi nuk është deklarim lufte kundër feve të tjera dhe sigurisht nuk drejtohet kundër të krishterëve dhe hebrenjve, siç duan disa media dhe qarqe politke të kuptohet. Islami nuk i lufton fetë e tjera. Të krishterët dhe hebrenjtë quhen trashëgmtarët e traditës së Ibrahimit nga muslimanët, duke adhuruar të njëjtin Zot dhe duke ndjekur traditën e Ibrahimit.

Kriteri i rreptë për një "luftë të drejtë" në Islam është përmendur tërthorazi, si dhe kufizimet morale dhe etike, të cilave duhet t'u përmbahet. Luftimi

modern nuk jepet para atyre standardeve morale; prandaj, lufta duhet të zëvendësohet nga ndonjë alternativë tjetër për zgjidhjen e konflikteve, nëse të gjitha palët pranojnë një formulë të drejtë. Një opinion publik botëror i ndritur dhe i palëkundshëm mund t'i kapëcejë dhe nënshtrojë mentalitetet luftëdashëse. Çelësi është ndryshimi i zemrës. Ashtu siç ka një rol ndërtues për faljen në marrëdhëniet ndërvetjake, ashtu është e mundur kjo në marrëdhëniet ndërkombëtare, me kusht që arbitri i mbramë të jetë drejtësia dhe jo përdorimi i forcës.

Ne duhet të përsërisim për hir të ndershmërisë se, historikisht popujt e të gjitha traditave, muslimanët, të krishterët dhe hebrenjtë, si dhe të tjerët, kanë pasur gabimet e veta në ndjekjen me ndershmëri të idealeve vlerëmëdha të feve dhe filozofive të tyre. Ne të gjithë kemi bërë gabime dhe do të vazhdojmë të bëjmë kështu. Muslimanët nuk bëjnë përjashtim dhe here pas here feja është shfrytëzuar nga tiranët ambiciozë ose është dhunuar nga turmat e paditura. Kjo nuk pasqyrohet në fe, por tregon sesa ngutshëm ka njerëzimi nevojë për përsosjen e edukimit, rritjen e qëndrueshmërisë së shqetësimit për dinjitet, të drejta dhe liri njerëzore dhe zbatim të drejtësisë me syçelësi, madje me çmimin e bërjes zap të babëzisë politike dhe ekonomike.

## REVOLUCIONI FAMILJAR DHE SEKSUAL

Profeti Muhamed thoshte: "Gratë janë gjysma tjetër e burrave". Njësia themelore e njerëzimit nuk është as burri, as gruaja. Është burri dhe gruaja, të bashkuar përmes martesës që i bën ata familje (ashtu si pjesa më e vogël ujit nuk është as oksigjeni, as hidrogjeni, por të dy këta elementë së bashku). Sikundër Judaizmi, Krishtërimi, dhe shumë fe të tjera, edhe Islami urdhëron se çiftimi i burrit dhe i gruas për të formuar familje përbën një lidhje të shenjtë, të cilën Kurani e quan "zotim solemn", që duhet të dokumentohet dhe të vërtetohet përmes kontratës martesore ose celebrimit.

Martesë do të thotë përkushtim i bashkëshortëve ndaj njëri-tjetrit dhe sendërton të drejtat dhe përgjegjësitë e ndërsjella, si dhe ato kundrejt fëmijëve të tyre. Fëmijët gëzojnë të drejtën e lindjes nga një martesë e ligjshme (të dinë identitetin dhe të përfitojnë nga marrëdhënia me të dy prindërit, si dhe të lindin brenda një martese të vlefshme); të kujdesit dashuror, teksa rriten; të ushqyrjes së shtatit dhe të shpirtit; dhe të arsimimit; për t'u dhënë mundësi të përballen me jetën dhe të mbajnë përgjegjësitë e tyre si qytetarë të pjekur dhe të dobishëm.

Ndërkohë që prindërit i aviten pleqërisë ose, në një farë mënyre, humbasin aftësitë, atëherë është detyrë

fetare e fëmijve të kujdesen për ta dhe t'i shërbejnë rehatisë së tyre, pa treguar shenja padurimi gjatë përmbushjes së këtij detyrimi. Kjo e drejtë është borxh karshi Zotit, si dhe siguri e përjetshme, ngaqë, një ditë, kjo do t'i shpërblejë vetë fëmijët, teksa bëhen prindër, teksa mplaken dhe kanë nevojë për kujdesin e fëmijëve të tyre.

Solidariteti i familjes dhe fuqia e lidhjeve familjare ka rëndësi të epërme në Islam. Ai shpërndahet edhe përtej familjes bërthamë, krahas zgjerimit të qarqeve të lidhjeve të gjakut. Kurani e quan këtë "lidhja e mitrës". Është edhe detyrë edhe bamirësi e shpërblyeshme për të qenë i mirë me të afërmit e gjakut përmes kujdesit miqësor ose mbështetjes financiare, nëse mbahet parasysh. Pas vdekjes së prindërve, mbetet detyrë e çdo njeriu të lutet për ta dhe madje të mbahen lidhjet me miqtë e tyre, të nderohen dhe t'u ofrohet ndihmë, nëse nevojitet.

Në Islam, martesa kryen dy funksione dhe vetëm martesa i kryen ato në mënyrë të ligjshme. Njëri është përmbushja e dëshirës së zjarrtë të njërës gjysmë ndaj gjysmës tjetër të vet dhe shndërrimi në një, edhe fizkisht, edhe shpirtërisht: *"Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, dhe që vuri në mes jush dashuri dhe mëshirë."* (30:21). *Funksioni tjetër është pjelloria dhe pasja fëmijë: "Allahu ka krijuar për ju gratë nga lloji juaj, e nga gratë tuaja ju jep djemtë e nipat dhe ju furnizon me ushqime të mira. A, mos vallë, ata besojnë në gënjeshtra dhe mohojnë dhuntitë e Allahut?"* (16:72).

Martesa është i vetmi vend i përligjur për seks dhe riprodhim. Mëkatimi jashtë familjes është krim i rëndë, dhe mund të jetë shkelje ligjore në Islam, po të dëshmohet nga ana e katër dëshmitarëve që identifikojnë autorët e krimit dhe dëshmojnë se kanë parë bashkimin seksual aktual të një çifti (jo thjesht shfaqjen ose mundësinë e bërjes seks nga ana e tyre, për shkak të qëndrimit të tyre ose gjërave të tjera të ndryshme). Kriteret ligjore të nevojshme për dëshmitarët për të akuzuar një person për shkeje kurore janë të rrepta dhe shërbejnë për të penguar praktikisht mundësinë e akuzave të rreme në një çështje kaq serioze sa kjo, duke pasur potencialin e shkatërrimit të njësisë familjare.

Ia vlen të përmendet se parimet morale të virgjërisë para martesës dhe besnikëria pas kësaj më parë mbizotëronin në Amerikë dhe Perëndim, por me rënien e gjithnjë e më shumë njerëzve në ateizëm ose mikroteizm, ndryshimet ishin të pashmangshme. Ateizëm kemi sa here që mohohet Zoti. Mikroteizëm kemi sa herë që pranohet Zoti, por me nderim tejet të zvogëluar. Ne e adhurojmë Atë, por me fjalët tona. Ne vizitojmë vendet e adhurimit, zakonisht gjatë fundjavës, por nuk e lejojmë Zotin "të dalë jashtë" për të na treguar se çfarë duhet të bëjmë me jetët tona private ose publike. Kjo gërryerje e besimit krijoi kushtet për "revolucionin seksual", ngaqë të gjitha vlerat fetare iu nënshtruan një rishikimi rrënjësor.

Revolucioni seksual nuk filloi aq vonë sa vitet gjashtëdhjetë, siç supozohet nga shumë njerëz. As nuk ishte pasojë e ndryshimeve shoqërore pasive dhe të

natyrshme; ishte rrjedhojë e përpjekjeve të planifikuara mirë dhe ngulmuese të ayre që dëshironin ndryshime në zakonet shoqërore lidhur me seksin. Gjithë kjo filloi me magjepsjen e skajshme të shoqërisë pas shkencës dhe aftësive teknologjike, pas dëbimit të kishës nga rrëmimi në jetën publike. Me besimin se shkenca më në fund e kishte shfronësuar fenë si burim të njohjes së vërtetë, shumë e quajtën mendjen njerëzore arbitrin e mbramë të të gjitha çështjeve njerëzore, dhe të gjitha vlerat e nderuara nga koha iu nënshtruan vendimeve të saj të reja. Mirëpo, duke nxituar dhe treguar sipërfaqësi, njerëzit humbën faktin e qartë se vetë mendja njerëzore, dhe përmes pranimit të vetë saj, është një instrument i papërkryer, dhe se me kufizimet e veta nuk mund të kalojë gjykime të tilla të mbrame, si ato që kanë të bëjnë me standardet morale absolute. Fakti i thjeshtë se njeriu vazhdimisht dhe zellshëm kërkon më tepër dije dhe ndjek kërkime të mëtejshme është pohim se ende ka kaq shumë gjëra që na nevojitet t'i mësojmë. Po të kishim besuar se ne vërtetë zotërojmë të gjithë dijen dhe se mendjet tona janë përkryera, do të kishim ndaluar gjithë kërkimet e ingranuara drejt fitimit të gjithnjë e më shumë dijeve për jetën dhe mjedisin tonë; nuk do të na duhej të shpenzonim më për buxhetet bujare për kërkime. Mirëpo, nuk ndodh kështu, ngaqë Kurani thotë: *"Prej dijes, është vetëm pak që ju është komunikuar (racës njerëzore)"* (17:85).

Për ta zëvendësuar më tej Zotin nga njeriu, ndërmjet dy luftrave botërore lindi një lëvizje e quajtur "Moraliteti pa fenë", i cili e akuzonte fenë – jo gabimin njerëzor – se

ka shkaktuar armiqësi dhe konflikt ndërmjet njerëzve. Anëtarët e kësaj lëvizjeje pranonin si të vërtetë se standardet e larta morale mund të arrihen, pa ia veshur medoemos ato fesë dhe i quanin këto standarde "parime morale të pavarura". Ndërkohë që zyrtarisht pak vetë i përkisnin kësaj lëvizjeje, filozofia që ajo përkrahte u bë gradualisht më e përhapur, ngaqë njerëzit humbën besimin tek feja për shkak të mospërputhjes ndërmjet Biblës dhe gjetjeve shkencore. Ndërkohë që lëvizja doli nga fokusi, Zoti u shfronësua, dhe kodet e reja të moralitetit u nxorrën aty ku imoralitetet e djeshme u bënë normalitetet e sotshme, dhe humanizmi shekullar më në fund arriti të deklarojë hapur se vlerat njerëzore duhet të përcaktohen nga qeniet njerëzore dhe pa iu referuar asnjë qenieje jonjerëzore ose të mbinatyrshme. Me zhvendosjen drejt materializmit, vlera të tilla si nderi, virgjëria dhe pastërtia u bënë fjalë të zbrazura dhe monedha të papërdorshme. Një gamë e plotë indoktrinimi funksionoi për të tendosur kufijtë e lirisë për përfshirjen e lejes dhe, në një shoqëri që theksonte individualitetin, atëherë çdo tekë njerëzore u bë e drejtë njerëzore.

Ndodhi një frenim për moralitetin, kur vala baticore që goditi shoqërinë përmbyti gjithashtu shumë nga rojet tradicionale të fesë dhe vlerave të saj – klerin. Kleri i prekur u bë kale Troje, sepse në vend që të linte kampin fetar të bashkohej me libertarianët, ata filluan të punojnë me vetë fenë, duke ndërtuar riinterpretime dhe shpjegime të reja të teksteve për ta bërë të ligjshme dhe të lejueshme çfarë kishte qenë e paligjshme dhe e

dënueshme gjatë gjithë historisë së fesë. Shumë prej vetë këtij kleri ranë pre e mikrobeve që supozohej se luftonin. Madje, shumë syresh interpretuan institucionin e beqarisë si shmangie nga martesa, por jo nga të bërit seks.[1].

Rezultati, siç pritej, është sjellja kaotike seksuale e krejt shoqërive. Pa vlerat e virgjërisë jashtë martesës dhe besnikërisë brenda saj, ndodhi përdhosja e seksit si një lidhje shumë e veçantë ndërmjet një burri dhe një gruaje, përhapja e seksit të shthurur, përdhunimeve, shtatzanive të padëshiruara që përfundojnë në aborte ose fëmijë të padëshiruar, të zhveshur nga e drejta e tyre për prindësi të dyfishtë të ligjshme dhe fëmijë që lindin fëmijë. Përmëtepër, besimi familjar gërryhet, kur mes familjeve të qëndrueshme nja pesëmbëdhjetë përqind e fëmijëve janë të paligjshëm. Gjithë kësaj i shtohen rreziqet shëndetësore për shkak të përhapjes epidemike të sëmundjeve seksualisht të transmetueshme, qofshin sëmunde të reja, qofshin sëmundje të vjetra që mendonim se qenë mundur shumë kohë më përpara, organizmat shkaktarë të të cilave kanë përftuar rezistencë ndaj terapisë së njohur me antibiotikë dhe të cilat janë duke u bërë barrë e rëndë për shoqërinë, sidomos për rininë, për shkak të shthurjes seksuale.

Muslimanët nuk kanë asnjë lloj çoroditjeje ose paqartësie për çfarë është e ligjshme dhe për çfarë është e paligjshme në fenë tonë. Kurani mbetet në trajtën e vet burimore, ashtu siç u shpall, fjalë për fjalë

---

(1) Keith L. Woodward et al., "Gays in the Clergy", Newsweek, 23 shkurt 1987, 58.

dhe germë për germë. Kurani është fjala hyjnore (çdo përkthim ose shkoqitje në çfarëdo gjuhe, duke përfshirë arabishten [gjuhën kuranore], nuk mund të quhet Kuran). Moralitetet dhe imoralitetet e përcaktuara në Kuran do të mbeten të tilla për jetë, dhe nuk mund të fshihen, as të shpërdorohen, as të shpiken. Nuk ka asnjë klerik ose dijetarë që mund të mëtojë se është veshur me të drejtën ose aftësinë e shkoqitjes së përveçme. Kjo nuk do të thotë se, prandaj, të gjithë muslimanët janë njerëz të virtytshëm, që nuk mund të mëkatojnë. Sigurisht që disa muslimanë e shkelin fenë e tyre, duke bërë mëkate dhe vepra të neveritshme, por të paktën e dinë se ky është mëkat dhe do të mbetet në ndërgjegjen e tyre derisa ata të heqin dorë dhe të pendohen para Zotit.

Me sfidën e vërtetë të nxitjes së moralshmërisë përballen ata muslimanë që janë shtetas të komuniteteve jomuslimane, ku fëmijët e tyre janë të rrethuar nga norma shoqërore dhe morale, të cilat bien ndesh me mësimet e Islamit. Muslimanët nuk janë të vetëm në këtë, sepse ka gjithashtu hebrenj, të krishterë dhe të tjerë që mbrojnë moralshmëri të ngjashme hyjnore dhe bëjnë çdo përpjekje për të përcjellë besimin në to tek fëmijët e tyre. Bashkëpunimi në drejtim të këtij synimi tashmë është duke ecur përpara dhe nxitet edhe më tepër ndërmjet muslimanëve dhe atyre me besim të ngjashëm, qofshin këta klerikë, qofshin individë apo shoqata laike.

Sjellja jonë me fëmijët tanë ndjek një njohje të hershme me Zotin (shih kreun një) dhe konceptin

se besimi në Të do të thotë se i pranojmë dhe iu bindemi rregullave të Tij. Nëse ndjekim rregullat e Tij, ne nuk mërzitemi se çfarë bëjnë të tjerët, sepse kur dikush është në anën e Zotit, atëhere ky dikush është pjesë e shumicës, përderisa tërësia e krijimit të Tij ngjashmërisht është e volitshme për ligjet e Tij.

Besimi ushqen besimin që u bën ballë trysnive të shoqërisë dhe trilleve të tundimit. "Ata të gjithë mëkatojnë" pushon së qeni shfajsim. Kjo "qasje vaksinimi" duke rrënjosur tek fëmijët njohjen e besimit, synon ndërtimin e imunitetit të tyre shumë kohë përpara sesa ata të ekspozohen ndaj sëmundjes, qoftë fizike, qoftë morale. Ashtu siç përgatitet ushtari për të luftuar, përpara dhe jo gjatë betejës, rreziqet e ardhshme diskutohen me fëmijën, në mënyrë që ai ose ajo të mund të vendosin përpara se çfarë pozicioni duhet të marrin kur të vijë koha, nëse duhet të marrin pjesë në pirjen e duhanit, të alkolit, përdorimin e drogës, ose rendjen pas seksit.

Predikimi i virgjërisë paramartesore kërkon zbatimin e më tepër sesa të një urdhëri (megjithëse sigurisht, mësimi është se kur Zoti urdhëron, ne dëgjojmë dhe bindemi). Diskutimet me rininë muslimane dhe jomuslimane mund ta paraqesin çështjen fuqishëm, megjithëse përgjatë linjave fund e krye intelektuale. Të pyetur "Kush beson në barazinë e sekseve?" dhe votohet njëzëri në favor të kësaj. "Kush beson në drejtësi?" dhe përsëri miratimi është i njëzëshëm. Atëhere parashtrohet propozimi se çdo lidhje ndërmjet dy partnerëve, pasojat e të cilës nuk ndahen barazisht

nga të dy, nuk mund të përbëjë barazi; ata të gjithë janë dakord. Në situatën e seksit liberal, pasojat nuk ndahen barazisht, sepse ana e femrave është gjithmonë humbëse, qoftë kur ajo braktiset, qoftë kur mbetet shtatzënë, qoftë kur bën abort, qoftë kur lind dhe nënshkruan largimin e bebes së saj përmes birësimit, qoftë kur përfundon me një bebe pa baba, të cilën duhet të mbajë gjatë gjithë jetës së ngelur. Kur vëzhgohen pasojat dhe bëhet pyetja: "A mund të jetë kjo drejtësi?", e bërtitura e përgjithshme është: "Jo!".

Lëvizja e homoseksualëve ishte vërtetë arritje e vonë në skenën e revolucionit seksual. Homoseksualiteti, sigurisht, nuk është shpikje e re dhe ka ekzistuar praktikisht në të gjitha kulturat dhe mes gjithë popujve, por zakonisht në numra shumë herë më të vegjël sesa sot. Ndikimi i tij është shumëfishuar vetëm gjatë dekadës së fundit ose pak më përpara përmes lobimit dhe përpjekjeve të tjera nxitëse. Më kujtohet kur ndiqja konferencat akademike në të cilat paraqiteshin disa kumtesa shkencore, duke përdorur metodologjinë shkencore për të "vërtetuar" me anën e eksperimenteve shkencore sigurinë e marrëdhënieve seksuale anale. Kjo ndodhte në fillim të viteve shtatëdhjetë dhe për mua gjetjet ishin aq kontradiktore ndaj miradijes së thjeshtë, sa fillova, për here të parë në jetën time akademike, të dyshoj në ndershmërinë e disa kërkuesve shkencorë. Menjëherë pas kësaj, Shoqata Amerikane e Psikiatërve deklaroi se homoseksualiteti nuk duhej quajtur më sëmundje, por duhej të kosiderohej thjesht si orientim ose variant seksual. Të tjerat janë gjepura.

"Sindroma e Zorrës së Homoseksualit" u përshkrua më vonë në literaturën mjekësore, dhe pas kësaj AIDS-i bëri lajm, dhe u vendos lidhja e saj me sjelljen homoseksuale. Shumë shpejt problemi i AIDS-it doli nga arena mjeksore, e cila nuk ishte në gjendje të vendoste ndaj saj rregullat dhe rregulloret e zakonshme për kufizimin e sëmundjeve infektuese. AIDS-i u bë çështje politike dhe lobimi homoseksual u shndërrua në një pushtet politik, të aftë për të kërcënuar zyrtarë dhe figura politike dhe për të fituar mbështetje të shumëve nëpër media, arte dhe kler. Në vend të kufizimit të AIDS-it, ndodhi e kundërta, duke sjellë prekjen e marrësve të gjakut, të droguarit, fetusin e mitrës, kontaktet heteroseksuale me bashkëshortet (dhe të tjerë), dhe ata që kanë rënë në kontakt nga mungesa e vëmendjes me lëngje trupore të ndotura. Është bërë epidemi globale dhe po përhapet me shpejtësi të frikshme. Për pacientët me AIDS, muslimanët kanë dhembshuri, dashuri dhe shpresojmë se edhe kujdesin shëndetësor të shfrytëzueshëm më të mirë. Për të painfektuarit, ne rekomandojmë qasjen parandaluese. Kjo nuk është perzevativi, sepse nuk ka seks të sigurtë. I vetmi seks i sigurtë është virgjëria deri ditën e martesës dhe besnikëria brenda martesës.

Debati për homoseksualitetin është duke zier. "Kushdo qofsh ti", thuhet, "mos u turpëro prej tij". Shumë të rinj mosdyshues atëherë nisin të eksperimentojnë, për të "zbuluar" se çfarë janë në të vërtetë. Pëlqimi është parakusht dhe lobet në Skandinavi janë duke u përpjekur për të sjellë moshën e pëlqimit në katër

vjet. "Dita e Krenarisë së Homoseksualit" festohet vit për vit në Kaliforni dhe mbulohet nga media, dhe "Muaji i Krenarisë së Homoseksualit" në disa shkolla rrethesh është vendosur, për të zhdukur fanatizmin dhe paragjykimet dhe familjet me dy meshkuj ose me dy gra janë duke u paraqitur si format alternative të familjes. Kohët e fundit, shkenca filloi të eksplorojë një bazë të mundshme anatomike ose gjenetike për orientimin homoseksual. Muslimanëve nuk u bën përshtypje dhe për ne çështja është kaq e thjeshtë: Ne nuk e krijojmë vetë fenë tonë, por e marrim dhe i bindemi. Ne nuk mund t'i detyrojmë bindjet tona tek askush, por ne besojmë tek saktësia e mësimeve të Kuranit dhe të Profetit Muhamed, që qartaz dhe shkoqshëm i dënojnë praktikat e homoseksualitetit. Nëse dikush e ka apo nuk e ka këtë orientim, nëse dikush mendon se e mbart "genin e homoseksualitetit" ose jo, ndjenjat dhe dëshirat e askujt nuk mund të diktojnë sjellje. Mund të jesh duke vdekur për të bërë diçka (qoftë kontakt homoseksual, qoftë kontakt heterosdeksual me një partner, i cili nuk është bashkëshorti ose bashkëshortja jote, pirje alkoli ose kryerje e një krimi të dhunshëm apo vjedhjeje), por ajo që ndien nuk duhet të jetë ajo që bën. *"Nuk i takon as besimtarit, as besimtares, nëse një çështje është vendosur nga Zoti dhe i Dërguari i Tij, të zgjedhin sipas dëshirës së vet. Nëse dikush nuk i bindet Zotit dhe të dërguarit të Tij, ai është vërtetë në rrugë të shtrembër"*. (33:36). Çdo qenie njerëzore ka një gjen të padiskutueshëm, pa të cilin nuk mund të jetë qenie njerëzore: ai quhet "geni i vetëpërmbajtjes".

# ETIKA BIOMJEKËSORE



Kjo pjesë ndriçon perspektivën islame për temat që kanë qenë në ballë të fushës së bioetikës dhe për të cilat është arritur konsensusi i vërtetë.

## ÇËSHTJET E RIPRODHIMIT

### Rregullorja e pjellshmërisë

*Kontraceptimi.* Islami e lejon kontraceptimin për sa kohë që ai nuk kërkon shkëputjen rrënjësore të martesës nga funksionet e veta riprodhuese. Që në kohën e Profetit, është praktikuar, por ai e bëri të qartë se përdorimi i tij duhet të jetë vendim i përbashkët ndërmjet burrit dhe gruas. Rekomandimi i përgjithshëm për kombin musliman është të lindë fëmijë dhe të shtohet në numër, por Muhamedi ka theksuar cilësinë

dhe jo thjesht rrumbullakësinë e shifrave. Një nga parashikimet e tij shumë profetike ishte: *"Do të vijë një ditë kur të gjitha kombet e tjera do t'ju sulen, ashtu si hamësat e uritur mbi një sahan me gjellë"*. Kur e pyetën nëse kjo do të ndodhte për shkak të mungesës së numrave, ai tha: *"Jo. Atë ditë ju do të jeni aq shumë, veçse (cilësisht) do të jeni si shkuma në sipërfaqen e një rrëkeje"*.

Gjatë gjithë historisë islame, juristët kanë lejuar planifikimin familjar për një numër arsyesh, duke filluar nga çështjet shëndetësore dhe aftësia social-ekonomike deri tek shqetësimi i grave për ruajtjen e bukurisë së tyre. Edhe metodat natyrore, edhe metodat artificiale, të kontraceptimit janë të pranueshme, me kusht që ato të mos jenë të dëmshme dhe të mos funksionojnë si abortim. Përdorimi i kontraceptimit duhet të jetë zgjedhja e secilës familje veç e veç, pa shtrëngim dhe as pa trysni. Vendet që zbatojnë politikat e popullsisë mund t'u drejtohen fushatave të gjera të edukimit, për të siguruar mundësnë e hyrjes së teknologjisë contraceptive, por vendimi duhet t'i lihet familjes.

Rezervave për programet e popullsisë, të hartuara nga vendet Perëndimore për Botën e Tretë, u është referuar më përpara. Ata të Botës së Tretë janë në dijeni të "betejës demografike", që synon të zhveshë popullsitë e tyre nga pushteti i dukshëm i numrave ose t'i shndërrojë shumicat në pakica në disa rajone. Ata alarmohen nga fakti se materialet kontraceptive, që janë hequr nga përdormi në vendet (Perëndimore)

ku prodhohen, janë duke u eksportuar në sasi të mëdha në vendet islame dhe të Botës së Tretë, duke kompromentuar standardet e sigurisë. Më shumë investime nga ana e Perëndimit mbeten për t'u parë në zhvillimin e burimeve vendase të Botës së Tretë, si gatishmëria për të transferuar, në shërbim të këtij qëllimi, teknologjinë e nevojshme.

*Ushqyerja me gji.* Ushqyerja me gji nxitet fuqimisht nga mësimet islame. Si metodë e planifikimit familjar, nuk është recetë e besueshme për çdo familje, por është vlerësuar se, në bazë grupi (kolektivi) është kontraceptiv më i fuqishëm sesa të gjitha metodat e tjera të kombinuara, e matur me rënien e shkallës së pjellshmërisë në komunitetet e grave me fëmijë gjiri. Kurani përmend ushqyerjen me gji, dhe se rrjedha e saj shtrihet në një hark kohor prej dy vjetësh.

Në Islam, ushqyerja me gji quhet më tepër sesa një proces ushqyes (planifikimi familjar). Është "vlerë" dhe pranohet si farkëtuese e një lidhjeje të posaçme, kaq e vërtetë është kjo, sa një grua tjetër, përveç nënës natyrore, që ushqen me gji foshnjën fiton status të vaçantë sipas të Drejtës Islame, të quajtur "amësia e qumështit". Për të nënvizuar vlerën e saj, "amësimit të qumështit" i jepet status i amësisë natyrore përmes vendimeve ligjore lidhur me martesën. Rezultati është se fëmijët natyrorë të një nëne të tillë quhen "vëllezërit dhe motrat e qumështit" të foshnjës së ushqyer me gji, i cili, prandaj, mund të mos martohet me asnjërin syresh.

*Mjeti ndëruterinar (IUD).* Nëse një mjet ndëruterinar shërben si kontraceptiv, faktikisht duke shkaktuar abort, nuk është metodë e pranueshme. Mjeti ndëruterinar (IUD) nuk funksionon më përmes parandalimit të transplantimit. Prodhimet e tanishme të mjetit përmbajnë një tel bakri që çliron jone spermëvrasëse bakri, ose përfshijnë hormonin e progesteronit, i cili trash mukozën e qafës së mitrës, në mënyrë që të mos mund të përshkohet nga sperma. Të dy veprimet e këtyre mjeteve të reja e vedosin mjetin ndëruterinar (IUD) në kategorinë e kontraceptimit, jo të abortit; kjo pohohet nga Organizata Botërore e Shëndetësisë.

*Aborti.* Nuk ka lobe "pro jetës" dhe "pro zgjedhjes" në komunitetet islame. Islami e sheh abortin si krejt të ndryshëm nga kontraceptimi, përderisa i pari kërkon dhunimin e jetës njerëzore. Pyetja që lind natyrshëm është nëse termi "jetë njerëzore" përfshin jetën e fetusit në mitër. Sipas jursiprudencës, ai e përfshin. Islami i jep fetusit statusin e "*dhimma*-s së paplotë". *Dhimma* është vështrimi ligjor që lejon të drejtat dhe detyrat, dhe kjo e fetusit është e paplotë në kuptimin se ai ka të drejta, por është i zhveshur nga detyrat. Disa nga të drejtat e fetusit janë si më poshtë vijon:

Nëse burri vdes ndërkohë që e shoqja e tij është shtatzënë, ligji i trashëgimisë e njeh fetusin si trashëgimtar, nëse lind gjallë. Trashëgimtarët e tjerë i marrin pjesët e veta në përputhje me masën e parashkruar juridikisht, por vetëm pasi të jetë vënë mënjanë pjesa e të palindurit, për të pritur lindjen e tij.

Nëse fetusi dështohet në çfarëdo etape të shtatzanisë dhe tregon shenja jete, të tilla si kollitje ose lëvizje, ky fetus gëzon të drejtën e trashëgimit të çdo gjëje që i është dhënë e drejta për t'u trashëguar nga cilido që ka vdekur pas fillimit të shtatzanisë. Pas vdekjes së këtij fetusi, ajo që ka trashëguar trashëgohet sipas radhës nga trashëgimtarët e tij të ligjshëm.

Nëse një grua kryen një krim të dënueshëm me vdekje dhe vërtetohet se është shtatzënë, atëherë ekzekutimi i dënimit të saj shtyhet derisa ajo lind dhe i shërben foshnjës derisa t'ia presë gjirin. Kjo zbatohet pavarësisht nga kohëzgjatja e shtatzanisë, sado e hershme të jetë, duke treguar të drejtën e fetusit për jetën që në fillim të ngjizjes së tij. Kjo zbatohet edhe sikur barra të ketë qenë e paligjshme, çfarë tregon se fetusi i krijuar jashtë martesës ka gjithashtu të drejtën e jetës. Të gjitha sektet dhe shkollat juridike e mbrojnë njëzëri këtë vendim.

Është një ndëshkim në para që kërkohet për shkaktim aborti, edhe sikur të jetë i paqëllimshëm. Kjo quhet "*gurra*". Nëse agresioni ose veprimet e paramenduara shkaktojnë abort, gjykata gjithashtu jep dënimin e përshtatshëm.

Çështja e fillimit të jetës është diskutuar në qarqet islame qysh në kohët e hershme, përderisa papranueshmëria e abortit i nënshtrohet vendosjes së ekzistencës së jetës (disa juristë të kohës së kaluar e pranonin abortin para katër muajsh, të tjerët para shtatë javëve të shtatzanisë, duke mëtuar se jeta nuk kishte filluar në ato etapa të shtatzanisë). Nja dhjetë shekuj më

përpara, Al-Gazali, një dijetar i shquar, e përshkroi me saktësi një fazë të jetës së paperceptueshme, para fazës kur nëna e ndien fëmijën gjallë. Kongreset juridike të kohëve të fundit e kanë rishikuar këtë temë, duke marrë parasysh aplikimet e teknologjisë moderne dhe kanë arritur në përfundimin se etapa e jetës së individit, që mund të quhet fillim duhet të plotësojë të *gjitha* kriteret e mëposhtme:

1. të jetë ngjarje e qartë dhe e përcaktuar më së miri;
2. të shpalosë tiparin themelor të jetës;
3. nëse nuk ndërpritet jeta e tij, të vijojë natyrshëm progresin nëpër etapat pasuese të jetës, ashtu siç i njohim ato;
4. të përmbajë gjedhen gjenetike, që është karakteristikë e mbarë racës njerëzore, dhe gjithashtu e individit të përveçëm unik;
5. të mos paraprihet nga asnjë fazë tjetër, që kombinon katër të parat. Siç duket, këto postulate i referohen fertilizmit.

Mirëpo, aborti lejohet nëse vazhdimi i shtatzanisë paraqet rrezik serioz për nënën. Sheriati e quan nënën rrënjë dhe fetusin filiz, ku i mbrami mund të flijohet nëse është e nevojshme për të shpëtuar të parën. Ka disa që sjellin prova në të mirë të pranueshmërisë së abortit, për të mbuluar gjithashtu rastet drastike të anomalive të lindura dhe sëmundjen e fetusit, që nuk pajtohet me mundësimin e jetës, nëse kryhet para se shtatzania të mbushë katër muaj.

*Sterilizimi.* Po të mos bëhet për një tregues të qartë mjekësor, sterilizimi në përgjithësi nuk pranohet. Mirëpo, lejohet për gratë me një numër të arsyeshëm fëmijësh dhe kur janë duke iu afrua fundit të jetës së tyre riprodhuese. Pëlqimi i vullnetshëm dhe i vetëdijshëm duhet të jepet edhe nga burri, edhe nga gruaja, pa premtuar anulimin e garantuar dhe të suksesshëm të operacionit, nëse ata më vonë ndryshojnë mendje. Asnjë politikë qeveritare nuk duhet të ushtrojë trysni ndaj njerëzve për t'iu nënshtruar sterilizimit. Mjekët kanë të drejtë të tërhiqen nga kryerja e operacionit, nëse nuk janë të bindur se kjo është në të mirë të interesit të pacientit.

## Mjekimi i shterpësisë

Ndjekja e shtatzanisë është e përligjur dhe indvidët mund t'i drejtohen marrjes së masave të nevojshme në shërbim të këtij qëllimi, me kusht që këto mjete të mos shkelin Sheriatin.

*Farëzimi artificial.* Farëzimi artificial është i lejueshëm vetëm nëse sperma i përket burrit (AIH). Fara e dhuruesit (AID) nuk duhet të përdoret, përderisa lindja përligjet vetëm brenda kontratës martesore dhe elementëve (çiftit) që janë palë në të.

*Fertilizimi in vitro (IVF).* Kjo procedurë, përgjithësisht e njohur si teknologjia e "foshnjës së epruvetës" në Islam është e pranueshme, përderisa kryhet ndërmjet

burrit dhe gruas, domethënë, brenda kufijve të kontratës martesore. Kontrata martesore duhet të jetë e vefshme dhe e gjallë. Përderisa vejania ose divorci sjellin mbylljen e kontratës martesore, del se gruaja mund të mos ketë mbetur shtatzënë me spermën e të shoqit të vdekur ose të ish burrit, e cila ruhet në bankën e spermës. Përfshirja e një pale të tretë, përveç burrit dhe gruas dhe bartësve të materialit gjenetik (spermës dhe vezës), nuk është e lejueshme, ngaqë kjo do të ishte ndërhyrje në kontratën martesore, që ka bashkuar çiftin. Nuk lejohen as "sperma e huaj", as "veza e huaj", as "mitra e huaj" (për të mbajtur embrionin e çiftit).

*Amësimi me zëvendësim.* Amësimi me zëvendësim, kur gruaja mban në mitrën e vet fetusin e një tjetër çifti, është kryekëput i papranueshëm në Islam. Ai kërkon shtatzani jashtë ligjshmërisë së kontratës martesore. Ai gjithashtu çon në ndarjen në dy pjesë të amësimit në komponentë gjenetik dhe biologjik, ndërkohë që këta duhet të jenë një. Mosmarrëveshja për të drejtat prindërore ndërmjet grave të përfshira në amësim me zëvendësim ka shkaktuar probleme ligjore dhe probleme të tjera në Amerikë. Kontrata që vendos fatin e foshnjës është sigurisht çnjerëzore, ngaqë e trajton foshnjën si mall. Ndërlikimet mund të provojnë të jenë me ndikim të gjerë dhe ende nuk pranohet plotësisht, përderisa kurrë më përpara në histori gratë nuk kanë zgjedhur në mënyrë të vullnetshme të kalojnë shtatzani të plotë dhe të lindin me qëllimin paraprak të dhënies së foshnjave të veta të tjerëve. Kjo bëhet, në shumicën e rasteve, për një çmim të diskutuar, i cili e

shndërron "amësimin" nga "vlerë" në "pasuri". Nëse kjo themelohet si praktikë, ndikimet e tij afatgjata në lidhjet ndërbreznore do të jenë rrënuese.

## DHURIMI DHE TRANSPLANTIMI I ORGANEVE

Kurani thotë: *"...dhe kushdo që shpëton një jetë, do të jetë sikur ai shpëton jetën e të gjithë njerëzve".*

Ndoshta nuk ka rrugë më të mirë për zbatimin e këtij koncepti sesa përmes transplantimit të organeve të dhuruara në vend të pjesëve trupore jetike me të meta. Ky përfundim u arrit pas disa sintetizimeve të rregullave Islame.

Në parim, dhunimi i trupit njerëzor, qoftë i gjallë, qoftë i vdekur, është kundër vendimeve të Islamit. Do të dilte se prerja e trupit të një dhuruesi të gjallë ose e një kufome dhe marrja e organit për ta dhuruar do të ishte e palejueshme, po të mos jetë bërë për thirrjen e muzës së dy rregullave juridike, që me dëshirë zgjidhin rrugët pa krye. I pari është rregulli: "Nevoja shfuqizon ndalimin". Rregulli i dytë është: "Duhet të zgjidhet e keqja më e vogël, nëse nuk mund të shmangen të dy të këqijat". Përderisa shpëtimi i jetës është nevojë që mbart peshë më të madhe sesa ruajtja e integritetit të trupit ose të kufomës, dhe përderisa lëndimi i trupit të dhuruesit është më pak e ligë sesa lënia e pacientit për të vdekur, procedura e dhurimit dhe transplantimit

të organeve lejohet. Nuk duhet të paraqesë rrezik për dhuruesin, përderisa përcaktohet mjekësisht. Rregullat e pëlqimit të lirë, pa asnjë lloj trysnie, duhet të zbatohen ndërkohë që dhuruesi (ose i afërmi i dhuruesit të vdekur) shpreh gatishmërinë e tij ose të saj.

*Transplantimi i indit nervor.* Eksperimentet e kohëve të fundit kanë treguar një farë premtimi në mjekimin e disa sëmundjeve përmes transplantimit të indit nervor. Është e ligjshme nëse burimi është palca e gjendrës së adrenalinës ose fetus i një kafshe, ose një fetus njerëzor të dështuar vetvetiu, kur ai vdes natyrshëm. Është e paligjshme të flijohet qëllimisht një fetus i gjallë ose i shëndetshëm njerëzor. Në abortin e ligjshëm (të tillë si për të shpëtuar jetën e një nëne), mund të përdoret indi nga fetusi. Krijimi i fetuseve ose kryerja e abortit për qëllime transplantimi janë të paligjshme.

*Fetusi anencefalik.* Një fetus anencefalik rrjedh nga anomali të lindura, ku mungojnë zgavra e kafkës dhe hemisfera e trurit. Ai mund të lindë i gjallë dhe përfundimisht ka për të vdekur pas një periudhe të paqëndrueshme, që mund të shkojë deri në disa ditë. Sa kohë që jeton, nuk duhet të përdoret si burim organesh për transplantim. Dhënia fund jetës së tij në mënyrë artificiale është e paligjshme. Ajo mund të mbahet përmes frymëmarrjes artificiale për t'i mbajtur indet të shëndetshme derisa të vdesë truri (rrënja) i tij, dhe vetëm atëhere lejohet të merren organet e tij.

*Transplantimi i gjëndrrave seksuale.* Është e paligjshme për të transplantuar tek një person tjetër testikula që janë në gjendje të prodhojnë dhe të shkarkojnë spermë ose vezore që janë në gjendje të prodhojnë vezë, ngaqë kjo do të shkaktonte çrregullimin e prejardhjes dhe ngjizjen e foshnjave përmes gametave që nuk bashkohen në martesë të mirëfilltë, përderisa sperma dhe vezë të tilla gjithmonë i përkasin dhuruesit dhe jo marrësit. Gjëndrrat seksuale që janë sterile (nuk prodhojnë gamete) por që hormonisht janë aktive nuk i nënshtrohen këtij ndalimi, por përdorimi i tyre nuk ka zënë vend në praktikën klinike.

## PËRKUFIZIMI I VDEKJES

Përkufizimi i çastit të vdekjes është mëse i rëndësishëm për zgjidhjen e çështjeve mjekësore, të tilla si përcaktimi i lejueshmërisë për ndërprerjen e jetësimit artificial ose për marrjen e një organi të vetëm jetik për transplantim (të tillë si zemrën). Përmëtepër, ai ka lidhje të drejtpërdrejtë me çështje juridike, të tilla si ndarja e pjesëve të trashëgimisë, nëse dy ose më shumë trashëgues vdesin njëri pas tjetrit, si dhe përcaktimi i periudhës së pritjes, gjatë së cilës i duhet të presë një vejushë pas vdekjes së të shoqit para sesa të rimartohet (katër muaj e tetë ditë, ose, kur është shtatzënë, deri në fund të shtatzanisë).

Kongreset e fundit juridike kanë pranuar një përkufizim të ri të vdekjes, të mbështetur në vdekjen

e plotë të trurit (duke përfshirë atë të rrënjës së trurit), edhe pse disa nga funksionet fiziologjike ruhen përmes jetësimit artificial. Përkufizimi i ri u mundësua përmes procesit të "analogjisë" me një vendim të vjetër juridik që pranonte konceptin e lëndimit fatal. Shekuj më përpara, u vendos se, kur therej një person dhe kjo shoqërohej me nxjerrjen e zorrëve, quhej lëndim fatal, edhe sikur viktima të vazhdonte të tregonte lëvizje dhe shenja të tjera të lëshimit të shpirtit, që teknikisht u referohej si "lëvizja e të therurit". Atëhere nëse një agresor tjetër i jepte fund viktimës duke i shkaktuar vdekjen (e plotë), akuza për vrasje prapseprapë do t'i drejtohej agresorit të parë, dhe i dyti do të akuzohej, por jo për vrasje. Personat me vdekje truri, organet/sistemet e trupit të të cilëve mbeten gjallë, megjithëse të ruajtura artificialisht, u është dhënë statusi i "lëvizjes së të therurit", duke e parë se kthimi në jetë është i pamundur shkencërisht. Prandaj, nuk do të ishte krim, nëse në një rast të tillë ndalohet jetësimi, ose nëse zemra (e freskët dhe e gjallë) hiqet nga një person i tillë për t'u transplantuar tek një pacient, zemra e të cilit është e dëmtuar matanë shërimit.

## Vdekja e vullnetshme

Vdekja e vullnetshme fitoi pikëmbështetje ligjore në Hollandë. U hodh në votim në dy shtete të Amerikës, por humbi, edhe pse lobi i saj është duke u bërë gjithnjë e më aktiv. Islami ka pikëpamjet e veta përfundimtare për vdekjen e vullnetshme.

*Jeta njerëzore.* Shenjtëria e jetës njerëzore është vlera themelore, siç e ka shkruar Zoti shumë kohë para ardhjes së Musait, Isait dhe Muhamedit. Duke komentuar therjen e Abelit nga vëllai i tij Kaini (dy djemtë e Ademit), Zoti në Kuran thotë: *"Andaj Ne i urdhëruam bijtë e Izraelit, se kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullim në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve."* (5:32). Kurani gjithashtu thotë: *"Mos ia merrni tjetrit jetën, të cilën Allahu e ka shenjtëruar, përveçse kur e kërkon drejtësia (e ligji)."* (Kurani 6:151 dhe 17:33).

Sheriati futet në hollësitë e përkufizimit të kushteve kur lejohet marrja e jetës së tjetrit, qoftë në luftë, qoftë në paqe (si një pikë e kodit penal), me parakushte dhe parandalime të rrepta për kufizimin e përdorimit të këtij veprimi.

*A ekziston e drejta për vetëvrasje?* Islami nuk e pranon vetëvrasjen si të drejtë. Përderisa ne nuk e krijojmë vetveten, ne nuk i zotërojmë trupat tanë. Ne na janë besuar për t'u kujdesur për ta, për t'i ushqyer, për t'i ruajtur dhe për t'i mbrojtur. Zoti është pronari dhe dhënësi i jetës dhe të drejtat e Tij për dhënie dhe marrje nuk duhet të shkelen. Përpjekja për të vrarë veten është krim në Islam, si dhe mëkat i rëndë. Kurani thotë: *"Dhe mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Allahu, me të vërtetë, është i Mëshirshëm me ju."* (Kurani 4:29).

Për të paralajmëruar kundër vetëvrasjes, Profeti Muhamed ka thenë: “Cilido që vret veten me instrument prej hekuri do të vazhdojë ta mbajë atë për jetë në ferr. Cilido që pi helm dhe vret veten do të vazhdojë ta pijë atë për jetë në ferr. Cilido që hidhet nga një mal dhe vret veten do të vazhdojë të rrëzohet për jetë nëpër thellësitë e ferrit”.

*Vdekja e vullnetshme (Eutanazia) “vrasje mëshiruese”?* Sheriati ka renditur dhe përcaktuar kushtet që e bëjnë të lejueshme marrjen e jetës (domethënë, përjashtimet nga rregulli i përgjithshëm i shenjtërisë së jetës njerëzore), dhe ato nuk e përfshijnë “vrasjen mëshiruese”, as nuk e lejojnë atë. Jeta njerëzore ka vlerë të brendshme, që duhet respektuar pa kushte, pavarësisht nga rrethanat e tjera. Koncepti i jetës që nuk ia vlen të jetohet nuk ekziston në Islam.

Justifikimi për marrjen e jetës për të parandaluar ose për t'i shpëtuar vuajtjes nuk është i pranueshëm. Profeti Muhamed na ka mësuar: “Na ishte një herë një njeri që kishte një ndëshkim që i sprovonte durimin, ndaj ai mori thikën, preu kyçin dhe e la gjakun t'i rrjedhë derisa vdiq. Pas kësaj Zoti tha: “Robi im e nguti fundin e vet, ia mohoj parajsën”. Gjatë njërës prej fushatave ushtarake, u vra një nga muslimanët dhe bashkëluftëtarët e Profetit vazhduan të lavdërojnë trimërinë dhe mjeshtrinë e tij gjatë luftimit, por, për habinë e tyre, Profeti shpjegoi: “Fati i tij është ferri”. Pas lëndimit, bashkëluftëtarët zbuluan se burri qe plagosur rëndë dhe, prandaj, mbështeti shpatën në tokë dhe krodhi gjoksin në majën e saj, duke kryer vetëvrasje.

Kodi Islam i Etikës Mjekësore(1), që u miratua nga Konferenca e Parë Ndërkombëtare për Mjekësinë Islame, thotë: "Vrasja mëshiruese, si vetëvrasja, nuk gëzon asnjë mbështetje, përveç në mënyrën estetike të të menduarit që beson se jeta jonë në këtë Tokë pasohet nga zbrazëtia. Mëtimi i vrasjes për shkak të sëmundjes së pashpresë, po ashtu, hidhet poshtë, ngaqë nuk ka asnjë dhimbje njerëzore që nuk mund të mos mundet shumë përmes mjekimit ose përmes neuro-kirurgjisë..."

Për më tepër, është një përmasë tejcakësore për çështjen e dhimbjes dhe të vuajtjes. Durimi dhe përballja janë vlera tejet të vlerësuara dhe tejet të shpërblyera në Islam: *"Vetëm ata që janë të durueshëm do të shpërblehen pa masë"* (39:10). *"...dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, ky është thelbi i patundur i gjithë punëve."* (31:17).

Profeti Muhamed na ka mësuar: "Kur besimtari kaplohet nga dhimbja, që nga shpuarja nga një majë gjëmbi e më shumë, Zoti ia fal mëkatet, dhe gjithë prapësitë e tij shlyhen, ashtu si pema që zhvishet nga gjethet".

Kur mjetet e parandalimit ose të lehtësimit të dhimbjes dështojnë, përmasa shpirtërore mund të thirret frytshëm në mbështetje të pacientit që beson se pranimi dhe përballimi i dhimbjes së pashmangshme do të jenë pikë të bardha në të mirën e tij ose të saj në jetën e përtejme, jetën e vërtetë dhe të qëndrueshme.

(1) Islamic Code of Medical Ethitcs. (Kuvajt: Organizata Islame e Shkencave Mjekësore, 1981), fq. 65.

Për një person që nuk beson në jetën e vërtetë, kjo mund të duket mosmbështetëse, por për atë që beson në jetën e përtejme, vdekja e vullnetshme është sigurisht mosmbështetëse.

*Faktori financiar.* Nuk ka pikë dyshimi se kostoja financiare për mbajtjen e të sëmurit të pashërueshëm dhe të moshave të thyera është shqetësim në rritje, dhe kjo është kaq e vërtetë sa disa grupe përkrahëse të vdekjes së vullnetshme kanë shkuar matanë konceptit të "së drejtës për të vdekur" tek ajo e "detyrës për të vdekur". Ata mëtojnë se kur makina njerëzore e ka jetuar më tepër sesa jetëgjatësia e saj prodhimtare, mirëmbajtja e saj është barrë e papranueshme për segmentin prodhimtar të shoqërisë dhe duhet të hiqet qafe, menjëherë, në vend që të lihet për t'u shkatërruar gradualisht.[1]

Kjo logjikë është plotësisht e huaj për Islamin. Vlerat marrin përparësi ndaj arsyeve financiare. Kujdesi për të dobtit, të moshuarit dhe të paaftët është vlerë në vetëvete për çfarë njerëzit duhet të tregojnë gatishmëri për të flijuar kohë, përpjekje dhe para, dhe kjo fillon, natyrisht, me prindërit vetjakë: *"Zoti yt ka urdhëruar që të adhuroni vetëm Atë dhe të silleni mirë ndaj prindërve. Nëse njëri prej tyre, ose të dy, arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as: "Uh!", dhe mos i kundërshto dhe drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im,*

---

(1) Atalli, Jacques. La medicine en accusation. Cituar në: Michel Solomon, L'Avenir de la Vie;' Coll. Les Visages de L'avenir. (Paris : Seghers, 1981), fq. 273-275.

*mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur kur isha unë i vogël!"* (17:23-24).

Ngaqë ky kujdes është virtyt i urdhëruar dhe shpërblehet nga Zoti në këtë botë dhe në botën e përtejme, besimtarët nuk e quajnë këtë si borxh, por si investim. Në një komunitet materialist, të dollarëzuar, kjo logjikë nuk ka pikë kuptimi, por kjo nuk ndodh në komunitetin e besimtarëve të orientuar kah vlerat dhe të vetëdijshëm për Zotin.

Kur mjetet vetjake nuk mund të mbulojnë koston e kujdesit të nevojshëm, kjo bëhet, sipas Islamit, përgjegjësi kolektive e shoqërisë, dhe përgjegjësitë financiare rishkartisen, në mënyrë që vlerat të marrin përparësi ndaj kënaqësive (njerëzit në të vërtetë nxjerrin më shumë kënaqësi nga vlerat e veshjes sesa nga ndjekja e shakave të tjera). Një parakusht për këtë, sigurisht, është riorientimi i plotë moral dhe shpirtëror i shoqërisë që nuk mbahet te këto kushte.

*Gjendjet klinike.* Në një mjedis Islam çështja e vdekjes së vullnetshme zakonisht nuk lind, dhe nëse lind, ajo hidhet poshtë si e paligjshme nga pikëpamja fetare. Pacienti duhet të marrë çdo mbështetje të mundshme psikologjike dhe dhembshuri nga familja dhe miqtë, duke përfshirë këshilluesit shpirtërorë (fetarë) të pacientit. Mjeku merr pjesë në këtë gjithashtu dhe merr masa terapeutike për çlirimin nga dhimbja. Lind një mëdyshje kur doza e qetësuesit, e nevojshme për lehtësimin e dhimbjes afrohet ose përzihet me dozën vdekjeprurëse që mund të sjellë vdekjen e pacientit.

Për një person që nuk beson në jetën e vërtetë, kjo mund të duket mosmbështetëse, por për atë që beson në jetën e përtejme, vdekja e vullnetshme është sigurisht mosmbështetëse.

*Faktori financiar.* Nuk ka pikë dyshimi se kostoja financiare për mbajtjen e të sëmurit të pashërueshëm dhe të moshave të thyera është shqetësim në rritje, dhe kjo është kaq e vërtetë sa disa grupe përkrahëse të vdekjes së vullnetshme kanë shkuar matanë konceptit të "së drejtës për të vdekur" tek ajo e "detyrës për të vdekur". Ata mëtojnë se kur makina njerëzore e ka jetuar më tepër sesa jetëgjatësia e saj prodhimtare, mirëmbajtja e saj është barrë e papranueshme për segmentin prodhimtar të shoqërisë dhe duhet të hiqet qafe, menjëherë, në vend që të lihet për t'u shkatërruar gradualisht.[1]

Kjo logjikë është plotësisht e huaj për Islamin. Vlerat marrin përparësi ndaj arsyeve financiare. Kujdesi për të dobtit, të moshuarit dhe të paaftët është vlerë në vetëvete për çfarë njerëzit duhet të tregojnë gatishmëri për të flijuar kohë, përpjekje dhe para, dhe kjo fillon, natyrisht, me prindërit vetjakë: *"Zoti yt ka urdhëruar që të adhuroni vetëm Atë dhe të silleni mirë ndaj prindërve. Nëse njëri prej tyre, ose të dy, arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as: "Uh!", dhe mos i kundërshto dhe drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im,*

(1) Atalli, Jacques. La medicine en accusation. Cituar në: Michel Solomon, L'Avenir de la Vie;' Coll. Les Visages de L'avenir. (Paris : Seghers, 1981), fq. 273-275.

*mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur kur isha unë i vogël!"* (17:23-24).

Ngaqë ky kujdes është virtyt i urdhëruar dhe shpërblehet nga Zoti në këtë botë dhe në botën e përtejme, besimtarët nuk e quajnë këtë si borxh, por si investim. Në një komunitet materialist, të dollarëzuar, kjo logjikë nuk ka pikë kuptimi, por kjo nuk ndodh në komunitetin e besimtarëve të orientuar kah vlerat dhe të vetëdijshëm për Zotin.

Kur mjetet vetjake nuk mund të mbulojnë koston e kujdesit të nevojshëm, kjo bëhet, sipas Islamit, përgjegjësi kolektive e shoqërisë, dhe përgjegjësitë financiare rishkartisen, në mënyrë që vlerat të marrin përparësi ndaj kënaqësive (njerëzit në të vërtetë nxjerrin më shumë kënaqësi nga vlerat e veshjes sesa nga ndjekja e shakave të tjera). Një parakusht për këtë, sigurisht, është riorientimi i plotë moral dhe shpirtëror i shoqërisë që nuk mbahet te këto kushte.

*Gjendjet klinike.* Në një mjedis Islam çështja e vdekjes së vullnetshme zakonisht nuk lind, dhe nëse lind, ajo hidhet poshtë si e paligjshme nga pikëpamja fetare. Pacienti duhet të marrë çdo mbështetje të mundshme psikologjike dhe dhembshuri nga familja dhe miqtë, duke përfshirë këshilluesit shpirtërorë (fetarë) të pacientit. Mjeku merr pjesë në këtë gjithashtu dhe merr masa terapeutike për çlirimin nga dhimbja. Lind një mëdyshje kur doza e qetësuesit, e nevojshme për lehtësimin e dhimbjes afrohet ose përzihet me dozën vdekjeprurëse që mund të sjellë vdekjen e pacientit.

Zgjuarsia nga ana e mjekut thirret për të shmangur këtë gjendje, por nga pikëpamja fetare, çështja kritike është qëllimi i mjekut: a synon të vrasë, apo të lehtësojë dhimbjen? Qëllimi është matanë verifikimit përmes ligjit, por sipas Islamit, ai nuk mund t'i shpëtojë syrit gjithnjë vigjilues të Zotit, i Cili, sipas Kuranit, *"është në dijeni të shikimit tinëzar (më tinëzar), dhe të gjithçkaje që fsheh zemra"* (40:19).

Mëkatet që nuk mund të vërtetohen se përbëjnë krim ligjor janë matanë fushës së gjykatësit, por mbeten përgjegjësi mbartëse para Zotit.

Kërkimi i trajtimit mjekësor për sëmundjen është e detyrueshme në Islam, sipas dy thënieve në Islam, sipas dy thënieve të Profetit: "Kërkoni trajtim, robër të Zotit, sepse për çdo sëmundje Zoti ka bërë një ilaç", dhe "Trupi juaj ka të drejtë ndaj jush". Por kur trajtimi nuk jep shpresë, ai pushon së qeni i detyrueshëm. Kjo zbatohet edhe në rastin e masave kirurgjikale edhe në rastin e masave farmaceutike dhe, sipas shumicës së dijetarëve, edhe në rastin e pajisjes së jetësimit artificial. Nevojat e zakonshme që janë e drejtë e çdo personi të gjallë dhe që nuk kategorizohen si "trajtim" shihen në mënyra të ndryshme. Këto përfshijnë ushqimin dhe pijet e ëmbla dhe kujdesin e zakonshëm shërbyes, dhe ato nuk duhet të ndërpriten për aq kohë sa jeton pacienti.

Kodi Islam i Etikës Mjekësore (f. 67) thotë: *"Mirëpo, duke mbrojtur jetën e tij ose të saj, mjeku këshillohet mirë të kuptojë kufirin e tij dhe të mos e kalojë atë. Nëse shkencërisht është e sigurtë se jeta nuk mund*

*të kthehet, atëhere është e kotë që me zell të mbahet pacienti në gjendje vegjetative përmes mjeteve heroike ose të mbrohet pacienti përmes ngrirjes së thellë ose metodave të tjera artificiale. Është procesi i jetës ai çka synon mjeku të ruajë dhe jo procesi i vdekjes. Në çfarëdo rasti, mjeku nuk do të marrë masa pozitive për t'i dhënë fund jetës së pacientit".*

## Shpjegim

Diskutimi për vdekjen e vullnetshme nuk mund të izolohet nga sfondi i plotë ideologjik i asnjë komuniteti. Muslimanët, duke besuar në Zot dhe në Sheriatin hyjnisht të parashkruar, natyrisht do të kenë pikëpamje të ndryshme për këtë çështje nga të tjerët që nuk besojnë në Zot, ose nga ata që pranojnë Zotin por i mohojnë Atij çdo autoritet për të na treguar ne se çfarë duhet dhe nuk duhet të bëjmë. Në mbarë botën e krishterë, koncepti ndarjes së kishës dhe shtetit po shtyhet të nënkuptojë përjashtimin e Zotit nga çështjet njerëzore, edhe pse këto koncepte nuk janë të njëjta.

Përvoja e vdekjes së vullnetshme në Gjermaninë Naziste në fillim të këtij shekulli na la me disa gjëra që të habisin. Ajo u miratua, nistua dhe zbatua nga praktikues mjekësorë të rangut më të lartë të zgjuarsisë dhe statusit profesional. Dikur koncepti i "jetës që s'ia vlen të jetohet" u fal dhe u pranua, kështu u hodhën themelet për llojet e vendimeve, të cilat faktikisht çuan në tmerret që pasuan. Pesëdhjetë vjet më vonë, lobi i vdekjes së vullnetshme është rigrupuar në Hollandë dhe ka vënë në shënjestër Evropën dhe Amerikën.

Kundërshtarët e tyre vënë në pikëpyetje pëlqimin gjoja të lirë të pacientëve që, tashmë në ankth të madh vetjak, duhet të vuajnë edhe më shumë nga njohja e barrës që sëmundja dhe trajtimi i tyre ka vënë në shpinën e familjeve të tyre, edhe psikologjikisht, edhe financiarisht. Për më tepër, pëlqimi i dhënë nga familja është i hapur për mundësinë e konfliktit të interesave. Plani i betejës është hedhur në letër dhe frytet mbeten për t'u parë, por ky është një konflikt që shmanget në Islam për shkak të fuqisë së tij të qëndrueshme teologjike.

## INXHINIERIA GJENETIKE

Inxhinieria gjenetike, posaçërisht, ka shkaktuar diskutime të gjata mes dijetarëve muslimanë për shkak të një shprehjeje në Kuran për *"ndryshimin e krijimit të Zotit"*. Sipas Kuranit, pasi Shejtani i tundoi Ademin dhe Havanë për të mëkatuar përmes ngrënies nga pema e ndaluar, ai u llahataris kur i pa të pendohen, t'u falen mëkatet dhe të nderohen për shkak të misionit të tyre për të populluar planetin Tokë, si mëkëmbës të Zotit. Atëhere Shejtani i kërkoi Zotit t'i jepte një tjetër shans për të vërtetuar se, tek e fundit, njerëzve nuk u besohet. Kur Zoti dha leje për tundimin e njerëzimit (duke bërë të qartë se ai mund të tundonte vetëm ata që zgjidhnin për ta ndjekur atë), Shejtani shpalosi disa nga dredhitë e veta për t'i çorientuar: *"Vërtetë, nga besimtarët e Tu do të marr me siguri pjesën që më takon, dhe do t'i çoj*

*në rrugë të mbrapshtë dhe do t'i mbush me dëshira të kota. Dhe do t'i urdhëroj që t'ua presin veshët bagëtive të tyre (si flijim adhurues), dhe do t'i urdhëroj dhe ata do të ndryshojnë krijimin e Zotit"* (4:118-119).

Këto vargje kanë ndikuar thellësisht tek vendimet e dijetarëve muslimanë dhe mendimet e praktikuesve mjekësorë lidhur me çështjet përkatëse. Për shembull, këto vargje kanë një lidhje me çështjen e operacioneve për ndryshimin e seksit, përmes të cilave burrat përpiqen të shndërrohen në gra dhe anasjelltas. Ndërkohë që vargjet, qartazi, zbatohen në rastin e kësaj kirurgjie radikale dhe të panatyrshme, konsensusi është se këto vargje kuranore nuk mund të kërkohen për ta ndaluar plotësisht inxhinierinë gjenetike. Nëse shtrihen shumë larg, do të binin ndesh me shumë forma të kirurgjisë së vërtetë kurative, që gjithashtu kërkon disa ndryshime në krijesën e Zotit.

Shumë çështje etike lindin nga zhvillimi shkencor i inxhinierisë gjenetike. Krijimi i bakterieve të reja virulente për t'u përdorur në luftën biologjike ka qenë shqetësim serioz i fillimit të viteve shtatëdhjetë kur teknologjia e AND-s rikombinente u përshkrua për herë të parë. Një zbatim i tillë është fund e krye i gabuar. Zbatime të tilla si diagnoza, përmirësimi, kurimi ose parandalimi i sëmundjeve gjenetike janë të pranueshme dhe madje të urdhërueshme. Zëvendësimi i gjenit në thelb është kirurgjia e transplantimit, megjithëse në nivel molekular. Mundësitë farmaceutike të inxhinierisë gjenetike mund të hapin perspektiva të jashtëzakonshme për trajtimin e shumë sëmundjeve

dhe mundësitë në bujqësi dhe mbareshtrimin e bagëtive mund të ndihmojnë për të zgjidhur problemin e varfërisë anembanë botës.

Shqetësimet kryesore rreth inxhinierisë gjenetike qëndrojnë në lëmin e të ardhmes së panjohur dhe të padyshimtë. Mundësia e shartimit të gjeneve të reja jo vetëm në qeliza somatike, por edhe në qelizat e embrionit, duke ndikuar kështu tek brezat e ardhshëm, mund të shoqërohet më vonë me mutacione tragjike vetëpërjetësuese. Rreziqet e rrezatimit atomik nuk u shfaqën për do kohë, as dëmtimet nuk arritën të riparohen dhe rreziqet në inxhinierinë gjenetike janë edhe më serioze.

Futja e materialit gjenetik nga një specie në një tjetër praktikisht do të thotë krijimi i specive të reja me tipare të përziera. Po të ndiqet pa vëmendje, me prirjen e njeriut për të kërkuar të panjohurën derisa të bëhet e njohur dhe të paarritshmen derisa të bëhet e arritshme, njerëzimi mund të përballet me gjedhe jete që ende do të shfaqen në skenën biologjike. Nëse kjo ndodh, shkencëtarët mund të mendojnë se çdo gjë është nën kontroll, ndërkohë që kjo nuk është e vërteta. Manipulimi me vlerat njerëzore madje mund të shtrihet matanë luftimit të sëmundjeve deri tek kultivimi i karakteristikave të quajtura të dëshirueshme, duke çuar në elitizëm dhe diskriminim ndaj njerëzve (normalë), të cilëve mungojnë këto karakteristika. Edhe më keq do të ishte përpjekja për të manipuluar me sjelljen, duke izoluar gjenet që e trajtësojnë atë. Një përpjekje për të ngatërruar personalitetin njerëzor dhe zotësinë e

tij për përgjegjësi dhe llogari-dhënie vetjake sigurisht që do të dënohej nga Islami.

Teknologjia e inxhinierisë gjenetike vetëtërheq kapitale të shumta për investime, dhe investitorët e tyre pashmangshërisht do të kërkojnë të ardhura finaciare maksimale. Shumë shkencëtarë i kanë shkëmbyer kullat e tyre të fildishta me kulla të arta dhe frymën e bashkëpunimit të hapur dhe altruist me fshehtësinë tregëtare dhe format patentuese të jetës. Shqetësimet morale janë shprehur se mbështeten në barazi, drejtësi dhe të mirën e përbashkët. Ndoshta ka ardhur koha për një debat të gjerë publik dhe formulimin e ardhshëm të kodit etik për nxhinierinë gjenetike. Na pret një histori e gjatë, dhe sapo ka filluar të shpaloset.

# Epilogu

Do të ishte fatkeqësi sikur ky libër thjesht të lexohej dhe pastaj të hidhej mënjanë si çdo libër tjetër. Edhe sikur lexuesi mendjehollë të besojë çdo fjalë që kam shkruar dhe të ndalojë në secilën syresh, do të kem dështuar në synimin tim. Po të mos lëvizë etapa njohëse për të kaluar në tapën psiko-motore, misioni im do të mbetet i papërmbushur. Nëse njohuritë e parashtruara në këto faqe nuk prodhojnë asnjë ndjenjë (në zemrën e lexuesit) dhe nuk pasqyrohen në sjellje, do të mbeten shterpa si pema që nuk jep fruta.

Zemrat nuk mund të strehojnë zbraztësi dhe duhet të mbushen me dashuri, urrejtje ose mospërfillje. Duke qenë në prag të 70-vjetorit të lindjes sime, dhe pas një jete me studime, meditime dhe depërtim në besimin tim islam, e ndiej zemrën duke më shpërthyer nga dashuria. Është dashuri i papërveçme, që nuk mbart asnjë adresë të ngjitur për të. Ndiej dashuri për njerëzit si unë, kafshët, zogjtë, pemët, gjërat, tokën dhe gjithësinë ku ne jetojmë, dhe thellë në zemrën time dëshiroj që të jetë ngjitëse.

Dashuria nuk mund të zëvendësojë politikën, ekonominë, industrinë, menaxhimin, punën, biznesin, madje as luftën. Por veprimet e njerëzve pa ndryshim vihen në lëvizje përmes qëndrimeve të tyre, mbushjeve

të tyre lëshuese. Deri tani, këto kryesisht kanë qenë egoizëm, babëzi, besim dhe ftohtësi, që fatkeqësisht veprojnë në rrafsh vetjak dhe në rrafsh ndërkombëtar. Po të mund të ndryshonte kjo, atëhere të gjithë do të ishin të lumtur, madje edhe ata që do të flijonin mënyrën e tyre të jetesës për të mirën e përbashkët të të gjithëve.

Filozofia e dashurisë, si motivim themelor, nuk është e re, por në kohën tonë shumica e njerëzve nuk e përqafojnë. Ajo shtrihet përgjatë fesë dhe racës dhe, rrjedhimisht, rëndësia për pasuesit e saj për të dalë nga vetja dhe për t'u bashkuar me njëri-tjetrin. Të jeshë në anën e pakicës nuk është aspak tmerruese, nëse lakorja e mirësisë vijon të rritet. Është një nevojë që ndiehet nga mbarë njerëzimi. Njerëzit janë ngopur me zgjidhjet materialiste dhe gënjeshtrat e ateizmit, dhe gjallon etja shpirtërore, që mezi pret të shuhet. Sikur një masë minimale e atyre që janë të gatshëm të përpiqen për të mirën dhe njerëzoren në jetë vetëm të merrnin nismën, ata do të mund të prodhonin një reaksion zinxhir me fuqi të vrullshme. Bota do të mund të ndryshonte. Por kjo kurrë nuk ka për të ndodhur, pa përpjekjet e zellshme dhe vetëmohuese nga ana e atyre që besojnë në rëndësinë e saj.

Po e mbyll me përshëndetjen Islame: *Paqja qoftë me ju.*

# Fjalorth

**Allah.** Emri i përveçëm arab për Zotin e Vetëm, Krijuesin dhe Zotin e gjithësisë, Zotin e Adamit, Nuhut, Ibrahimit, Musait, Jezuit, Muhamedit, dhe e të gjithë Profetëve.

**Allahu ekber.** Zoti është më i madhërishëm se gjithçka tjetër. E recituar nga muslimanët në *ezan,* gjatë faljeve të tyre, dhe si lutje dhe lavdërim i Zotit në çfarëdo kohe.

**Eid.** Bajram, festë ose festival. Muslimanët kanë dy festa, e para është festimi pas përfundimit të agjërimit të *Ramazanit,* e dyta është përkujtimi i bindjes së Profetit Ibrahim ndaj Zotit. Muslimanët i festojnë këto bajrame me falje të posaçme kolektive, akte bamirësie dhe takime me familjen dhe miqtë.

**Hadith.** Thëniet e regjistruara të Profetit Muhamed, të mësuara përmendësh ose të shkruara nga shokët e tij dhe të pastaj të grumbulluara në përmbledhje të ndryshme. Nga këto, përmbledhjet e Buhariut dhe të Muslimit janë dy më të vërtetat. Përmbledhje të tjera të vërteta janë ato të Malikut, Nisaiut, Ibn Maxhas, Tirmidhiut dhe Ebu Davudit. *Hadithi,* të cilit shpesh i referohen me emrin "traditë", është burimi i dytë kryesor i të Drejtës Islame pas Kuranit. Shkenca e *Hadithit* është e përpiktë në përcaktimin e vërtetësisë së çdo *hadithi* të Profetit dhe të besueshmërisë së atyre që e kallëzon atë.

**Haxh.** Pelegrinazhi, në muajin e Dhul Hixhës, për në Qabe, ose Shtëpinë e parë të ndërtuar për adhurimin e Zotit nga Ibrahimi dhe i biri i tij, Ismaili, në atë që njihet si qyteti i Mekës (Arabia Saudite). Haxhi mbyllet me Festën e Flijimit (*Kurban Bajramit*) dhe është i detyrueshëm për të gjithë muslimanët që mund ta përballojnë

udhëtimin për në Mekë edhe fizikisht, edhe financiarisht, të paktën një herë në jetë.

**Ixhtihad.** Germë për germë: "përpjekje", në të Drejtën Islame, kjo do të thotë bërje e përpjekjeve maksimale përmes arsyetimit juridik lidhur me një problem ose çështje, për të përcaktuar urdhërin e Islamit dhe qëllimin e tij, sidomos kur nuk ka të shfrytëzueshme asnjë udhëzues të përveçëm në burimet origjinale (Kuran dhe Sunet).

**Imam.** Drejtuesi i një faljeje kolektive ose sunduesi i zgjedhur i një komuniteti.

**Inxhil/Ungjill.** Libri që iu zbulua nga Zoti Profetit Isa për t'i drejtuar Fëmijët e Izraelit (izraelitët). Nuk ruhet më i gjithi, por pjesë të origjinalit mund të kenë mbijetuar tek Ungjijt.

**Islam.** Fjalë për fjalë: "nënshtrim" ose "dorëzim". Islam do të thotë bindje dhe nënshtrim ndaj Zotit. *Islam* gjithashtu do të thotë "paqë", duke vënë në pah faktin se vetëm përmes bindjes ndaj Zotit njeriu mund arrijë paqen e vërtetë me vetveten dhe me format e tjera të krijesave të Zotit përreth tij. Ata që besojnë dhe praktikojnë Islamin janë muslimanë. Kurani na mëson se të gjithë Profetët e Zotit, qysh kur u krijua njeriu, në këtë kuptim ishin muslimanë, dhe se mesazhi i tyre themelor për njerëzmin ishte Islami ose mesazhi i paqes dhe bindjes ndaj Zotit.

**Xhihad.** Fjalë për fjalë: "luftë". Tregon luftën për kauzën e Zotit, qoftë kur drejtohet për përsosjen e parimeve morale vetjake, riformimin e karakterit vetjak, ose luftë në një rreth më të gjerë shoqëror për të mbajtur nën fre të ligën dhe për të ndihmuar për nxitjen e të mirës, në mënyrë paqësore dhe këshillim të bukur, por edhe përmes përdorimit të forcës kur tirania dhe padrejtësia mbizotërojnë, duke e zhveshur njeriun nga dinjiteti njerëzor, liria e mendimit, besimit dhe shprehjes.

**Qabeja.** Fjalë për fjalë: ndërtesë në trajtë kubi, Qabeja ishte xhamia e parë, e ndërtuar nga Profeti Ibrahim dhe i biri Ismaili në Mekë, për adhurimin e Zotit.

**Kuran.** Libri i fundit i zbuluar nga Zoti si udhëzues dhe mëshirë për të gjithë njerëzimin. Kurani vërteton çfarë kanë mbetur nga zbulimet e vërteta të Zotit, i udhëzon njerëzit drejt adhurimit të Zotit, udhëzon njerëzimin rreth natyrës së Tij të vërtetë dhe vullnetit të Tij për njerëzimin, dhe shpjegon realitetin dhe qëllimin e jetës sonë mbi tokë. Iu zbulua Muhamedit përmes engjëllit Xhebrail në rrjedhën e 23 vjetve.

**Ramazan.** Muaji i nëntë i kalendarit islam, gjatë të cilit muslimanët e rritur dhe të shëndetshëm duhet të agjërojnë nga buka, uji dhe marrëdhëniet martesore nga mëngjesi deri në muzg. *Ramazani* çdo vit bie 11 ditë më përpara, bekim që siguron se muslimanëve të hemisferës Veriore dhe të hemisferës Jugore do t'u kërkohet përherë të agjërojnë gjatë shumë orëve ose gjatë pak orëve.

**Namaz/Salat.** Pesë faljet formale të detyrueshme në Islam, gjatë të cilave muslimanët recitojnë pjesë nga Kurani, përkulen dhe bien në sexhde gjatë adhurimit. *Namazi* i vendos muslimanët në komunikim të vazhdueshëm me Krijuesin e tyre, duke qenë kështu një përkujtesë e përhershme për misionin e tyre të lartë moral dhe shpirtëror në jetë.

**Saum.** Agjërim. *Saumi* është i detyrueshëm për muslimanët gjatë muajit të *Ramazanit* dhe një praktikë e padetyrueshme e rekomanduar gjatë gjithë pjesës tjetër të vitit. Agjërimi i kalit muslimanët në bindjen ndaj Zotit, durimin në kohë të vështira dhe dhembshuri për të varfërin. Si formë adhurimi, *saumi* është një përvojë e thuktë shpirtërore që u jep mundësi muslimanëve të ndërgjegjshëm për të thelluar lidhjen e tyre me Zotin.

**Shehadeti.** Deklarimi i besimit, ose shqiptesa se nuk ka zot tjetër përveç Një Zoti të Vërtetë, Allahut dhe se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij. I vetmi parakusht për t'u bërë musliman është recitimi i *shehadetit* me bindje të sinqertë.

**Sheriat.** E drejta Islame, e cila buron nga *Kurani*, *Suneti* i Profetit Muhamed, dhe arsyetimi juridik (*ixhtihadi*) për çështjet që nuk janë përshkruar posaçërisht në dy burimet e tjera.

**Shi'a.** Fjalë për fjalë: përkrahës. Tregon pakicën e muslimanëve që besojnë se Aliu, kushëriri dhe dhëndërri i Profetit, ishte pasuesi i tij i përligjur, dhe jo Ebu Bekri (kalifi i parë) ose të tjerë. Ndërkohë që pajtohet me muslimanët e tjerë për parimet themelore të Islamit, sekti *shi'a*, megjithatë, ka ruajtur identitetin e tyre si një grup i dallueshëm fetar.

**Shura.** Konsultimi i ndërsjellë. Muslimanët urdhërohen nga Kurani për të marrë vendime përmes procesit të *shuras*, i cili përfshin përzgjedhjen e drejtuesve përmes mandatit publik dhe konsultimit me ata që i përfaqësojnë gjatë marrjes së vendimeve që ndikojnë tek ta. Qeveritë muslimane janë të detyruara të ndjekin metodologjinë e *shuras*. Në Islam nuk ka vend për diktaturë.

**Sunet.** Fjalë për fjalë: "praktikë" ose "shembull", *Suneti* përbëhet nga veprimet dhe thëniet e Profetit Muhamed dhe është burim kryesor i të Drejtës Islame.

**Abdesi/Wudu.** Pastrimi ritual për namaz. Për muslimanët çdo namaz është audiencë me Zotin e tyre, dhe ata përgatiten për këtë audience përmes përtëritjes së gjendjes së tyre fizike dhe mendore të pastërtisë me abdes, duke larë duart, krahët, fytyrën, dhe këmbët me ujë të pastër, dhe duke fshirë kokat dhe veshët me gishtat e lagur, ndërkohë që synojnë adhurimin e Zotit.

**Zekat.** Fjalë për fjalë: pastrim dhe rritje. *Zekati* është gjithashtu i detyrueshëm për të gjithë muslimanët që zotërojnë pasuri përtej nevojave të tyre themelore të përligjura. Ata duhet t'u falin të varfërve dhe nevojtarëve 2.5 % të parave që iu teprojnë përtej nevojave të tyre të përligjura.



Rralléherë vjen një libër i cili mund të ndryshojë të menduarin e botës. ***"Leximi i mendjes së myslimanit"*** është një libër i tillë. Dr. Hassan Hathout fillon nga një vëzhgim i thjeshtë - një jetë e kaluar midis dy kulturave (një mjek që lindi në Egjipt, jetoi fillimisht në Britani dhe më pas në SHBA për më shumë se një dekadë) e çoi atë të vërente që "Islami është i njohur gjerësisht në Perëndim për atë që ai nuk është në të vërtetë".

Ky personalitet enciklopedik (mjek, mendimtar, ligjërues, poet) e çon lexuesin në një udhëtim të përgjithshëm përmes Islamit. Për këtë udhëtim, ai përdor një anatomi të mprehtë e të ndritur të jetës islame, sjell me qartësi një udhërrëfyes të brendshëm dhe zbulon gjurmët e inteligjencës pas çdo praktike, shpirtin pas çdo shkronje, gjykimin dhe arsyen finale, Vetë Zotin.

Për jomuslimanët dhe për ithtarët e asaj që dr. Hathout e quan me vendosmëri "tradita hebraike -e krishtere-islamike, udhëtimi duket ndriçues dritë dhe provokues i mendimeve. Për muslimanët, ai rivendos besimin e tyre dhe ofron përgjigje në përputhje me zhvillimet e kohës, për dilemat të deritanishme të jetës në shekullin e ri.

***"Leximi i mendjes së myslimanit"*** u referohet çështjeve kyç të kohëve tona, nga pikëpamja islame. Dr. Hathout nëpërmjet kësaj pune të urtë, të ngrohtë dhe frymëzuese, u flet lexuesve të njerëzimit në epokën e egoizmit, "mikroteizmit" dhe ateizmit. Në thirrjen e tij të qartë për shpresës, autori pohon se, "kur një masë minimale kritike" u kthehet mirëkuptimit dhe bashkëpunimit, atëherë ndryshimi i vërtetë bëhet i mundur.

"Të njihesh për çka je në të vërtetë, nuk është asgjë më shumë se sa një e drejtë themelore të njeriut" - pohon Dr. Hathout. Prandaj, këtu do të gjeni Islami siç është ai në të vërtetë dhe botën se si mund të jetë.

***Amerikanët, me siguri, do të përgjigjeshin pozitivisht për sinqeritetin dhe për shkrimin e drejtë e të pastër të librit. Shpeshherë libri tregon sesa mençuri zhbiruese mund të ketë një mendje...*** (Frank Vogel, Harvard Law School)

***Ky libër do të ketë një rol shumë të rëndësishëm në klasat e studimeve fetare (përfshirë këtu edhe klasën time).*** (Crear Douglas, Departamenti i Studimeve Fetare, Californian State University, Northridge)

***Dr. Hathout i paraqet problematikat e jetës në mënyrë të tillë që asnjë pjesëtar i komuniteteve fetare të mund t'i injorojë. ... Ai e çon lexuesin drejt ligjërimeve intelektuale të kryera më përpara nga dijetarë të mëdhenj myslimanë, siç ishte Imam el-Ghazzali.*** (Sulayman Nyang, Howard University)



**Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam**

**Isbn: 99943-665-1-3**